


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Hajrullah Hoxha, Isa Memishi, Jakup Cunaku, Muharrem Tërnava, Muhamed Hoxha, Nexhmi Maksuti, Rexhep Suma dhe Sabri Bajgora.

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## *200 - Numër jubilar dhe lamtumira e redaksisë*

*Të nderuar dhe të respektuar lexues.*

*Ky është numri i fundit i përgatitur nga redaksia aktuale; vërtet e ndiej se jam i privilegjuar që, në emrin tim si kryeredaktor, dhe të redaksisë, po ju drejtohem me urimet më të mira për ju dhe për ne, në këtë numër të "Diturisë Islame, që është një jubilar i veçantë - numri 200 i revistës sonë.*

*Sigurisht që juve, që jeni lexues të rregullt të kësaj reviste dhe që keni ndjekur numrat e deritashëm, ju kujtohet se, para vetëm tre muajsh shënuam 20-vjetorin e daljes së kësaj reviste. Më saktësisht, në numrin 197 bëmë fjalë më shumë për rrugëtimin e kësaj reviste si dhe për të gjithë kryeredaktorët, prandaj nuk e shoh të arsyeshme të ndalemi më gjatë në historikun e saj.*

*Si njëzetvjetori, ashtu edhe numri i dyqindtë jubilar, përbëjnë një kontribut, po edhe një nder e gëzim për këtë redaksi (po edhe për ato të përparshmet) dhe për të gjithë ata që bashkëpunuan e do të bashkëpunojnë në të ardhmen në këtë revistë .*

*Ditët, javët, muajt që mbushën këto dy vite, qenë një përvojë e mirë për ne si redaksi, që me këtë numër përmbyllim mandatin. Me shpresë dhe dëshirë të madhe se kemi arritur që tek ju, lexues të nderuar, të transmetojmë mesazhin islam si është më së miri, duke tentuar në çdo kohë dhe në çdo moment të ruajmë unitetin fetar e kombëtar në këto rrethana tepër të vështira dhe shumë dramatike, kur për fatin e Kosovës po debatohet në instancat më të larta e më të rëndësishme ndërkombëtare. Çdo gjë në këtë botë është relative dhe kalimtare, andaj edhe puna jonë dyvjeçare si redaksi, ishte kalimtare, ndonëse shpresojmë të kemi lënë diçka pas vetes. Përpjekjet tona që të ndodheshim gjithnjë pranë jush, kanë qenë të vazhdueshme; nuk mungoi angazhimi, as juaji dhe as yni, pavarësisht se në këtië rrugëtim të përbashkët, shpesh na dolën para vështirësi të shumta. Se sa ia kemi arritur qëllimit të depërtojmë në zemrat tuaja, këtë do ta vlerësoni më së miri Ju.*

*I vetëdijshëm për mangësitë dhe gabimet që kanë mundur të na shpëtojnë pa i vërejtur ne, mbesim me shpresë se ju nuk do t'i mbyllni sytë e të merrni gjithçka që botohet, pa e bluar mirë sipas kriteresh të qëndrueshme, po me shkrimet dhe punimet tuaja do të ndihmoni për të ngritur edhe më tej cilësinë dhe vlerën e kësaj reviste, e cila nëpër vite tepër të rënda arriti të përballonte shumë pengesa dhe barrikada. Jemi më se të bindur se gjatë rrugëtimit të saj në të ardhmen, do t'i dalin krah revistës sonë e tuaj të respektuar, autorë që do të vijnë nga gjeneratat e reja, plot vrull e elan. Ne vazhdimisht kemi kërkuar dhe do të kërkojmë bashkëpunëtorë dhe kuadro të reja, që edhe ata ta gjejnë veten në të vetmen revistë fetare islame dhe kombëtare, kulturore,historike e shkencore që ka shpërndarë rreze drite, shprese – me mbështetjen tek i Madhi Allah, për dy decenie dhe vazhdon të ruajë besën dhe shpresat për një zhvillim të mbarë të jetës e të vlerave fetare, kulturore e shkencore kombëtare në të gjitha trojet shqiptare si dhe Diasporën tonë.*

*Respekt për të gjithë ata që bashkëpunuan me ne për këto dy vite, dhe përgëzime për të gjithë ju! URIME Numrin jubilar 200!...*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Feja si faktor për të ardhmen e Kosovës

Mr. Qemajl Morina



Në referatin tim, rreth temës bosht "Kosova, shtet i pavarur dhe sovran", dëshiroj të përqendrohem në aspektin e perspektivës fetare dhe rolit të fesë në rrjedhat e deritanishme dhe në të ardhmen e Kosovës. Kjo, për të vetmin qëllim se tema e fesë pothuajse është anashkaluar apo rrallëherë është objekt diskutimi në qarqet shkencore shqiptare, që, sipas mendimit tim, është një mangësi e institucioneve tona. Feja, sot, është një temë e pashmangshme në të gjitha rrjedhat shoqërore, politike e gjeostrategjike. Një numër i madh i problemeve akute të botës së sotshme, zanafillën e kanë në mosmarrëveshjet fetare. Andaj, studimi i këtyre problemeve edhe në aspektin fetar, mund të na ndihmojë në eliminimin e disa keqkuptimeve, të cilat kohë pas kohe shfaqen jo vetëm në opinionin kosovar, por edhe më gjerë, për shkak të mosnjohjes së rolit dhe misionit që duhet të luajnë fetë në shoqëritë njerëzore.

Kjo mosnjohje nganjëherë shoqërive tona u kthehet si bumerang me pasoja të mëdha. Këtë më së miri e ilustrojnë rrënimet e 218 xhamive gjatë viteve 1998/99 në Kosovë nga ushtria, policia dhe forcat paramilitare serbe, si dhe rrënimi i disa kishave ortodokse serbe pas hyrjes së forcave të paktit NATO në Kosovë, - si shenjë revanshizmi për rrënimin e xhamive. Këtu vlen të përmendim edhe pamjet gjatë trazirave të 17 e 18 marsit 2004, të djegies së kishave ortodokse serbe në Kosovë, si dhe të djegies së xhamive në Beograd e Nish. Ky duhet të jetë një alarm, së paku për ne njerëzit e fesë, që diçka në shoqërinë tonë nuk është në rregull. Prandaj, kemi obligim fetar dhe njerëzor që t'u bëjmë një analizë gjërave të këtilla, që ato të mos përsëriten në të ardhmen. Mllefet dhe frustrimet nuk duhet të lejohet të manifestohen me djegien apo rrënimin e objekteve fetare të kujtdo qofshin ato.

Kësaj teme një rëndësi të veçantë i kushton ish-sekretarja amerikane e Shtetit, Madeline Albright[1], në librin e saj të fundit me titull "The mighty and the alamighty", (I fuqishmi dhe i plotfuqishmi), ku argumenton se formuluesit e politikave duhet të kuptojnë rolin e fesë, kur analizojnë situatën në vende të ndryshme të botës dhe se, në rast konfliktesh, feja duhet të luajë një rol për nxitjen e paqes dhe jo acarimit të mëtejshëm të konfliktit.

Në këtë kuadër, zonja Albright thotë se shpeshherë konflikteve rajonale, qëllimisht, u janë dhënë nuanca fetare. Si shembull ajo përmend luftën në Kosovë. Slobodan Milosheviç, thotë Albright, i kishte thënë në ato vite se populli i tij kishte luftuar në shekuj për të mbrojtur "Evropën e krishterë", megjithëse, shton ajo, burimi i konfliktit, ashtu sikurse edhe në luftërat kundër Sllovenisë, Bosnjës dhe Kroacisë, ishte në fakt shthurja e ish-Jugosllavisë.

Albright, megjithatë, shton se, në të vërtetë, ekziston një partneritet midis fesë dhe politikës, por kur shfrytëzohet siç duhet, ai mund të jetë një formë pozitive për drejtësinë dhe paqen.

Albright thotë se në konflikte të ndryshme aktuale, duhet të merret parasysh trashëgimia fetare. Por, ajo mendon se udhëheqësit fetarë nuk duhet të jenë të pranishëm në tryezën e bisedimeve për zgjidhjen e konflikteve. Ajo shton se ata duhet të luajnë rolin për t'i bashkuar njerëzit e jo për t'i përçarë ata.

Në këtë kontekst, Albright thotë se nuk është aspak dakord me rolin që po luan peshkopi Artemije në çështjen e Kosovës, dhe shton: "Unë mendoj se udhëheqësit fetarë duhet të synojnë t'i bashkojnë njerëzit e jo t'i ndajnë ata; kam lexuar së fundi se peshkopi Artemije, të cilin e kam takuar dhe kam shkuar në manastirin e tij, po përpiqet të pengojë përpjekjet për pavarësinë e Kosovës dhe se, për t'i rënduar problemet edhe më tej, ai ka vendosur tani lidhje me disa priftërinj evangjelistë në ShBA, për të krijuar mbështetje për këto çështje. Veprime të këtilla nuk duhet të ndodhin, udhëheqësit fetarë duhet të ndihmojnë që njerëzit ta kuptojnë fenë dhe bazën fetare të një argumenti, sepse kështu mund të ndihmohet në zgjidhjen e konfliktit".

Albright flet për rëndësinë e bashkëpunimit në mes feve të ndryshme, kur ato bashkëjetojnë në një vend, duke theksuar nevojën e respektit reciprok midis tyre. Përsëri ajo i referohet Ballkanit dhe Kosovës:

"Kur isha në Kosovë gjatë konfliktit, pashë xhami të shkatërruara, të rrethuara me tela me gjemba. Por, fatkeqësisht, në udhëtimin tim më të fundit, atje pashë se kishte ndodhur e kundërta: pashë kisha të shkatërruara dhe të rrethuara me tela".

Albright shton se, ndërsa duhet punuar më tepër në drejtim të mirëkuptimit të feve në Ballkan, ka edhe raste pozitive të përpjekjeve të bashkëpunimit. Ndryshe nga peshkopi Artemije, thotë ajo, Atë Sava luan një rol pozitiv në Kosovë.

Duke mbrojtur kurdoherë idenë se fetë e ndryshme kanë shumë gjëra të përbashkëta në thelb, siç është predikimi i paqes, dashurisë dhe ndërgjegjes shoqërore, Albright nxjerr përfundimin se feja

mund të bëhet një forcë shtytëse për lirinë dhe tolerancën në botë.

### Roli i fesë në konfliktin e Kosovës

Nuk ka dyshim se feja është një komponent me rëndësi në jetën shpirtërore të çdo populli. Ajo luan një rol me rëndësi në formimin e vetëdijes edhe të popullit të Kosovës. Ky ndikim, varësisht prej rrethanave të caktuara, ndonjëherë është më i theksuar e ndonjëherë më pak. Kur është çështja e pranisë së faktorit fetar në konfliktin në Kosovë dhe sa ishte ndikimi i tij, do të ishte me interes të citoj disa të dhëna të Raportit të Grupit Ndërkombëtar të Krizave, të publikuar më 31 janar 2001, me titull: "RELIGJIONI NË KOSOVË"[2], në të cilin, përveç të tjerash, thuhej:

"Tri fetë - Islami, ortodoksizmi dhe Katolicizmi kanë bashkëjetuar për një kohë të gjatë në Kosovë. Shumica e shqiptarëve të Kosovës, së paku formalisht, i përkasin besimit islam. Një pakicë, afro 60.000 janë katolikë. Shumica e serbëve të Kosovës, edhe ata që nuk janë besimtarë praktikë, ortodoksizmin e konsiderojnë një komponent tejet të rëndësishëm të identitetit të tyre nacional. Megjithatë, nuk mund të thuhet se feja ka pasur ndonjë rol të theksuar në konfliktin ndërmjet serbëve dhe shqiptarëve.

Shqiptarët e Kosovës nuk e bëjnë identifikimin e tyre nacional nëpërmjet religjionit, por e bëjnë nëpërmjet gjuhës dhe ata kanë një qasje tejet relaksuese ndaj fesë islame. Nuk ka asnjë lider fetar islam apo ndonjë imam, i cili të ketë luajtur ndonjë rol të theksuar gjatë fushatës paqësore të okupimit tetëvjeçar serb të Kosovës apo rezistencës së armatosur të viteve 1998/99. Islami politik dhe fondamentalizmi social, si terma aq të respektuar në Lindjen e Mesme, kanë një mirëkuptim shumë të vogël në Kosovë.

Imazhi i serbëve të Kosovës dhe manastireve të tyre, zakonisht paraqitej si i një populli të vuajtur dhe të rrezikuar nga popullata shumicë shqiptare. Kjo ishte pjesë e propagandës së Milosheviçit dhe përkrahësve të tij, me qëllim që të manipulonin emocionet e popullit. Kisha Ortodokse Serbe vazhdimisht ishte e ndarë për sa i përket Milosheviçit. Ajo në fillim e përkrahu atë në një masë të madhe, sepse ajo e quante viktimizim i kombit serb nën sundimin e komunizmit si dhe forcimin e pranisë serbe në Kosovë. Mirëpo, përvoja komuniste e



Milosheviçit vështirësoi pozitën e Kishës Ortodokse Serbe. Në fillim të viteve nëntëdhjetë, patriarku Pavle kritikoi haptazi Milosheviçin, ndërkohë që disa nga prijësit ortodoksë serbë në hierarkinë më të lartë të Kishës, e përkrahën atë. Pas vitit 1999, peshkopi Artemije, lider i Kishës Ortodokse Serbe në Kosovë, iu kundërvu liderëve politikë serbë, të cilët bashkëpunonin me Bashkësinë Ndërkombëtare, që ishte në Kosovë.

Gjatë luftës, forcat serbe rrënuan një numër të madh të xhamive, përfshirë edhe të gjitha bibliotekat dhe arkivat. Pas luftës, këtyre akteve shqiptarët iu përgjigjën duke rrënuar disa kisha ortodokse. Këto veprime reciproke të akteve vandale, ishin më tepër të motivuara nga dëshira e të dy palëve për çrrënjosjen e pranisë së palës tjetër në Kosovë, sesa nga fanatizmi fetar.

Rreth rolit të fesë në konfliktin midis shqiptarëve dhe serbëve në Kosovë, po sjellim edhe mendimin e historianit të mirënjohur anglez, Noel Malkolm[3], i cili thotë: "Mendoj se këtu ekzistojnë dy anë – ana serbe dhe ajo shqiptare . Sa për palën serbe, në retorikën publike të nacionalizmit serb, feja ka qenë zhvilluar si një pikë e fuqishme. Dhe kam takuar serbë, të cilët janë të bindur se Kosova është djep i fondamentalizmit islam. Madje edhe serbë të shkolluar e intelektualë në Beograd pohojnë kështu, ashtu e kanë mësuar ata të vërtetën për Kosovën. Në anën e shqiptarëve, më duket se konflikti i fundit nuk ka të bëjë fare me religjionin. Nuk mund të shoh asnjë rol esencial të fesë në anën e shqiptarëve në natyrën e rrjedhave historike në këta dhjetë vjetët e fundit. Do të ishte shumë me rëndësi që të gjurmohen arsyet e këtij", thekson Malcolm.

Ai pohon se kjo mund të bëhej përmes krahasimit të historisë së Kosovës me historinë e Bosnjës në 10-20 vitet e fundit.

"Mendoj se është shumë interesant që në Sarajevë keni pasur institucione islamike të niveleve më të larta. Keni pasur zhvillime të llojit islamik të klasës islame, që këtu më duket se nuk është bërë asnjëherë. Dhe, ndoshta, është simbolike që në rastin e Bosnjës keni pasur Alija Izetbegoviçin, i cili nuk është fondamentalist, por me siguri është një mysliman i sinqertë dhe intelektual islam, por interesat e tij intelektuale janë, pa dyshim, në rrafshin islamik. Dhe cili është ekuivalenti i tij në Kosovë, një ligjërues universiteti, i shkolluar, i specializuar në letërsi e estetikë, i cili ka studiuar në Paris dhe derisa Izetbegoviç e ka lexuar Kuranin, Rugova e ka lexuar Roland Bartin. Mendoj se ky është dallimi simbolik ndërmjet këtyre dy rasteve. Nuk them se Islami nuk është i rëndësishëm për njerëzit e rëndomtë, jam i bindur se në fshatra ai ka qenë pjesë e jetëve të njerëzve dhe nuk dua të them asgjë kundër tij, por po them se në konfliktin modern politik, nuk po shoh rol të rëndësishëm të fesë", - pohon Malcolm.

### Feja si faktor mobilizues

Këtu vlen të përmendet se feja tek pala serbe ishte faktor mobilizues, si për faktorin e brendshëm, ashtu edhe për të jashtmin. Këtë më së miri e vërteton vetë fakti se gjatë viteve nëntëdhjetë, nën sundimin e regjimit komunist të Milosheviçit në Kosovë, u ndërtuan disa dhjetëra kisha ortodokse serbe në të gjitha anët e Kosovës, bile edhe në ato vende ku nuk kishte serbë, si në Gjakovë, apo aty ku kisha nuk e ka vendin, si ndërtimi i kishës në hapësirën e Universitetit të Prishtinës, për të vetmin qëllim që me anë të kishave, të bëhej serbizimi i Kosovës dhe të krijohej përshtypja se Kosova është tokë serbe.

Po ashtu edhe manifestimi i 600-vjetorit të Betejës së Kosovës, më 28 qershor 1989, në Gazimestan, u shfrytëzua nga ana e Milosheviçit, natyrisht edhe me bekimin e Kishës Ortodokse Serbe, për shpalosjen e platformës së tij nacionaliste, në njërën anë, po edhe si një simbol i vijës ndarëse në mes Lindjes dhe Perëndimit apo Krishterimit dhe Islamit, në anën tjetër.

Kur është fjala për shqiptarët, ashtu siç vumë në spikamë edhe më lart, feja në konfliktin serbo-shqiptar nuk kishte



kurrfarë roli, bile lirisht mund të themi se faktori fetar ishte dekurajues dhe i papërfillshëm. Kjo mund të argumentohet duke u nisur nga personalitetet më të larta dhe më me influencë të shoqërisë shqiptare e deri tek ato të rangut më të ulët. Kështu, për shembull, kryetari i Kosovës, Dr. Ibrahim Rugova[4], pyetjes së një gazetari të huaj rreth përkatësisë së tij fetare, iu përgjigj: "Simbolikisht jam mysliman", kurse përfaqësuesi i UÇK-së në Zvicër, në vitin 1999, ish- i burgosuri politik, Jashar Salihu, lidhur me fenë dhe rolin e saj në luftë, thotë: "Feja për ne nuk do të thotë asgjë. Ne jemi evropianë dhe nuk kemi asgjë të përbashkët me muxhahidinët si dhe me ekstremistë të tjerë."

### Dialogu ndërfetar pa alternativë

Me gjithë problemet dhe vështirësitë me të cilat u ballafaquam gjatë periudhës së kaluar që kaloi shoqëria kosovare, nga përvoja mund të pohoj se dialogu ndërfetar në Kosovë i parapriu shumë më herët dialogut në rrafshin politik. Që nga 1 marsi 1999, kur për herë të parë, me ndërmjetësimin e Konferencës Botërore Fetë për Paqe (WCRP), një organizatë ndërkombëtare me seli në Nju-Jork, u mbajt takimi i parë i grupit ndërfetar në Prishtinë, në nivel të tri bashkësive fetare tradicionale të Kosovës, ai vazhdoi kohë pas kohe edhe në nivele të liderëve fetarë. Kështu, gjatë periudhës së kaluar u mbajtën disa takime, siç ishin takimi i Vjenës më 15-16 mars 1999, i Amanit - 29-30 nëntor 1999, i Sarajevës - 9 shkurt 2000, i Prishtinës - 9-10 prill 2000, i Oslos - 29 shtator - 1 tetor 2001, i Sarajevës - 1 tetor 2003. Po ashtu, pati edhe takime të tjera në raste të ndryshme, të cilat të shumtën u organizuan nga përfaqësuesit e lartë ndërkombëtarë, që vepronin në Kosovë, qofshin ata ushtarakë apo civilë. E takimet e grupeve ndërfetare kanë qenë pothuajse të rregullta deri para ngjarjeve të 17 e 18 marsit 2004.

Dialogu ndërfetar në Kosovë, i filluar shtatë vjet më parë, edhe pse nuk solli rezultate aq inkurajuese, gjithsesi ishte një përvojë e mirë se si edhe në raste krizash të mëdha, liderët fetarë gjetën forcë dhe inkurajim për të biseduar midis tyre për çështje që i preokuponin besimtarët e tyre. Por, mund të them lirisht se, nëse të gjitha palët janë të sinqerta dhe kanë qëllime të mira, dialogu do të kurorëzohej me suksese edhe më të mëdha, edhe pse atij duhet t'i paraprijë dialogu politik, sepse esenca e problemit në Kosovë ishte e karakterit politik, etnik dhe social, e më pak fetar.

Pengesa më e madhe për dialogun ndërfetar në Kosovë gjatë viteve të kaluara, ishte përzierja e kreut të Kishës Ortodokse Serbe për Kosovë, peshkopit Artemije, në rrjedhat politike të Kosovës. Ai, deri para pak kohësh, ka qenë kryetar i Komitetit Nacional Serb për Kosovën, e kjo bie ndesh me pozitën e tij si përfaqësues shpirtëror i popullit serb të Kosovës. Vërejtjet e njëpasnjëshme që i janë bërë atij nga dy kolegët e tij, ish-kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Dr. Rexhep Boja, dhe i ndjeri Ipeshkëv i Kishës Katolike të Kosovës, z. Mark Sopi, që ai të mos përzihej në aspektin politik, nuk kanë dhënë ndonjë rezultat. Në të gjitha takimet e përbashkëta theksohej vazhdimisht se çështjet politike duhej t'u liheshin prijësve politikë, ndërsa liderët fetarë të merreshin me çështje që kanë të bëjnë me natyrën e punës së tyre. Në anën tjetër, ajo që vështirësonte dialogun ndërfetar, ishte pafuqia dhe hezitimi i peshkopit Artemije si dhe i Kishës Ortodokse Serbe, që të distancoheshin dhe të kërkonin falje për krimet e kryera nga pala serbe (ushtria, policia dhe forcat paramilitare serbe) mbi shqiptarët si dhe mbi objekte fetare islame në emër të serbizmit dhe ortodoksizmit, si dhe mosgatishmëria e tyre për të pranuar realitetin e ri të krijuar në Kosovë pas hyrjes së forcave të NATO-s në qershor 1999. Një deklaratë e këtillë e krerëve fetarë të Kishës Ortodokse Serbe, do ta lironte popullin serb nga barra e fajit kolektiv, të cilin po e bart mbi supet e tij për gjenocidin dhe krimet që janë bërë në emër të tij, nga kriminelët e regjimit të Milosheviçit, dhe do t'i hapte atij perspektivën për një integrim në shoqërinë e re kosovare. Mirëpo, si duket, këtë hap Kisha Ortodokse Serbe nuk është në gjendje ta bëjë, së paku në një të ardhme të afërt, e me këtë ajo po e

vështirëson pozitën e saj dhe pozitën e popullit serb në Kosovë.

### Trazirat e marsit dhe bojkotimi i dialogut nga Kisha Ortodokse Serbe

Gjatë ngjarjeve të 17-18 marsit 2004, edhe pse Bashkësia Islame e Kosovës në mënyrë publike u distancua nga veprimet e protestuesve, duke i quajtur ato të papranueshme, dhe nëpërmjet apeleve e komunikatave të shumta u mundua, për aq sa pati mundësi, të ndalonte shkallëzimin e tyre, si dhe dënoi në mënyrën më të ashpër djegien e kishave ortodokse serbe, megjithatë, Kisha Ortodokse Serbe refuzoi në mënyrë të prerë çfarëdo kontakti ndërfetar në nivele të tri bashkësive tradicionale fetare të Kosovës. Ky gjest i Kishës Ortodokse Serbe qe i pamatur dhe nuk përputhet fare me deklaratat e nënshkruara të tri bashkësive fetare të nivelit më të lartë në takimet e mëhershme, për respektimin e normave morale të përbashkëta. Po të kishte ndjekur këtë mendësi, Bashkësia Islame e Kosovës kishte qindra shkaqe për të mos u ulur asnjëherë në një tryezë të rrumbullakët me Kishën Ortodokse Serbe. Por, ne jemi të bindur se bojkotimi i dialogut ndërfetar në asnjë mënyrë nuk është metodë për zgjidhjen e problemeve. Dialogu hap shtigje të reja dhe perspektiva të reja për të gjithë kosovarët, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre nacionale a fetare. Pas çdo dialogu, palët dalin më të liruara nga barrierat psikike dhe me perspektiva të reja për një të ardhme më të mirë për secilin. Prandaj, duke u nisur nga këto parime, Bashkësia Islame e Kosovës, së bashku me Kishën Katolike, morën pjesë në Konferencën Ndërfetare, që u mbajt në Patrikanën e Pejës më 2-3 maj 2006 me të vetmin qëllim që të vazhdohej dialogu ndërfetar në Kosovë, sepse ai është garancia e vetme për një perspektivë më të mirë për të gjithë banorët e Kosovës, edhe për komunitetin serb. Bojkotimi dhe getoizimi i popullatës serbe nëpër enklava, nuk janë mënyra për një perspektivë të tyre e as për prosperitetin dhe ardhmërinë e Kosovës. Prandaj, sa më herët që ta kuptojnë këtë prijësit serbë, të nivelit fetar dhe politik, do të jetë më mirë për ata si dhe për popullatën serbe. Nga Konferenca në fjalë, kemi vërejtur se Kisha Ortodokse Serbe ishte e ndarë. Një grup i peshkopëve, me peshkopin e Baçkës, Irineji Buloviç në krye, ishte për vazhdimin e dialogut, kurse peshkopi Artemije, i cili është përgjegjës për Dioqezën Rashkë-Prizren, është kundër dialogut dhe për bojkotimin e të gjitha institucioneve të Kosovës, sepse, sipas tij, dialogu ndërfetar shkon në interes të shqiptarëve dhe u hap atyre rrugën drejt pavarësisë. Në mesin e përfundimeve të Konferencës së Pejës, ishte që Konferenca e ardhshme të organizohet deri në fund të viti 2006, mikpritëse e së cilës do të ishte Bashkësia Islame e Kosovës. Konferenca në fjalë deri më tani nuk është mbajtur për shkak të pengesave të peshkopit Artemije, i cili bën çmos që shqiptarët e Kosovës t'i etiketojë si "fondamentalistë" dhe "xhihadistë". Mbajtja e kësaj konference do t'ia prishte rrugën për një propagandë të tillë.



Në Kosovë lypset të ruhet harmonia ndërfetare e trashëguar shekuj me radhë dhe në këtë aspekt bashkësitë tona fetare duhet të jenë shumë të kujdesshme, që të mos lejohet shkallëzimi i çfarëdo lloj mostolerance ndërfetare ndaj kujtdo qoftë. Sepse ky është obligim fetar, por edhe një prej standardeve të vlefshme të çdo shoqërie demokratike dhe të qytetëruar.

Bashkësitë fetare mund të luajnë një rol të rëndësishëm për kthimin në rrjedha normale të gjendjes në Kosovë, natyrisht nëse ekziston vullneti i mirë dhe sinqeriteti tek njerëzit e fesë, si dhe nëse ekziston përkrahja nga institucionet vendore. Njerëzit e fesë janë në kontakt më shumë se kushdo me të gjitha shtresat e popullatës dhe në të gjitha situatat, në raste gëzimi a hidhërimi, gjatë lutjeve të përditshme, javore e vjetore - dhe fjala e tyre ka peshën e vet tek besimtarët.

Nga përvoja e kaluar duhet të mësojmë se asnjë regjim a ushtri, cilado qoftë ajo, nuk mund t'i sigurojë kujtdo qoftë paqe dhe siguri më shumë se fqinji fqinjit të vet. Kosova ka qenë gjithmonë vend ku janë gërshetuar vlerat e kulturave dhe të qytetërimeve të ndryshme. Këtu ka pasur vend për xhami, kisha ortodokse, kisha katolike dhe sinagoga. Ky mozaik i objekteve të fesë vetëmsa ia ka shtuar bukurinë asaj. Ne na mban shpresa se Kosova do të mbetet e tillë edhe në të ardhmen.

Mundësitë tona dhe ndikimi ynë nuk mund të jetë vendimtar, mirëpo ai as nuk duhet të nënçmohet. Të bëjmë diçka për eliminimin e barrierave të luftës dhe urrejtjes. Ta kthejmë besimin e humbur midis fqinjëve. Të ndërtojmë urat e mirëkuptimit dhe mirëbesimit. Të bëjmë diçka që fëmijët tanë të mos e shikojnë njëri-tjetrin me mosbesim. Të mos mbeten qytetet dhe fshatrat tona të ndara në vija fetare dhe kombëtare. Për këtë na detyrojnë librat tanë të shenjtë, të cilët i lexojmë gjatë lutjeve tona të përditshme. Misioni i njerëzve të fesë është që midis njerëzve të kultivojnë dashurinë, respektin e ndërsjellë e të luftojmë urrejtjen dhe armiqësinë. Prijësit e fesë janë më kompetentë se kushdo që njerëzit t'i kthehen së ardhmes. Ata duhet të kontribuojnë që Kosova të kthehet në një oazë paqeje e bashkëjetese midis të gjithë njerëzve që jetojnë në të, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre etnike apo fetare.

---

*Fusnotat:*

1. Express, 17 tetor 2006, Prishtinë.
2. Relgion in Kosovo, International Crisis Group, January, 31 2001.
3. Koha ditore, 12.10.1999, Prishtinë, f.6.
4. Java, 4 dhjetor 2003, (marrë nga intervista dhënë gazetës italiane "Corriera della Sera").

**Sabri Bajgora**

# Robërit e Allahut

## Koment i ajeteve 63-77 nga kaptina "El-Furkan"

وَعِبَادُ الرَّحْمَٰنِ الَّذِينَ يَمْشُونَ عَلَى الْأَرْضِ هَوْنًا وَإِذَا خَاطَبَهُمُ
الْجَاهِلُونَ قَالُوا سَلَامًا ﴿٦٣﴾ وَالَّذِينَ يَبِيتُونَ لِرَبِّهِمْ سُجَّدًا وَقِيَامًا ﴿٦٤﴾
وَالَّذِينَ يَقُولُونَ رَبَّنَا اصْرِفْ عَنَّا عَذَابَ جَهَنَّمَ إِنَّ عَذَابَهَا كَانَ غَرَامًا ﴿٦٥﴾
إِنَّهَا سَاءَتْ مُسْتَقَرًّا وَمُقَامًا ﴿٦٦﴾ وَالَّذِينَ إِذَا أَنْفَقُوا لَمْ يُسْرِفُوا
وَلَمْ يَقْتُرُوا وَكَانَ بَيْنَ ذَٰلِكَ قَوَامًا ﴿٦٧﴾ وَالَّذِينَ لَا يَدْعُونَ مَعَ
اللَّهِ إِلَٰهًا آخَرَ وَلَا يَقْتُلُونَ النَّفْسَ الَّتِي حَرَّمَ اللَّهُ إِلَّا بِالْحَقِّ وَلَا يَزْنُونَ
وَمَنْ يَفْعَلْ ذَٰلِكَ يَلْقَ أَثَامًا ﴿٦٨﴾ يُضَاعَفْ لَهُ الْعَذَابُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ
وَيَخْلُدْ فِيهِ مُهَانًا ﴿٦٩﴾ إِلَّا مَنْ تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ عَمَلًا صَالِحًا
فَأُولَٰئِكَ يُبَدِّلُ اللَّهُ سَيِّئَاتِهِمْ حَسَنَاتٍ وَكَانَ اللَّهُ غَفُورًا رَحِيمًا ﴿٧٠﴾
وَمَنْ تَابَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَإِنَّهُ يَتُوبُ إِلَى اللَّهِ مَتَابًا ﴿٧١﴾ وَالَّذِينَ
لَا يَشْهَدُونَ الزُّورَ وَإِذَا مَرُّوا بِاللَّغْوِ مَرُّوا كِرَامًا ﴿٧٢﴾ وَالَّذِينَ
إِذَا ذُكِّرُوا بِآيَاتِ رَبِّهِمْ لَمْ يَخِرُّوا عَلَيْهَا صُمًّا وَعُمْيَانًا ﴿٧٣﴾
وَالَّذِينَ يَقُولُونَ رَبَّنَا هَبْ لَنَا مِنْ أَزْوَاجِنَا وَذُرِّيَّاتِنَا قُرَّةَ أَعْيُنٍ وَاجْعَلْنَا
لِلْمُتَّقِينَ إِمَامًا ﴿٧٤﴾ أُولَٰئِكَ يُجْزَوْنَ الْغُرْفَةَ بِمَا صَبَرُوا وَيُلَقَّوْنَ فِيهَا
تَحِيَّةً وَسَلَامًا ﴿٧٥﴾ خَالِدِينَ فِيهَا حَسُنَتْ مُسْتَقَرًّا وَمُقَامًا ﴿٧٦﴾ قُلْ مَا
يَعْبَأُ بِكُمْ رَبِّي لَوْلَا دُعَاؤُكُمْ فَقَدْ كَذَّبْتُمْ فَسَوْفَ يَكُونُ لِزَامًا ﴿٧٧﴾

***"E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata thonë: "Paqe!".***

***Dhe që për hir të Zotit të tyre natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë*** *(falen)*.

***Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë".***

***Ai, vërtet është vendqëndrim dhe vendbanim i keq.***

***Edhe ata që, kur shpenzojnë, nuk e teprojnë, dhe as janë dorështrënguar, por ndjekin mesataren e janë të matur.***

***Edhe ata që përveç Allahut, nuk i luten një zoti tjetër dhe nuk e mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin.***

***Atij i dyfishohet dënimi Ditën e Kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë.***

***Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është mëshirues, ndaj Ai fal shumë.***

***Ai që është penduar dhe ka bërë mirë, në të vërtetë, ai është kthyer tek Allahu dhe është i pranishëm.***

*(Robërit e Zotit janë)* ***Edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm dhe kur*** *(rastësisht)* ***kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin e vet.***

***Edhe ata që, kur këshillohen me ajetet e Kur'anit të Zotit të tyre, nuk ua kthejnë krahët si të shurdhër e të verbër.***

***Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bëj që të jemi të gëzuar me*** *(punën)* ***e grave tona dhe pasardhësve tanë, e ne na bëj shembull për të devotshmit".***

***Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë*** *(xhennet)* ***dhe aty priten me përshëndetje të selamit.***

***Aty janë përgjithmonë, e sa vendqëndrim dhe vendbanim i mirë që është ai!***

***Thuaj: "Zoti im as nuk do të kujdesej për ju, sikur të mos ishte lutja juaj*** *(kur gjendeni në vështirësi, ose sikur të mos ishit të thirrur të besoni)*, ***e ju përgënjeshtruat, andaj dënimi për ju do të jetë i pandërprerë".*** *(El-Furkan, 63-77)*

Pa dyshim që ndër ajetet më madhështore të Kuranit janë edhe këto ajetet përmbyllëse të kaptinës "El-Furkan", ku përshkruhen cilësitë e robërve të sinqertë të Allahut. Të jesh rob i Allahut, është nderi më i madh që mund të arrijë një krijesë. Ata që e meritojnë këtë epitet, vërtet janë njerëz që i do Allahu dhe nesër do t'i afrojë pranë mëshirës së Tij të pakufishme në Ahiret.

Zaten, vetë esenca e krijimit tonë është njohja dhe adhurimi i Allahut, ose të qenët rob i Tij, sepse në Kuran Allahu na ka dëftuar për qëllimin e krijimit tonë, kur thotë:

***"Nuk i krijova xhinët e as njerëzit për asgjë tjetër, përveçse të më adhurojnë".***

Allahu nga njerëzit i ka zgjedhur ata më të dalluarit, duke i graduar në pejgamberë, madje disa prej këtyre pejgamberëve i dalloi në përgjegjësitë e tyre ndaj popujve të tyre, e prej tyre zgjodhi më të dashurin e Tij, Muhamedin a.s., që të jetë tërheqës i vërejtjes për tërë njerëzimin. Nga krijesat e tij dalloi njerëz, të cilëve u dhuroi intelekt dhe vullnet të lirë, (ndonëse të pjesshëm), por të mjaftueshëm që të jenë bartës të veprimeve të tyre. Por ndër këta njerëz ka dalluar

dhe zgjedhur e graduar me cilësi një grup prej tyre, që i Lartmadhërishmi i cilësoi Vetë si Robër të Allahut (Ibadu Rrahman). Nëpërmjet komentimin të këtyre ajeteve, ne do të shohim se cili prej njerëzve e meriton këtë nder kaq të lartë, që të hyjë në mesin e këtyre njerëzve të zgjedhur. Secili njeri që e gjen vetëm brenda këtyre cilësive, ai në fakt edhe është një prej tyre, i graduar, i respektuar dhe me pozitë të lartë.

Në këtë botë, shohim dhe hasim njerëz që janë robër të epsheve dhe pasioneve, robër të pasurisë, robër të shejtanit e të ligësive, robër të drogës, të alkoolit dhe të prostitucionit. Me një fjalë, njerëz që kanë rënë në këto kurthe të paudhësive dhe e kanë vështirë të dalin prej tyre. Por në këtë botë ekziston edhe një grup, që quhen robër të vërtetë të Allahut. Janë këta njerëz ndaj të cilëve është dorëzuar edhe djalli i mallkuar, sepse nuk mund të ndikojë tek ata me intrigat dhe mashtrimet e veta. Këtë na e pohon Kurani famëlartë në ajetin, kur shejtani thotë:

***Ai (**shejtani**) tha: "Pasha madhërinë Tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë, përveç atyre që janë të sinqertë nga robërit e Tu!"*** (Sad, 82-83)

dhe:

***"Në të vërtetë, ti** (o shejtan) **nuk ke kurrfarë fuqie ndaj robërve të Mi. Mbrojtja e Zotit tënd është e mjaftueshme** (për ata).**"*** *(El-Isra'ë, 65)*

**KOMENT**

**1. Përulësia-Modestia**

Në fillim të këtyre ajeteve të kaptinës El-Furkan si cilësi të parë të robërve të Allahut, Allahu përmend përulësinë dhe modestinë, kur thotë:

وَعِبَادُ الرَّحْمَانِ الَّذِينَ يَمْشُونَ عَلَى الْأَرْضِ هَوْنًا

***"E robërit e Allahut janë ata që ecin nëpër tokë të qetë..."*** *(Furkan, 63)*

Modestia dhe përulësia në të ecur dhe në sjellje, është cilësia e parë e robërve të Allahut. Janë këta njerëz që në vete kanë krenarinë e Islamit, ecin me modesti e thjeshtësi duke mos u bërë mendjemëdhenj e as kryelartë. Ata nuk dëshirojnë të ngrihen me kryelartësi mbi askënd, por shikojnë vetëm punën e tyre.

Këta njerëz zbatojnë në praktikë Urdhrin e Allahut, i cili shprehet nëpërmjet porosisë së Llukmanit që e këshillon të birin duke i thënë:



***"Dhe mos ec nëpër tokë me mburrje, sepse ti as nuk mund ta çash tokën dhe as nuk mund të arrish lartësinë e maleve."*** *(El-Isra'ë, 37)*

Po të ndalemi tek fjalia e fundit në këtë pjesë të ajetit: ***që ecin nëpër tokë të qetë***...", do të shohim se këtu kjo ecje e qetë dhe modeste, nuk nënkupton ecjen e një të sëmuri apo të një njeriu në prag të vdekjes, që ecën pa vullnet. Ecja e robit të Allahut, kurrsesi nuk bën të jetë e tillë, siç veprojnë disa njerëz që e mendojnë veten si *takva* dhe të devotshëm. Kjo ecje e tyre është një ecje artificiale, që bëhet vetëm për sy të njerëzve. Kjo lloj ecjeje nuk ka qenë praktikë as e Resulullahut e as e ashabëve të tij. Përkundrazi, Aliu r.a. na e përshkruan ecjen e të Dërguarit të Allahut tek thotë se, kur Resulullahu ecte, drejtohej, dhe ecte me vrull e krenari, sikur të zbriste nga lartësia". Kjo ishte ecja e Pejgamberëve të Allahut, - thotë Ibn Kajjimi.

Ebu Hurejre thotë: "Nuk kam parë gjë më të hijshme se Resulullahun s.a.v.s., të dukej se Dielli po i shndriste në fytyrë, dhe nuk kam parë njeri më të shpejtë në të ecur sesa Pejgamberi a.s., të dukej se toka i rrafshohej para tij, ne lodheshim duke i shkuar pas, e ai as që ndiente farë mundimi (lodhjeje)".

Kështu, i Dërguari i Allahut nuk ecte me përtaci dhe as si i sëmurë, por mesatarisht, as shpejt shumë dhe as shumë ngadalë. Gjatë ecjes së tij, dilte në shesh tërë madhështia dhe krenaria, që të bënte menjëherë për vete.

Tregohet se një ditë Omeri r.a. kishte parë një të ri tek hiqej zvarrë, duke u shtirë si modest e i thjeshtë, dhe e kishte pyetur: "A mos je i sëmurë"? Ai i qe përgjigjur se nuk ishte i sëmurë, dhe Omeri r.a. i kishte thënë: "Atëherë, ec kështu!", e kishte urdhëruar Omeri r.a., duke ia drejtuar trupin.

Transmetohet se Omeri r.a. kishte parë disa njerëz duke u përpjekur të ishin modestë e të përunjur gjatë namazit, i shtrembëronin edhe gjunjët e tyre duke qëndruar sikur të sëmurë, dhe për këtë i kishte thënë njërit prej tyre: *"O filan, ngrije kokën lart! Mos na e vdis fenë, Allahu të vraftë, sepse përulësia është në zemra e jo në gjunjë"*.

Mendjemadhësia është një prej cilësive më të urrejtura që mund të ketë njeriu. Vallë, si nuk mendon ky njeri se cila është baza dhe esenca e tij?. A nuk mendon se si u krijua? A nuk mendon se një ditë do të vdesë, do të varroset e do të shndërrohet në dhe?! Prandaj, o njeri, mos u bëj kryelartë, por ec me modestinë dhe krenarinë e besimtarit mbi këtë tokë, sepse ai që përulet për Allahun, Ai do ta ngrejë atë. Mos u bëj që të dallohesh patjetër nga të tjerët. A nuk e kemi shembullin më të mirë për këtë të Dërguarin a Allahut, të cilin, kur vinte dikush i huaj , nuk mund ta dallonte në mes të ashabëve.

**2. Butësia-Dhemshuria**

وَإِذَا خَاطَبَهُمُ الْجَاهِلُونَ قَالُوا سَلَامًا

***...e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata thonë: "Paqe!".*** *(Furkan, 63)*

Si cilësi të dytë, që thekson Allahu në këtë ajet, kur flet për robërit e devotshëm të Tij, është butësia, sjellja e mirë me njerëzit, sidomos mirësjellja me injorantët dhe njerëzit e pacipë.

Nga kjo pjesë e ajetit nënkuptojmë gjendjen e atyre besimtarëve të nderrshëm, që përmbahen nga hidhërimi, e frenojnë veten dhe gjuhën e tyre nga fjalët e kota e të këqija. Madje, edhe kur atyre u drejtohen injorantët me ndonjë fyerje a sharje, ata ua kthejnë: Paqe. Këta thjesht të keqen nuk dëshirojnë ta kthejnë me të keqe, por thonë vetëm fjalë të urta e paqësore.

Këta robër të Allahut, kur dëgjojnë fyerje a fjalë të këqija nga të tjerët, nuk dëshirojnë të ndyjnë gojën e tyre me fjalë të ngjashme, por thonë - Paqe, qetësi mbi ju. Gjuha e këtij besimtari është e denjë ta përmendë vetëm Emrin e Allahut, të flasë fjalë të urta, fjalë paqeje, fjalë të Allahut-duke kënduar Kuran, duke madhëruar Krijuesin me "tekbir" dhe "tehlil", e assesi me sharje apo fyerje të njëjta me injorantët dhe të prishurit.




Ata që mbrojnë gjuhët e tyre nga fjalët e kota, ata janë të shpëtuar, ata janë robërit e Allahut, që meritojnë shpërblimin në këtë botë dhe në Ahiret. Ata që përmbahen, janë ata që e falin namazin duke përmendur Emrin e Allahut.

***"Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët, ata që janë të përulur dhe të kujdesshëm gjatë faljes së namazit, ata që i shmangen së kotës*** *(fjalës a punës së kotë)****"*** *(El-Mu'minun, 1-3)*

Këta janë pronarët e mirësisë dhe vlerave njerëzore.

Transmeton Bejhekiu në "degët e imanit" nga Amr bin Shuajb, e ky na babai i tij, e ky nga babai i tij - të ketë thënë: *"Kur t'i ketë tubuar Allahu të gjitha krijesat në Ditën e Gjykimit, thërret një thirrës:* Ku janë vepërmirët? Në ata çast ngrihen disa njerëz të paktë në numër dhe ia mësyjnë me nxitim Xhennetit. I takojnë melaiket e u thonë: Po ju shohim tek nxitoni drejt Xhennetit, kush jeni ju? Ata thonë, ne jemi vepërmirët dhe pronarët e mirësisë. Atëherë melaiket i pyesin: Po cilat ishin të mirat tuaja? Ata përgjigjen: Kur na bëhej e padrejta, duronim; kur dikush sillej keq ndaj nesh, ne ia falnim; kur dikush sillej me injorancë e paturpësi ndaj nesh, ne ia kthenim me butësi! Atëherë atyre u thuhet: Hyni në Xhennet, sepse ky është shpërblimi i merituar për atë që keni vepruar".

O njeri, sillu mirë me të tjerët, tregoje zemërgjerësinë tënde, tregoje butësinë tënde, dëshmoje në vepër madhështinë e Imanit tënd. Sillu mirë me atë që je në armiqësi, foli fjalë të buta e të mira, mbase pas një kohe do ta përfitosh zemrën e tij. A nuk thotë Allahu xh.sh. në Kuran:

***"Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj,*** *(të keqen)* ***ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt."*** *(Fussilet, 34)*

Është pyetur Enesi r.a. për këtë ajet kuranor, dhe ka thënë: "Kuptimi i këtij ajeti është - kur një njeri e shan dhe e akuzon vëllanë e vet mysliman, ia kthen me fjalët: "Nëse je i drejtë në atë që thua, Allahu më faltë mua, e nëse je duke gënjyer e shpifur, Allahu të faltë ty."

Shikoni madhështinë e këtij shpirti. Njeriu e fyen dhe e shan duke i thënë - o i poshtër, o mizor, o i pafytyrë, o gënjeshtar, kurse ky ia kthen me këto fjalë kaq të buta: "Nëse je i drejtë në atë që thua, Allahu më faltë mua, e nëse je duke gënjyer e shpifur, Allahu të faltë ty!"

A thua cili prej nesh do të vepronte kështu? A nuk do të na nxehej gjaku dhe do të na lëshonte durimi, nëse dikush do të na fyente me kaq paturpësi. Por, jo, robi i Allahut e përmban veten, e fik ndjenjën e urrejtjes, e shuan gacën e ndezur të shejtanit që ai hedh në zemrën e besimtarit në ato momente kritike, - me butësi dhe përulësi. A nuk është kjo edhe porosia e më të dashurit tonë, kur na porosit: *"Mos u hidhëro"*, që do të thotë "mos u bëj rob i pasioneve, frenoje vetveten dhe fike urrejtjen në zemrën tënde. Hape gjoksin dhe zemrën me butësi e dashuri".

Nëse do të hidhërohesh, hidhërohu sepse nuk je duke punuar aq sa duhet për Allahun, për fenë islame dhe për Ahiretin, e mos u hidhëro për çështje të kësaj bote, sepse kjo është kalimtare, çdo gjë do të shkatërrohet e do të mbesin vetëm veprat tona të mira, mbeten butësia, përmbajtja, mëshira dhe dhemshuria.

Këto ishin dy cilësitë e para të robërve të Allahut, që ecin të qetë, krenarë e pa mendjemadhësi, dhe, kur u flasin injorantët, ata ua kthejnë me - Paqe. Këto janë veprimet me të cilat japin shembuj robërit e Allahut gjatë ditës, por të shohim se cilat janë veprat e këtyre njerëzve të afërt tek Allahu, gjatë natës...

*(vijon)*

Mr. Adnan Simnica

# Fundi i krijesave dhe sprovimi i besimtarëve në këtë botë

***“Secili njeri do të shijojë vdekjen, e shpërblimet tuaja ju plotësohen ditën e kiametit, e kush i shmanget zjarrit e futet në Xhenet, ai ka arritur shpëtimin, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër përveç një përjetim mashtrues. Ju patjetër do të sprovoheni si në pasurinë tuaj, si në veten tuaj, madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve, po në qoftë se duroni dhe ruheni, ajo është gjëja më vendimtare”.*** *(kaptina El-Bekare, 185-186)*

## Lidhshmëria me ajetet paraprake

Në ajetet paraprake Allahu i Madhërishëm qetëson, preh e ledhaton shpirtërisht Muhamedin a.s., duke i shpjeguar atij sjelljet arrogante të popujve të mëparshëm me pejgamberët e dërguar tek ata, për t’i kujtuar se përgënjeshtrimi i tij (Muhamedit a.s.) nga ana e popullit të tij nuk është diçka e re, ngase edhe pejgamberët para tij u përgënjeshtruan nga ana e popujve të tyre, dhe kjo ndodhte me gjithë faktin që pejgamberët ishin të pajisur me argumente mbinatyrore nga ana e Krijuesit, për të vërtetuar sinqeritetin dhe besnikërinë e tyre, për atë që predikonin. Kurse në këto ajete vijuese kemi të bëjmë me qetësi, prehje e rehati për Muhamedin a.s. në aspektin e përgjithshëm, por jo vetëm për të, po edhe për shokët e tij, e më pas që kjo t’u shërbejë si mësim edhe të gjithë myslimanëve deri në Ditën e fundit. Me këtë paraqitet një çështje shumë e rëndësishme e besimit, e cila duhet ta shoqërojë besimtarin sistematikisht gjatë tërë jetës së tij. Nga kjo çështje rezulton: “Nëse ty (o Muhamed) të përgënjeshtrojnë, ky përgënjeshtrim ka fundin e vet, sepse ata do të përfundojnë me vdekje” - që nënkupton se një ballafaqim i tillë ishte i përkohshëm dhe së fundi, llogaria përfundimtare do të jetë para Allahut Fuqiplotë. Njëkohësisht i Madhërishmi Allah në këto ajete u tërheq vëmendjen besimtarëve ndaj shumë çështjeve me rëndësi:- si duhet të jenë të kujdesshëm dhe si duhet të sakrifikojnë për idealet madhore islame, duke ua bërë me dije se duhet të jenë syçelë ndaj sfidave dhe sprovave të kësaj jete, në mënyrë që të përgatiten për t’u ballafaquar me to, me devotshmëri, durim e vendosmëri.

## Komentimi i ajeteve

***“Secili njeri do të shijojë vdekjen”***

Me këtë ajet Krijuesi Fuqiplotë na informon prerazi dhe shumë qartë se çdo njeri dhe çdo krijesë e gjallë do ta ketë fundin e vet, për se Zoti xh.sh. tha: “Çdo gjë që është në të (në tokë) është e zhdukur. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i Madhërishëm e i Nderuar.” (Kaptina Err-Rrahman, 26-27).

Vetëm Allahu xh.sh. nuk ka fund, kurse të gjitha krijesat kanë fund dhe vdesin: njerëzit, xhinët, e në mesin e tyre edhe melaiket.[1] Ky ajet në një mënyrë i përngjan një lloj ngushëllimi ndaj njerëzve, sepse të gjithë ata do të kenë përfundimin e tyre dhe në Ditën e Gjykimit në botën tjetër, të gjithë do të japin llogari para Allahut xh.sh. për të gjitha veprat dhe punët e tyre, pa u bërë atyre asnjë padrejtësi absolutisht, ndaj në vijim të ajetit thuhet: “E shpërblimet tuaja u plotësohen ditën e kiametit”.

Patjetër, çdo njeri duhet ta mbjellë në mendjen dhe shpirtin e tij këtë të vërtetë absolute; se jeta në këtë botë është kalimtare dhe e përkohshme, duhet të vdesin të mirët dhe të këqijtë, besimtarët e jobesimtarët, të pasurit dhe të varfrit, vdesin të devotshmit dhe kriminelët. Në këtë ajet vërejmë shprehjen “ do ta shijojë”, por në shumë ajete të tjera hasim shprehjen “të mbytur” ose “të vdekur”, të cilat gjithashtu sinjalizojnë fundin e njerëzve, por edhe ai që mbytet në ndonjë rast,



vdekjen e ka të caktuar. Lidhur me këtë, dikush mund të pyes: Ky i vrarë, po të mos vritej, a thua do të vdiste në atë moment? Përgjigjja do të ishte: Po, ngase i vrari ka vdekur në bazë të exhelit të përcaktuar – momentit të përcaktuar për të ndërruar jetë, mirëpo ai që e ka vrarë, do të japë përgjegjësi për këtë vepër kriminale, sepse vetë i ka krijuar shkaqet paraprake për atë krim dhe veprën ka kryer me vetëdashje. Pra, çdo shpirt do të shijojë vdekjen, qoftë ajo vdekje natyrore e zakonshme, ose vrasje.

Në vijim shih saktësinë e shprehjes kuranore:

"e shpërblimet tuaja ju plotësohen ditën e kiametit", që d.t.th.: O besimtarë, kini kujdes! Mos pritni rezultatin e imanit - besimit e sakrificës tuaj në këtë botë, sepse, nëse merrni shpërblimin në këtë botë, atëherë ta dini se ajo është kohë e shkurtër dhe përfundon shpejt, kurse shpërblimi për besimin dhe sakrificën tuaj patjetër duhet të jetë në botën tjetër, në mënyrë që ai të jetë i vazhdueshëm, sistematikisht dhe pa përfundim. Sa për ilustrim, po theksojmë një shembull të kohës së Muhamedit a.s., kur ai në besëlidhjen e dytë të Akabes, mori zotimin nga ensarët - banorët e Medinës, se kishin për t'iu përmbajtur dispozitave fetare, të cilët më pastaj thanë: Çka do të thotë kjo për ne, nëse e përmbushim zotimin, o i dërguar i Allahut? Muhamedi a.s. në atë moment nuk u tha atyre se do të fitonin ata, do të triumfonin apo do ta sundonin botën, por u tha: Do ta fitoni Xhenetin", - atëherë, ata thanë: Shtrije dorën, dhe Muhamedi a.s. shtriu dorën dhe ensarët ia dhanë besën - zotimin.

Me këtë sikur Allahu i Madhërishëm do të thotë: Kujdes o besimtarë, ju nuk duhet të shpresoni që shpërblimi i besimit e sakrificës tuaj të jetë në këtë botë, ngase është i shkurtër dhe i pakët, por binduni se shpërblimi ju pret në botën tjetër, i cili është i amshueshëm e pa përfundim - Xheneti.

Mirëpo, dhënia e shpërblimit në botën tjetër nuk do të thotë se besimtarët nuk do të kenë një lloj shpërblimi edhe në këtë botë, ndaj për ilustrim po marrim shembull atë që vdes në betejën e luftës, i cili nuk ka mundësi ta përjetojë gëzimin me rastin e fitores, dhe as për plaçkën e luftës, por shpërblimin në tërësi do ta ketë të garantuar në botën tjetër, kurse ai që ka luftuar e nuk ka rënë në betejë dhe ka përjetuar fitoren, ka marrë plaçkën e luftës etj., - kjo për të është një pjesë e shpërblimit në këtë botë, kurse plotësimi



i shpërblimit i bëhet në botën tjetër, në Xhenet, andaj edhe shprehja e përdorur në ajet - "u plotësohen", nënkupton se shpërblimet do të plotësohen në botën tjetër - në Xhenet.[2]

Ndërsa Imam Bejdaviu mendon se "plotësimi i shpërblimeve" i theksuar në ajet, sinjalizon se më përpara do të kishte disa shpërblime në jetën e varrezave, dhe ato më pastaj do plotësohen në Xhenet, duke argumentuar edhe me hadithin e Muhamedit a.s.: "Varri është kopsht prej kopshteve të Xhenetit ose gropë prej gropave të zjarrit".[3]

Me një fjalë, Allahu i Madhërishëm po u drejtohet besimtarëve: Mos u pikëlloni, dhe mos u dëshpëroni nga dhembjet që u shkaktojnë pabesimtarët, sepse çdo njeri do të vdesë, e më pastaj në botën tjetër - në Xhenet ju, o besimtarë, do ta merrni shpërblimin e merituar e të plotë, për besimin dhe sakrificat tuaja.

Ndërsa në vijim të ajetit, shihet qartë rezultati i imanit – besimit në botën tjetër, ku kurorëzohet me shmangie nga zjarri dhe futje në Xhenet, prandaj thuhet:

"E kush i shmanget zjarrit e futet në Xhenet, ai ka arritur shpëtim"

Me këtë sinjalizohen veprat e njerëzve, të cilat i thërrasin pronarët e tyre për në zjarr, sepse njeriu në përgjithësi në këtë botë më tepër anon nga sherri e pasioni i tepruar, sesa nga hajri e punët e mira, andaj shmangia nga zjarri është shpëtim. Kjo nënkupton se nga zjarri do të shmangen ata të cilët, me cilësitë e tyre morale, edukuese, fetare dhe njerëzore kanë arritur të mposhtin cilësitë jonjerëzore, të këqija e shtazarake, dhe me plot sinqeritet, çiltëri dhe devotshmëri janë kthyer tek Allahu xh.sh.[4]

Shprehja e përdorur "i shmanget", lë të kuptohet se zjarri i Xhehenemit ka një masë të fortë tërheqëse dhe tërheq çdokënd që i afrohet, dhe me atë rast njeriu ka nevojë për dikë që e largon – e mënjanon nga ajo masë e fortë tërheqëse, prandaj, kjo është e natyrshme, ai që i shmanget asaj dhe shpëton, pa dyshim hyn në Xhenet dhe shpëton. Këtu hasim një përshkrim kuranor fantastik, përshkrim konkret i shmangies nga zjarri. Dhe me të vërtetë, realiteti i tij është i tillë, ngase zjarri me atë rast ka masë tërheqëse shumë të fortë. A thua, puna e keqe – mëkati në këtë botë, nuk ka masë tërheqëse? Sigurisht që ka, dhe në këtë gjendje, a nuk ka nevojë njeriu për dikë që e largon nga ajo fuqi tërheqëse e mëkatit? Patjetër se po! A thua besimtari arrin t'i kryejë të gjitha obligimet dhe t'u përmbahet të gjitha dispozitave hyjnore në mënyrë të përkryer? Sigurisht që jo, por me mëshirën e Allahut xh.sh. shmangen besimtarët nga zjarri i Xhehenemit dhe shpërblehen me Xhenet, si rezultat i besimit dhe sakrificës së tyre në këtë botë.[5]

Nga ky sqarim kuptojmë se kur thuhet për dikë - "u shmang – u largua filani", kuptojmë se ai ishte duke qëndruar në një vend, i frikësuar, e si ndodh kjo me zjarrin? Shkak i ekzistimit të zjarrit janë mëkatet, e mëkatet janë pa dyshim shumë tërheqëse për mëkatarët, kurse besimi dhe veprat e mira vijnë që t'i shmangin besimtarët nga zjarri. Pra, zjarri ka masë të fortë tërheqëse, sepse është i mllefosur dhe i hidhëruar nga pabesimtarët, prandaj Allahu xh.sh. në kaptinën "El-Mulk", këtë e përshkruan

kështu: "Nga zemërimi, ai gati copëtohet". Në vijim Zoti i Madhërishëm i thotë zjarrit: "A je mbushur? E, ai përgjigjet: A ka ende?" (kaptina Kaf, 31).

Shkak i ekzistimit të zjarrit janë mëkatet e kësaj bote, ngase mëkatet tërheqin dhe joshin mëkatarët, andaj edhe zjarri ka tërheqje të fortë sikurse mëkatet në këtë botë që tërheqin njeriun, dhe të qëndruarit as në Xhenet e as në zjarr, është gjë e mirë (njëfarë fitoreje), e ç'mendon nëse largohet – shmanget nga zjarri dhe hyn në Xhenet? Pa dyshim, kjo është fitore e madhe. Për këtë arsye mbi zjarr ekziston një urë (Sirati), nëpër të cilën do të ecin njerëzit. A thua pse? Në mënyrë që besimtarët ta shohin zjarrin dhe të kuptojnë se, sikur të mos ishte besimi i tyre, nuk do të mund ta kalonin atë, dhe thonë: Falënderuar qoftë Allahu i Madhërishëm që na shpëtoi nga zjarri. Kështu nga shprehja kuranore "i shmanget", kuptojmë se dikush tjetër i shmang nga zjarri besimtarët, e Ai është Allahu, i Cili në këtë botë ka nderuar dhe fisnikëruar besimtarët me iman – besim, e në botën tjetër i shmang nga zjarri si rezultat i besimit të tyre. Ndërsa, në vijim të ajetit përshkruhet jeta e kësaj bote:

"E jeta e kësaj bote (dynjaje) nuk është tjetër përveç një përjetim mashtrues"

Derisa Allahu xh.sh. jetën në të cilën jemi, e cilëson si "dynja", sinjalizon qartë se ekziston një jetë tjetër, e cila nuk është si kjo dynja, por është krejt tjetër, e amshueshme dhe madhështore, për këtë arsye në ajetin tjetër, kjo çështje përshkruhet kështu: "Kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër vetëmse dëfrim e lojë, e jetë e vërtetë, pa dyshim është ajo e botës së ardhme ( Ahireti), sikur ta dinim". ( Kaptina El- Ankebut, 64).

Kjo d.t.th. se bota tjetër është jetë e cila me plot të drejtë meriton të quhet jetë, ngase është e përhershme, kurse njeriu në këtë dynja kalimtare mund të bëjë dëfrim e kënaqësi në bazë të mundësive të tij, por ato janë të pakta dhe të përkohshme, andaj njeriu nuk meriton e nuk duhet të mashtrohet dhe t'i lakmojë së tepërmi këto, gjithnjë duke kujtuar ajetin kuranor: "Jo, është e vërtetë se ai i kalon kufijtë, për shkak se e ndien veten të pavarur". (kaptina El- Alak, 6-7)[6]

Kjo jetë e dynjasë është përjetim mashtrues, sepse është kalimtare dhe e shkurtër, ndaj i Madhërishmi Allah na tërheq vëmendjen se jeta e botës tjetër është më e dobishme dhe e përjetshme, ndaj edhe thotë: "Po ju po i jepni përparësi jetës së kësaj bote. E dihet se jeta e botës tjetër është më e dobishme dhe e përjetshme". (kaptina El-A'ëla, 16- 17), si dhe ajeti tjetër: "Dhe çdo gjë që ju është dhënë juve është kënaqësi dhe shije e kësaj bote, ndërsa ajo që është tek Allahu (thevabi), është shumë më e mirë dhe e përhershme, pra, a nuk mendoni?" (kaptina El-Kasas, 60).



Përjetimi i kënaqësive të kësaj dynjaje është vetëm mashtrues, kurse kënaqësia e vërtetë, e cila meriton përpjekje e mundime, angazhim e sakrificë është ajo e jetës tjetër, që manifestohet me hyrje në Xhenet dhe shmangie - largim nga zjarri. Dhe kur kjo bindje ngulitet thellë në shpirtrat e besimtarëve, atëherë pasojnë sprovat e ndryshme ndaj tyre në pasuri, në vete etj., kjo sepse ata tashmë janë përgatitur që të ballafaqohen me sprova të tilla.

Allahu xh.sh. i drejtohet Muhamedit a.s. dhe besimtarëve në përgjithësi, duke u shpjeguar atyre se imani – besimi është dhurata më e mirë për ta në jetën e kësaj bote, po, megjithëkëtë, kjo nuk do të thotë se ata nuk do të sprovohen me lloj-lloj sprovash, ngase çështja e imanit kërkon natyrisht sprova për të vënë në peshojë atë. Për këtë arsye në vijim tha:

"Ju patjetër do të sprovoheni si në pasurinë tuaj, si në veten tuaj, madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve, po në qoftë se duroni dhe ruheni, ajo është gjëja më vendimtare".

Sprovimi është ligj nga ligjet e Zotit ndër besimtarë, si në pasuri, në vete etj., pas së cilës është i domosdoshëm durimi dhe vendosmëria, ngase kjo është rruga për në Xhenet. Sprovimi është mënyra më e mirë për të pastruar shpirtrat e besimtarëve, e për të matur sinqeritetin e tyre në besim, dhe në të njëjtën kohë për të pastruar radhët e tyre, duke krijuar në këtë mënyrë shoqëri të pastër, të edukuar e të fortë islame, që të jetë në gjendje të përballojë të gjitha vështirësitë, sfidat dhe pengesat përgjatë jetës dhe misionit të thirrjes islame. Me këtë vërtetohet qartë se shoqëria islame, e formuar mbi këtë bazë, është e përgatitur për thirrjen islame dhe zbatimin e programit hyjnor, ngase ballafaqimi me pengesa, sfida e sprova të ndryshme, domosdo kërkon durimin dhe zgjon ndjenjën fuqizuese të imanit për sakrificë - për hir të së vërtetës hyjnore islame. Me rastin e sprovimit, besimtarët arrijnë të kuptojnë realisht vetveten e tyre, ngase ata atëherë shohin praktikisht proceset jetësore e ngjarjet e ndryshme, duke kuptuar se sprovimet po vënë në peshojë besimin dhe vendosmërinë e tyre, e në anën tjetër, me durim dhe sakrificë, ata forcojnë bindjen dhe devotshmërinë në tërësi. Kështu pastrohen edhe radhët e besimtarëve nga ata që nuk bëjnë durim, nuk ruhen e nuk janë të vendosur për sakrificë maksimale, dhe që kanë rënë nën ndikimin e cytjeve të djallit. Andaj, përballë këtyre ballafaqimeve, sprovave dhe sfidave, më të durueshmit janë të devotshmit dhe të sinqertët.[7]

Sprovimet e ndryshme të besimtarëve në jetën e kësaj bote janë konfirmuar edhe në shumë ajete të tjera si: "Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta, e edhe nga frytet, po ti jepu myzhde durimtarëve. Të cilët kur i godet ndonjë e pakëndshme thonë: Ne jemi të Allahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi". (kaptina El-Bekare, 155-156).

Nga kjo kuptojmë se besimtarët do të sprovohen patjetër në jetën e tyre, me veten e pasurinë e tyre, në familje e fëmijë, në mënyrë që të vihet në peshojë besimi, vendosmëria dhe sinqeriteti i tyre. Nëse ata tregohen të durueshëm, atëherë ata sprovohen edhe më shumë:

"madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve".

Me këto fjalë i Madhërishmi Allah i drejtohet Muhamedit a.s. dhe besimtarëve, pas kalimit të tyre në Medinë, duke u

أستغفر الله العظيم الذي لا إله إلا هو الحي القيوم
وأتوب إليه توبة عبد ظالم
لا يملك لنفسه ضرا ولا نفعا ولا موتا ولا حياة ولا نشورا

dhënë atyre përkrahje, qetësi dhe prehje përballë ofendimeve e nënçmimeve që u bëheshin nga pabesimtarët, duke i urdhëruar në të njëjtën kohë për durim dhe sakrificë deri në fitore.

Transmetohet nga Usame bin Zejd se Muhamedi a.s. dhe shokët e tij, ashtu si i kishte urdhëruar Allahu xh.sh., duronin dhe nuk hakmerreshin ndaj ofendimeve të pabesimtarëve, dhe pikërisht për këtë shkak zbriti edhe ajeti: “ Madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve”. Transmetuesi me këtë rast shton se Muhamedi a.s. bënte durim dhe nuk hakmerrej ndaj tyre, dhe kjo gjendje zgjati derisa Krijuesi Fuqiplotë u lejoi atij dhe besimtarëve vetëmbrojtjen.[8]

Gjithashtu transmetohet nga Abdullah bin Keab bin Malik, nga babai i tij, të ketë thënë se Keab bin Eshref – jehudi, ishte poet dhe përqeshte Muhamedin a.s. dhe i cyste pabesimtarët kundër tij, dhe kur Muhamedi a.s. arriti në Medinë, gjeti banorët e saj të ndryshëm; prej tyre myslimanë, idhujtarë - politeistë dhe jahudinj, andaj Muhamedi a.s. deshi të lidhte marrëveshje paqeje në mes tyre. Mirëpo, politeistët dhe jahudinjtë e ofendonin atë dhe shokët e tij në të gjitha mënyrat, ndërsa Zoti i Madhërishëm urdhëroi të dërguarin e Tij dhe besimtarët për durim, dhe zbriti ajeti: ”Madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve”.[9]

Në këtë ajet vërejmë se sprovimi në pasuri i ka paraprirë sprovimit në vete, ngase sprovimi në vete mund të jetë me rasje, me sëmundje etj., e nëse është me vrasje, atëherë kuptohet se çdo besimtar nuk do të vritet, dhe sprovimi i tillë nuk i përfshin të gjithë besimtarët, kurse në pasurinë e tyre do të sprovohen të gjithë. Dikush nga njerëzit gabon kur thotë se sprova në esencë është e keqe, sepse në të vërtetë sprova është sikurse provimi në shkollë për të vërtetuar kush arrin sukses e kush dështon, prandaj, kur Allahu xh.sh. tha: “Do të sprovoheni”, kjo i ngjan fjalës së mësuesit kur u drejtohet nxënësve: “Do të keni provim”, atëherë a do të thotë kjo se sprova është e keqe? Pa dyshim se jo!

Në parim ai që nuk di të ballafaqohet me sprovën ashtu si duhet, sigurisht se ajo do t’i hakmerret, kurse ai që e përballon me sukses, përfiton nga ajo. Sa për ilustrim po marrim shembullin e atij që sprovohet në pasuri dhe me sukses e përballon atë, duke thënë: E tëra është e kaluar, Allahu xh.sh. zvogëloi përgjegjësinë time, ngase, po të kisha pasuri e nuk do e shfrytëzoja në rrugët e duhura, atëherë pasuria për mua do të ishte vetëm sprovë dhe mëkat, ndaj Zoti xh.sh. ma pakësoi atë, në mënyrë që të mos më bëjë me mëkate e të më shpjerë në zjarr. Këtë shpjegim e gjejmë edhe në ajetin tjetër, ku thuhet: ” E njeriu, kur e sprovon Zoti i Tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: Zoti im më ka ndihmuar!. Por, kur, për ta sprovuar, ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: Zoti im më ka nënçmuar!” (kaptina El-Fexhr, 15-16).

Njeriu kur ka pasuri dhe me plot mirënjohje thotë: Zoti im më nderoi, është shumë më e mirë, dhe më e vlefshme sesa ai për të cilin Zoti xh.sh. tha: “Ai (Karuni) tha: Më është dhënë vetëm në saje të dijës sime! Po a nuk e di ai se Allahu para tij ka shkatërruar nga popujt e lashtë të tillë që ishin edhe më të fuqishëm e më të pasur se ai....” (El-Kasas, 78). Nga kjo kuptojmë se ai që mendon se pasuria është nderim, kurse varfëria nënçmim, kështu ka gabuar, ngase pasuria nuk është gjithmonë argument i nderimit, dhe as varfëria argument i nënçmimit. Por, kur mund të jetë pasuria argument i nderimit? Ajo mund të jetë argument i nderimit vetëm atëherë kur besimtari e shfrytëzon në rrugën e duhur, e nëse nuk vepron ashtu dhe e keqpërdor, atëherë pasuria për të është nënçmim dhe mëkat, dhe në këtë rast varfëria është më e mirë, prandaj Allahu xh.sh. tërheq vërejtjen me fjalët: “Jo, nuk është ashtu! Por (punoni edhe më zi), ju nuk e përfillni bonjakun. Nuk cytni njëri-tjetrin për ta ushqyer të varfrin. Dhe ju e hani me të madhe trashëgimin (e padrejtë). (kaptina El- Fexhr, 17,18,19).

O ju që nuk e përfillni bonjakun, nuk ushqeni të varfrit dhe e hani trashëgimin me të padrejtë, për ju si mund të jetë pasuria nderim? Jo, në këtë rast pasuria është nënçmim, mëkat, ngarkesë e përgjegjësi, dhe, nëse jeni të tillë, e Zoti i Madhërishëm jua merr pasurinë, kjo s’mund të jetë nënçmim për ju, por lehtësim dhe heqje e barrës së mëkatit nga ju. Andaj, pasuria gjithmonë s’mund të jetë argument i nderimit, dhe as varfëria argument i nënçmimit.[10]

___________________

*Fusnotat:*

1. Ibni Kethiri, Tefsir El-Kuran El-Adhim, vëll. i parë, faqe 434, pa vit botimi, Kajro.
2. Tefsiri i Muhamed Muteveli Esh- Sharavit, vëll. i tretë, faqe 1924-1925, pa vit botimi, Kajro.
3. Tefsir El- Bejdavi, Envar Et-Tenzil ve Esraru Et-Te’vil, vëll. i parë, faqe 194, viti i bot. 1999, Bejrut
4. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El-Vadih, vëll. i parë, faqe 318, viti i bot. 1992, Kajro
5. Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll. i parë, faqe 539, viti i bot. 1996, Kajro.
6. Tefsiri i Muteveli Sharavit, faqe 1926, 1927, 1928.
7. Fi Dhilalil Ku’ran, Sejjid Kutub, faqe 539- 540.
8. Ibni Kethiri, Tefsir El-Kuran El-Adhim, faqe 435. Shkaku i zbritjes së këtij ajeti në këtë transmetim theksohet shkurtimisht, kurse Imam Bejhekiu gjatë komentimit tij e thekson gjerësisht.
9. Imam Nisaburi, Esbabu En- Nuzul, faqe 114, viti i bot. 1996, Kajro.
10. Tefsiri i Muteveli Esh- Sharavit, faqe 1920 - 1921.

# Ai që shndriti gjithësinë

**Resul Rexhepi**

**“O Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar, përgëzues dhe qortues. Dhe me Urdhrin e Allahut , thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues”.** (El-Ahzab, 45, 46)
**“Vërtet Allahu derdhi mbi besimtarët mirësi të madhe kur Ai dërgoi ndërmjet tyre një të dërguar (Muhammedin) nga mesi i tyre, i cili do t’u lexojë atyre argumentet, do t’i pastrojë ata nga mëkatet dhe do t’ua mësojë atyre Librin** (Kuranin) **dhe urtësinë** (Synetin), **edhe pse para kësaj ata kanë qenë në humbje të qartë”.** (Ali Imran, 164)

Ibrahimi a.s., derisa i ngrinte muret e Qabesë së bashku me të birin, Ismailin, në një moment iu lut Zotit: “Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga gjiri i tyre, të dërguar, që t’u lexojë atyre ajetet e Tua, t’u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t’i pastrojë (prej ndyrësisë së idhujtarisë) ata. S’ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi.” (El-Bekare, 129)

U desh të kalonte një kohë e konsiderueshme, madje disa shekuj, derisa Allahu i Gjithëmëshirshëm ia pranoi lutjen Ibrahimit dhe e dërgoi atë që shndriti gjithësinë, Tokën dhe qiejt, të gjitha krijesat. E dërgoi më të zgjedhurin e Tij.

Në prag të shekullit VI bota ishte në një gjendje skajshmërisht të vështirë, dhe sidomos në Siujdhesën Arabike. Zotëronin veset negative e të dëmshme për shoqërinë, kurse morali kishte rënë në një nivel tepër të ulët. Ishin kohë të vështira atëbotë, të vështira aq, që njerëzit më me ëndje e dëshironin vdekjen sesa jetën. Pak ose aspak fusha të jetës kishin ngelur pa u prekur nga imoraliteti e degjenerimi njerëzor.

Dhe pikërisht në ato kohë dramatike, mëshira e Allahut shndriti gjithësinë, shndriti njerëzimin.

Ishte ditë e hënë, 12 Rebiu-l-evvel ose 20 prill 570, kur lindi më i zgjedhuri i Allahut, Muhamedi. Gëzimi s’kishte kufi. Gjyshi i tij Abdyl-Muttalib, sapo mori lajmin për lindjen e nipit, vajti tek dhoma e së resë, Emines, e përgëzoi për këtë lindje dhe e mori nipin dhe me të vajti tek Qabeja, ku do t’i vinte emrin Muhamed, një emër jo edhe i panjohur, po, megjithatë, rrallë i dëgjuar. Pyetjes pse i vuri pikërisht këtë emër, gjyshi Abdy-l-Muttalib do t’i përgjigjej: “Dëshiroja që ai të bëhet i falënderuar nga të gjithë”.

Ai, fëmijërinë e hershme e kaloi në fshat, tek fisi benu Sa’d, pranë gjirit të Halimes, në ajër të pastër e larg zhurmës urbane. Babai Abdullahu i kishte vdekur




që pa lindur Muhamedi dhe e ëma do ta linte jetim që në moshën gjashtë vjeç. Ndryshe edhe nuk mund të ndodhte, sepse, duke qenë se atë e përgatiste Allahu për mision universal, atë edhe do ta përgatiste Vetë Ai- Allahu, sepse Ai më së miri e di se si duhet edukuar, rritur dhe përgatitur (njeriu) për një mision të tillë universal. Gjatë kohës sa ishte i ri, ai do të ruante bagëtinë e xhaxhait të tij, Ebu Talibit, po gjithashtu do të merrej pak edhe me tregti, ku u dëshmua mjaft besnik, i drejtë dhe i sinqertë. Ai në moshën 25 vjeç do të martohej me zonjën mekase Hadixhen, tek e cila do të gjente prehjen e ngrohtë familjare.

Si i ri që ishte, ai ishte modeli i njeriut me moral të përkryer, shpirti i tij, edhe para se t’i zbriste Shpallja, shkëlqente nga besnikëria, sinqeriteti, urtësia. Ndër moshatarët e tij, ai dallohej shumë pikërisht për shkak të shkallës së lartë të

njerëzisë, shpirtit të madh e human dhe modestisë së madhe që kishte. Ai jetoi një jetë të thjeshtë dhe modeste, mjaft i tërhequr nga të tjerët, ndoshta edhe për faktin se ishte i bindur se ajo që bënin ata, ishte në kundërshtim me normat njerëzore dhe ajo që ata besonin, ishte, po ashtu, në kundërshtim me mendjen e shëndoshë. Pikërisht në këtë kohë, kur ai kishte mbushur të dyzetat, derisa, i vetmuar, në periferi të qytetit, tek shpella Hira meditonte për një rrugëzgjidhje nga kjo idhujtari, - do të fillonte t'i zbriste Shpallja. Më 17 janar 611 Besniku-Xhibril a.s. do t'i përcillte besnikut –Muhamed Fjalët e para të Allahut, për të vazhduar misionin për 23 vjet me radhë. Në të vërtetë, deri me ardhjen e Muhamedit a.s., u pa se njerëzia nuk ishte në gjendje që, në bazë të logjikës së shëndoshë, të gjente të vërtetën, rrugën e Allahut, shpëtimin në këtë botë dhe në botën tjetër. Kështu, Allahu i Gjithëmëshirshëm, në personalitetin e Muhamedit a.s., zgjodhi bartësin e misionit të shenjtë, dhe atij i dërgoi Urdhrin e parë për të lexuar, studiuar e hulumtuar në emër të Allahut. Në fillim, për shkak të gjendjes shoqërore ekzistuese, nga një anë, dhe për shkak të rëndësisë së misionit, nga ana tjetër, Shpallja do t'u kumtohej njerëzve fshehtas, po, me kalimin e kohës, Pejgamberit do t'i urdhërohej: "Dhe tërhiqu vërejtjen farefisit tënd më të afërm", për të vazhduar më vonë, më shumë se njëzet vjet pandërprerë e në vazhdimësi, - të shpërndante dritë e lumturi. Këtu do të fillonte ndryshimi i tërësishëm i historisë, do të fillonte të nxirrte shkëndija rilindja njerëzore. Tashmë bota do të fillonte të merrte një ndriçim të ri, i cili do të kishte synim zhdukjen e fanatizmit, injorancës dhe errësirës shekullore. Do të ndryshonte rrënjësisht filozofia e jetës; që atëherë njeriu do të adhurojë Krijuesin e vërtetë, do t'i nderojë vlerat njerëzore dhe do të mbjellë farën e dashurisë mbarënjerëzore. Muhamedi a.s., me një rast, do të deklaronte: "O njerëz, ta dini se unë jam i dërguari i Allahut për të gjithë ju, për t'ju treguar fenë e vërtetë të Zotit, fe të cilën e kanë pasur të gjithë pejgamberët e Zotit, por që, me kalimin e kohës, e ndryshuan njerëzit dhe futën shumë gënjeshtra e shumë risi të shpikura, ndaj, unë, me Urdhrin e Zotit, po e




dëlir e po e pastroj dhe kështu po i kthej origjinalitetin e saj". Pra, Islami është fe e natyrshme e çdo njeriu, secili lind me të, dhe konceptet e tij janë të gjera sa edhe vetë njerëzimi. Fundja, a nuk ishte Islami feja e Ademit, Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait dhe e të gjithë vëllezërve të tyre pejgamberë ?!

Nga të gjitha virtytet dhe cilësitë e larta, me të cilat ishte i pajisur më i dashuri i Allahut, Allahu në Kuran thekson moralin e tij të lartë, kur thotë: "Ti vërtet je në piedestalin më të lartë të moralit". Kurse zonja Aishe tregon se Pejgamberi a.s. moralin e merrte nga Kurani:"Morali i tij ishte Kurani". Në të vërtetë, vetë jeta e Pejgamberit a.s. qe shembull për brezin që jetoi në kohën e tij- ashabët, e po ashtu edhe për brezat që do të pasojnë gjer në përfundim të kësaj bote. Me një rast, Pejgamberi do të shprehej: "Jam dërguar (nga Allahu) për ta plotësuar moralin e bukur".

Ai këshillonte për përkorësi dhe modesti në këtë botë, sepse kështu do të meritosh që Allahu të të dojë ty. Me një rast, Pejgamberi porosit: "Kur të falësh namazin, fale sikur të ishte namazi yt i fundit! Mos e thuaj fjalën për të cilën nesër ke për t´u penduar! Mos dëshiro atë që dëshirojnë njerëzit, pa ditur gjë!"

Pejgamberi sillej me shumë dhembshuri ndaj të varfërve, shpesh kishte qejf që nivelin e ulët të mirëqenies së tyre materiale t´ua zëvendësonte duke iu ndihmuar me ç'kishte mundësi, ose së paku me një buzëqeshje apo fjalë të ngrohtë. Abdullah ibn Amri tregon: "Një ditë, Pejgamberi a.s. hyri në xhami. Të varfërit qenë ulur në një skaj. Për t'i respektuar dhe për t'u përfituar zemrat, ai u ul pranë tyre, nisi të bisedonte me ta dhe tha:

"Përgëzime muhaxhirëve të varfër. Ata do të hyjnë në kopshtet e Xhenetit dyzet vjet para të pasurve. Meqë nuk kanë pasur pasuri, llogaria e tyre do të mbarojë shpejt".

Kurse me një rast, bashkëshortes së tij i pati thënë: "O Aishe, kurrë mos e kthe prapsht nevojtarin që të vjen në derë! Mbro veten nga zjarri i xhehenemit, qoftë edhe me një gjysmë hurme".

Gjatë misionit të tij profetik, Muhamedi a.s. u ballafaqua me sfida të ndryshme, me tortura rrëqethëse, mirëpo, asnjëherë dhe për asnjë moment nuk u hamend për amanetin që kishte. Madje, në dallim nga pejgamberët e tjerë, sa herë që armiqtë e sulmonin, e torturonin dhe i bënin keq, ai E luste Zotin: "O Zot, udhëzoji në rrugë të drejtë dhe fali, se ata nuk janë duke e ditur". Me një rast Ajsheja e paska pyetur nëse ka përjetuar ditë më të vështirë se në Uhud? (Me atë rast ai kishte pësuar plagosje të rënda trupore, qe vrarë Hamzai dhe shumë ushtarë të tjerë.). Ai ishte përgjigjur: "Po, kur jam kthyer nga Taifi, nga familja e Beni Abdi-Kilabit, më injoruan, madje më gjuajtën edhe me gurë e më përgjakën, e unë u dëshpërova jashtë mase. Në atë moment më pati ardhur meleku e më pati thënë: Sikur të urdhëron zotnia jote, me emër të Allahut, këto dy kodrina do t´i rrafshojë e ata që të dëbuan, do të mbulohen nën dhe e gërmadha. - Jo, se shpresoj që edhe nga ata do të lindë ndonjë fëmijë, i cili do t´i besojë Allahut"- i qe përgjigjur Pejgamberi Mëshirues melekut.

Prandaj, për Muhammedin a.s. nuk




mund të thuhet ndryshe përveçse ai ishte si dielli, rrezet dhe ngrohtësia e të cilit nuk janë pronë e askujt dhe as që i takojnë një lloji të caktuar, një gjinie të caktuar, një klani të caktuar, një mjedisi të caktuar, por prej dritës dhe rrezeve të tij ka dobi e tërë jeta, pra nga virtytet e larta të Muhammedit a.s., nga fisnikëria e jetës së tij, nga synimet dhe përpjekjet e tij, me udhëzime për të drejtuar njerëzit në këtë jetë dhe për të siguruar shpëtimin në botën tjetër, ka dobi dhe do të fitojë secili që pranon dhe zbaton udhëzimet e tij.

I nderuari Sherif Putra ka shkruar: "Muhamedi a.s. ishte i pajisur me cilësi të bukura e tërheqëse, ai kishte një zgjuarsi të hollë e të mprehtë, një kujtesë të fuqishme, mendje të gatshme, kuptim të shpejtë, parafytyrim të gjallë, kishte veti tepër të mira dhe të lakmueshme, një shpirt atdhedashurie shembullore dhe durim të pakufishëm, ishte një gjeni që komandonte dhe konsultohej me shokët dhe të tjerët. Ai kishte një kurajë plot guxim, serioz me karakter të qëndrueshëm, në takimin e parë të bënte për vete, kishte delikatesë dhe ndjenja të pjekura. Ai ishte i thjeshtë, i dhimbshëm dhe i gjerë me jetën familjare, tërheqës në mënyrën e veprimit, simpatizues i atyre që u binte fatkeqësi, i dashur e përfillës kundrejt shokëve e familjes, baba i dhembshur dhe burrë bujar e zemërgjerë. Ai ishte njeri me gjykime të shkëlqyera, i ëmbël dhe kënaqës në bisedime, moscenues në sjelljet e të tjerëve dhe popullor i madh me inferiorët. Ai ishte shumë i sjellshëm në të pritur, në të përcjellë e në të bërit vizita, ishte një dashurues i flaktë për fëmijë, ai i ndalonte në rrugë ata, i përkëdhelte, i lëmonte e u fliste fjalë të ëmbla. Ai nuk e donte atë njeri që nuk e donte fëmijën e vet, ai e urrente deri në palcë rrenën. Ai ishte me të vërtetë njeri i patronditur, i pamërzitur, i besueshëm, vëllazëror, i dashur, shpirtmadh, këmbëngulës në të kryerit e detyrave fetare, trim e i zellshëm në punën që do të bënte, dhe i paqortueshëm për sjelljet personale dhe familjare...".

Ndërkaq, Ibn Haxhen Hajtemi ka deklaruar:

"Në këtë natë (fjala është për natën e mevludit) të gjitha krijesat, melekët, xhindet e kafshët si dhe metalet e pashpirta i japin myzhde njëri-tjetrit duke u gëzuar se ndriçoi botën nderi i gjithësisë".

Pejgamberi a.s. nuk la trashëgim tjetër përveç Kuranit dhe Synetit, pra, Islamit dhe disa qindra mijëra myslimanë, për të arritur kjo shifër sot në afër dy miliardë. Sot nuk ka vend ose mjedis në tërë rruzullin tokësor ku të mos ketë besimtarë islamë, ithtarë të Muhamedit a.s. Krahas faktit se ai përmendet dhe mbi të bien salavat miliarda myslimanë, mbi të gjitha emrin e tij Allahu e krahasoi me emrin e vet: La ilahe il-lallah Muhammedun Resulull-llah. Vallë, a ka nderë më të madh se ky ?!!

Sa do që të shkruhet për Muhammedin a.s. në ditëlindjen e tij të 1437, gjuha jonë është tepër e varfër. E varfër sidomos karshi asaj që Allahu tha për të në Kuran: "Lart ta kemi ngritur emrin tënd".

Me këtë rast, do të sjellim, sa për kujtim, disa porosi nga tërë ai thesar hyjnor i më të zgjedhurit të njerëzimit:

"Bujari është i afërt tek Allahu, i afërt në parajsë dhe i afërt tek njerëzit".

"Bëni mirë, se vërtet Allahu xh.sh. i do bamirësit".

"Mos i ktheni kurrizin njëri-tjetrit, mos u përçani, po të jeni të bashkuar në vëllazëri".

"Ndihmo të tjerët duke mos thënë jo (ose s'kam), mos ke frikë, se Zoti nuk ta pakëson".

"S'ka besim ai që s'ka besnikëri, dhe s'ka fe ai që s´e mban premtimin".

"Kënaqësinë e Zotit e gjeni në të kënaqur të prindërve, e moskënaqësinë e Tij në moskënaqësinë e prindërve".

"Dy bashkëshortëve që jetojnë në harmoni me njëri-tjetrin, Zoti u fal mëkatet e tyre".

"Zoti e ndihmon njeriun derisa ai të ndihmojë vëllanë e vet."

"Nuk është besimtar i vërtetë ai që nuk sillet mirë me fqinjin e vet".

"Ata që e sigurojnë jetën me punë të ndershme, janë të dashurit e Allahut".

"Kush mëshiron ata që janë në tokë, mëshirohet nga Ai që është lart".

Lumturia e vërtetë në të dy jetët do të arrihet nëse zbatohen parimet e mësimeve të Pejgamberit a.s. në jetën tonë dhe nëse për shëmbëlltyrë e kemi më të dashurin e Allahut, atë, me ardhjen e të cilit ndriçoi gjithësinë, atë që nderoi njerëzinë.

Allahu i Madhërishëm në Kuran na thotë: "Pra, ata që e besojnë, e nderojnë dhe e ndihmojnë atë, veprojnë në dritën e asaj që i zbriti, - të tillët janë të shpëtuarit". ('Araf, 157).

# Diagnoza lehtëson shërimin

**Bahri Simnica**

Për të qenë rrugëtimi ynë i suksesshëm gjatë thirrjes islame, duhet të gjejmë përafërsisht dobësinë apo më mirë defektin e atyre të cilëve u drejtohemi, ngase, po e gjetëm pengesën, atëherë shumë lehtë do të gjejmë edhe mjetin për ta mënjanuar atë të keqe apo atë defekt. Realisht, për një rezultat të suksesshëm të thirrjes islame, duhet të gjenden patjetër mangësitë dhe të metat që janë pengesa kryesore për depërtimin e thirrjes islame deri tek njerëzit. Dhe, kur e gjejmë sëmundjen apo defektin tek ata që i thërrasim, shumë lehtë do ta gjejmë “barin shërues”, për të cilin ndoshta kemi humbur pak kohë, derisa e kemi gjetur kategorinë e sëmundjes, por, nëse do ta kemi vërtetuar se kategoria e sëmundjes dhe lokalizimi i saj është në një vend të sigurt, shërimi do të jetë shumë më i lehtë. Së paku mjekët kështu e thonë.

Andaj, edhe ne, nëse i shohim problemet me të cilat ballafaqohen ata që i thërrasim si dhe mangësitë dhe të metat që u sjellin kokëçarje, atëherë do ta kemi shumë lehtë për t`u dalë në ndihmë.

Vërtetësia dhe kategorizimi i llojit të sëmundjes, si dhe largimi i dyshimeve të mundshme rreth çfarëdo lloji tjetër të sëmundjes, do të jetë shumë më lehtë për t’u realizuar, ngase shpeshherë ata që i thërrasim, nuk mund ta vërejnë vetë kategorinë e rrezikut që i rrethon, dhe si pasojë e gjithë kësaj mosdijeje, nuk arrijnë të shijojnë pranimin e thirrjes islame, e cila, pa dyshim, ka mundësi edhe t’i largojë shumë sëmundje.

Ashtu si specialisti e detyron pacientin për përdorimin e terapisë a barnave, njësoj edhe thirrësi islam, atyre që u drejtohet, duhet t’u japë këshilla dhe predikime, që ata t’i marrinë dhe të mos i lënë anash, por t’i praktikojnë në jetë, nëse duan të jenë të lumtur dhe pa brenga në këtë botë. Nxitja për të vepruar dhe qortimi për t’u larguar, janë dy shtylla shumë me rëndësi si në mjekësi, ashtu edhe në thirrjen islame, ngase të gjitha këto fjalë kanë për qëllim njeriun, i cili për një kohë të caktuar ka çaluar ose ka dështuar dhe ka nevojë për një terapi, qoftë ajo ditore, javore, mujore apo ndoshta vjetore, po mund të jetë edhe për tërë jetën.

Angazhimi i pacientit, në rastin tonë i atyre që i thërrasim me veprime konkrete, bën ata që të ndihen mirë dhe do të shohim shpejt rezultatet e terapisë që ne u kemi ofruar atyre, duke u zotuar se nuk do të largohen nga kjo terapi deri në vdekje. Por, krahas kategorisë së dobësive dhe të metave, masës i duhet folur për të mos i ngarkuar me asgjë jashtë mundësive që ata kanë në ketë gjendje të rëndë edhe fizike, po edhe shpirtërore.

Për ta plotësuar çdo zbrazësi të atyre që i thërrasim, një kategorie duhet t’u ofrohet edukatë dhe shkollim, që të binden se vërtet rruga që u është ofruar, ka bazë dhe mbështetje të fort shkencore po edhe fetare, kundër të gjitha atyre pengesave dhe barrikadave që ati u kanë mbuluar mundësinë e shijimit të realitetit.

Në praktikën mjekësore, së pari bëhen analizat e mandej fillon terapia kundër sëmundjes me të cilën ballafaqohet pacienti. Kështu realisht duhet filluar edhe nga ne thirrësit islamë: së pari të vërtetohen pengesat dhe problemet me të cilat ballafaqohet shoqëria, në mënyrë që të dimë nga t`ia fillojmë, që ndikimi ynë të jetë sa më i fortë dhe më i qëndrueshëm.



Nëse kemi praktikuar këtë metodë, nuk diskutohet nëse ia kemi arritur qëllimit të thirrjes islame, që ajo të jetë shëruese e jo shkatërruese, të jetë afruese e jo larguese nga shoqëria, të jetë e thjeshtë e jo e ngatërruar dhe e papërcaktuar, të jetë e lehtë dhe jo e rëndë, e kapshme për logjikën e jo alogjike, se çdo gjë jologjike është edhe afetare. Islami është i logjikshëm dhe i kapshëm për mendjen e njeriut, andaj asaj mendjeje i duhet ofruar ajo që atij i mundëson kapjen dhe praktikimin e asaj që ia thotë mendja e mbushur me bindje.

Burimi kryesor, ose, më mirë të themi, baza kryesore e sëmundjes, që më së shumti i ka sjellë kokëçarje njeriut, si në të kaluarën ashtu edhe në të tanishmen, është injoranca apo injorimi i i Fuqiplotit. Sa herë që njeriu injoroi Fuqiplotin dhe të Gjithëdijshmin, doli në shesh se ky njeri ka dështuar si në aspektin fizik, ashtu edhe në atë shpirtëror. Kjo ishte vetëm me një shkas që të mos hyhet në nënshtrimin e urdhrave të Allahut, që vetëm Ai të adhurohet dhe që vetëm Atij I takon nënshtrimi e jo dikujt tjetër nga krijesat e Tij.

Ky injorim apo injorancë, bëri që njerëzit, me kalimin e kohës, të mashtrohen pas kësaj bote duke iu nënshtruar krejtësisht epsheve dhe lakmive të shumta që ofron kjo botë, harruan botën tjetër, që është e përhershme;madje jo vetëm që e harruan po edhe injoruan ekzistimin e saj, gjë që ata i bënte edhe më tepër lakmues të kësaj bote kalimtare, për se të gjithë jemi më se të bindur dhe përditë po e shohim se kjo botë, megjithatë, është kaluese dhe, sado e gjatë, prapë është e shkurtër për t’i plotësuar të gjitha dëshirat e tyre që janë dhënë pas saj. Si përmbledhje e asaj që u tha më lart, vijmë në përfundim se kjo sëmundje e atyre që ne i thërrasim, mund të përmblidhet në dy gjëra: në kufër si dhe në dalje nga e vërteta, dhe që të dyja këto janë të shtrira aq bukur dhe të zbukuruara, saqë njeriu vërtet shumë lehtë bie në grackat e sprovave dhe lakmive të pabesimtarëve, duke menduar se çdo gjë është kjo botë dhe me të përfundon gjithçka.

Këtu kemi të bëjmë me ato që shkatërrojnë besimin e njerëzimit, ngase edhe në rrugëtimin e besimit tek Allahu, do të dalin pengesa dhe barrikada të ndryshme, të cilat, ndoshta, nuk janë të kategorisë së mosbesimit, mirëpo ato dëmtojnë dhe dobësojnë bindjen në argumentet e besimit në Allahun Fuqiplotë. Këtu na dalin në shesh edhe disa indikacione dytësore, të cilat kanë qenë shkaktare shumë të mëdha për të mbizotëruar ky dezinformim rreth Islamit apo së vërtetës.

Çdo sëmundje duhet t'i ketë shkaktarët e vet; ata gjithherë fillojnë nga kënde të ndryshme përmes infeksioneve e dëmtimeve të kohëpakohshme në jetë, derisa të ndodhë edhe rëndimi i trupit dhe ai më nuk ka imunitet për t'u mbrojtur, pra nuk ka trupa mbrojtës ndaj sëmundjeve, dhe këtu fillon sëmundja a infektimi dhe pastaj kalon në sëmundje të rëndë derisa edhe ta lodhë trupin.

Me një kthim prapa, do të shohim se gjatë rrugëtimit të njeriut, po të ishte intervenuar me kohë për mënjanimin e atyre shenjave të para të infektimeve të vogla, sigurisht që nuk do të kishte arritur shkalla e një sëmundjeje të rëndë, e cila, për t'u shëruar, kërkon shumë kohë dhe mundime të mëdha, si mjekësore ashtu edhe mundime te mëdha fizike të vetë pacientit. Kjo do ta arsyetonte edhe anën shpirtërore dhe psikike të njeriut, i cili për vite të tëra nuk ka menduar për jetën e vet, për qëllimin e ekzistimit të tij, edhe pse ai një ditë duhet t'i lërë të gjitha dhe të kthehet në një gjendje që ka qenë më parë.

Këtë rast na dëshmon një shprehje tjetër mjaft gjithëpërfshirëse e mjekësisë: "Më mirë të mbrohemi sesa të shërohemi". Po kjo vlen edhe për anën shpirtërore, që të mos ngarkohemi me gjërat për të cilat nuk jemi kompetentë dhe nuk kemi mundësi t' i ndryshojmë, pa u mbështet në një Fuqiplotë dhe tek një i Gjithëdijshëm, i Cili e di më së miri për se ka nevojë kjo krijesë mjaft karakteristike si dhe mjaft specifike.

Pasi tashmë kemi gjetur dështimin gjatë rrugëtimit tonë në aspektin fetar, atëherë do ta kemi më lehtë të gjejmë edhe shërimin, i cili është bërë më se i nevojshëm për mbarë njerëzimin, që është kthimi tek Krijuesi, i Cili e di më së miri për çfarë kemi nevojë. Bari i vetëm dhe shërimi i vetëm për njerëzimin mbarë, është bindja në Allahun Një dhe se vetëm Atij I takon falënderimi si dhe



vetëm tek Ai është kthimi dhe shpëtimi dhe gjetja e arsyes për të jetuar në këtë botë kalimtare dhe sfiduese, për të gjithë njerëzimin, ngase është mashtruese dhe lakmitare për njeriun, për se Vetë Allahu ka dashur të jetë e këtillë, në mënyrë që, megjithatë, njerëzit të mos i lënë anash edhe begatitë e kësaj bote, mirëpo ato të mos jenë qëllim i jetës së tyre.

Dëshmia për Allahun Krijues dhe në të njëjtën kohë i merituar për t'u adhuruar, e bën njeriun të qetë dhe të arsyeshëm pse jeton dhe çfarë kërkohet nga ai. Po ashtu, kundërshtimi i shejtanit si dhe i të gjitha intrigave të tij që përgatit për mbarë njerëzimin, bën që njeriu të jetojë i qetë dhe i arsyeshëm në këtë botë kalimtare. Ja se çfarë thotë ajeti kuranor në vijim:" Ne ia dërguam Nuhun popullit të tij e ai tha: O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij! Unë kam frikë se do të bjerë mbi ju dënimi i një Dite të madhe!" (El-A`raf, 59).

Gjithashtu në lidhje me këtë rast, kemi edhe thënien e Muhammedit a.s., kur prijësit kurejshitë erdhën tek axha i tij, Ebi Talibi, për ta pyetur se çfarë kërkon Muhammedi prej tyre. Ai u tha: "Të besoni se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe të lini atë që ju po adhuroni nga idhujt dhe putat" (Hadith). Zaten, ky ishte edhe misioni i të gjithë të dërguarve të Allahut: " Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): "Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!" Disa prej tyre Allahu i shpuri në rrugë të drejtë, e disa e merituan të mbeteshin në humbje. Andaj, udhëtoni nëpër botë, të shihni se si ishte fundi i përgënjeshtruesve!" (En-Nahl, 36).

Pasi u munduam që, sado pak, të argumentonim se, kur gjendet sëmundja dhe shkaqet e sëmundjes, atëherë shumë më lehtë është të gjendet bari shërues. Në thirrjen islame për të gjitha llojet e dështimit të njerëzimit në aspektin e besimit, duhet t'i drejtohemi Kuranit si dhe Synetit, dhe aty do të gjejmë të gjitha barnat shëruese dhe mbrojtëse nga çfarëdo lloj infektimi. Me t'u kthyer tek Kurani, do të vërejmë se ai vazhdimisht thërret për besim e mandej për veprime konkrete, apo thënë më shkurt, për adhurime që kërkon bindja në Allahun. Po kjo gjë vlen edhe kur kthehemi tek historia e Muhammedit a.s., i cili me tërë mundin e tij u angazhua që njerëzit të bindeshin, dhe mandej për veprime është shumë më lehtë. Kjo që themi, pothuaj vlen për gjithçka në këtë botë: Po nuk pate bindje, atëherë e ke vështirë të punosh diçka, kur nuk je i kënaqur dhe nuk je i bindur se aty ka diçka që të ndihmon dhe të qetëson edhe fizikisht edhe psikikisht.

Kthimi i njerëzimit në besim të vërtetë dhe të logjikshëm si dhe praktikimi i gjithë asaj që ajo realisht kërkon nga ne, do të na bënte të lumtur me atë që kemi në duart tona, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. Besimi në Allahun, është garantuesi më i mirë për të gjithë ata që vuajnë nga çfarëdo sëmundjeje, ngase porosia kuranore dhe Fjalët Allahut janë shëruese për zemrat e njerëzimit.

Nëse e kemi arritur këtë, atëherë për ta mbrojtur dhe ruajtur këtë bindje në Allahun, duhet vepruar, e veprimi duhet të jetë i përputhur me porositë e atij që e di diagnozën për shërimin tënd, ashtu siç e di mjeku specialist i një lëmi për sëmundjen dhe terapinë e dhënë me përdorimin e barnave derisa të shërohesh plotësisht. E njëjta gjë vlen për besimin se, nëse kemi besimin po nuk e ruajmë atë me vepra, atëherë ai mund të dëmtohet dhe nuk ka peshë.

Pra, nëse kemi diagnostikuar llojin e sëmundjes dhe kategorinë e saj, por nuk përdorim terapinë e dhënë nga specialisti (mjeku), atëherë sëmundja nuk kalon, sepse ti e di llojin e sëmundjes po ajo duhet shëruar me terapi të vazhdueshme. Kështu është edhe Islami, po pate besimin dhe nuk veprove në ushqimin e atij besimi me adhurim dhe me kryerjen e detyrave që kërkon ky besim, atëherë ai besim zhduket me kalimin e kohës.

Derisa po flasim për bindjen, na bie në sy një dukuri shumë interesant tek ne, ngase nga njerëzit kërkojmë t'i kryejnë detyrat e ata nuk e dinë se për kë të kryhen ato detyra, dhe kjo pa dyshim përbën dështimin e të gjithë atyre që kërkojnë dytësoret në fe e i lënë parësoret. Pa dyshim që parësore për ne duhet të jetë bindja, e pastaj detyrimet që kërkon ajo bindje.

Sa për ilustrim rreth bindjes, po sjellim këtu një ajet nga Kuran, i cili sfidon të gjithë ata që ende kanë dyshim në Krijuesin Fuqiplotë si dhe Furnizues e Mbikëqyrës i kësaj gjithësie.

Allahu i Gjithëdijshëm thotë: "O njerëz, nëse dyshoni në ringjalljen, mendoni se Ne ju kemi krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës, pastaj prej droçkave të gjakut, pastaj prej një cope mishi me trajtë të plotë ose jo të plotë, për t`jua bërë të qartë! Dhe Ne e mbajmë në mitër atë që duam deri në kohën e caktuar. Pastaj ju nxjerrim si fëmijë e pas kësaj do të arrini moshën e pjekurisë. Disa nga ju vdesin e disa ngelin deri në pleqëri të thellë, që të mos dinë asgjë nga ajo që kanë ditur më parë. Dhe ti e sheh tokën të tharë, por, kur Ne lëshojmë ujë mbi të, ajo trazohet dhe gufon e prej saj mbijnë gjithfarë lloj bimësh të mrekullueshme në çift". (El-Haxhu, 5-7).

Kjo metodë e thirrjes së Allahut për bindje dhe nënshtrim ndaj Krijuesit të gjithësisë, ka vlerë edhe pas periudhës mekase, por vlen edhe deri në ditët tona, dhe do të vlejë deri në ditën kur do të shkatërrohet gjithësia, ngase njerëzit gjithherë do kenë nevojë për udhëzime dhe për bindje, pa dallim kohe, vendi si dhe pa dallim ngritjeje intelektuale dhe kulturore.

Shumë nga ajetet që zbritën në Medinë, me vonë pothuaj përfundojnë me bindjen në Allahun, që jep të kuptohet se vazhdimisht, krahas bindjes, kanë ardhur ajetet vepruese, por edhe krahas ajeteve vepruese, kanë ardhur edhe ajetet bindëse. Kjo për thirrësin bën të kuptojë se, sa herë që vëren se në masë ka çalime për sa i përket bindjes, duhet të ndalet dhe t'i kushtojë rëndësi kësaj, edhe pse ata mund të falen dhe të kryejnë obligimet e tjera fetare, por kanë nevojë për t'u kujtuar shumë ajete, të cilat shtojnë imanin dhe bindjen në veprimet e tyre. Ky hap i thirrësit islam duhet të jetë gjithherë i lidhur ngushtë me rrethanat në të cilat vepron, gjithnjë aktual dhe gjithnjë në kohë dhe me arsye, kur sheh se ka nevojë për akiden, besimin, atëherë tema do të jetë për besimin, për ta forcuar e përmirësuar atë vazhdimisht, do të thotë që, sipas gjendjes aktuale, ai edhe duhet të veprojë pa i ndarë bindjen dhe veprimin.

Pas gjithë kësaj që u tha, do të mundohemi të nxjerrim një rregull apo një parim, i cili gjeti vazhdimisht nëpër shekuj dhe do ta gjejë veten në mesin e myslimanëve, që është se myslimani, në këtë rast thirrësi islam, duhet të merret gjithherë me parësoret e jo me dytësoret, si po ndodh sot, për fat të keq, ku kohën më të madhe e harxhojmë në dytësore dhe jo për parësoret, gjë që nuk përputhet me Islamin e as me logjikën e shëndoshë. Të kërkohen gjërat tepër anësore e të lihen bazat, kjo s'ka logjikë; të mos shikohen rrethanat ku thërrasim, kjo bën që mandej thirrësi të dështojë ashtu si mjeku i cili merret me gripin e rrufën e sëmundjet e zemrës etj. nuk i përfill. Është dështim profesional si nga këndi i mjekësisë, ashtu edhe nga këndi islam, që të humbet kohë për sendet për të cilat pa dyshim janë tepër të pavlera në krahasim me kufrin-mosbesimin. Të shohim një veprim të Muhamedit a.s. derisa ishte në Mekë, dhe bënte thirrje për besimin në Zotin Një, edhe pse i vërente adhurimet e kota të atyre që kundërshtonin, por asnjëherë nuk provoi t'i thyente putat që ata adhuronin, por punoi vazhdimisht në thyerjen e drynave - katinarëve që kishin mbyllur zemrat e atyre dhe, kur arriti për t'i thyer ata dryna, atëherë, ata vetë i thyen putat që adhuronin deri atëherë. Ç'dua të them me këtë, - ne po dëshirojmë t'i thyejmë e t'i çrrënjosim dukuritë e shumta negative, pa i thyer drynat e atyre njerëzve që u kanë bllokuar zemrat, veprimet e tyre se një bindje dhe me një ofrim të dëshmive se çdo dukuri që është kundër vetë njeriut, kur ai bindet se ajo është e keqja. Atëherë, ai vetë ka për të hequr dorë prej saj. Ja një shembull: Ne të gjithë jemi ngritur kundër korrupsionit-vjedhjes dhe po flasim kundër tij e po dëshirojmë që brenda një nate të mbyllen ata njerëz dhe të ekzekutohen para ligjit për keqpërdorimin e posteve dhe të pasurisë shoqërore.

A thua mos do të ishte më mirë që atyre njerëzve t'u themi se asgjë tek Allahu nuk humbet dhe nuk harrohet dhe se një ditë, qoftë në këtë botë, qoftë në tjetrën, do t'u kthehen pasojat e haramit dhe të keqpërdorimit, qoftë atyre ose familjeve, për një pasuri të fituar pa djersë, dhe një ditë gjithçka do të përfundojë në burg e në shkatërrim të familjes - me humbjen dhe dështimin e karrierës apo edhe me humbjen e autoritetit të trashëgimtarëve, ngase do t'u thuhet gjithmonë se ata janë pasuesit e atyre që vodhën, të atyre që keqpërdorën, të atyre që u korruptuan - nga armiqtë tanë. Kjo do të thotë se njeriu, le që do ta humbë veten pa dyshim, po për pasojë dhe për veprime të tij, do të humbin dhe dështojnë edhe pasardhësit tij.

Bindja se me harame nuk shkohet përpara dhe nuk fitohet asgjë në këtë botë, dhe se për të gjitha duhet dhënë llogari si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër, e largon dhe shpëton shoqërinë nga çdo e keqe.

Andaj të punojmë me bindje e jo me detyrime, se detyrimi gjithherë historikisht, në të gjitha shoqëritë njerëzore, ka qenë i padëshiruar dhe gjithherë do të jetë i padëshiruar, pa marrë parasysh se ndonjëherë duket sikur të korruptuarit-hajdutët po lulëzojnë dhe po ngrihen, megjithatë një ditë jo larg të gjithë do të ballafaqohen me realitetin ajeteve kuranore dhe porosive fetare, se nuk është mirë të flitet dhe të kërkohet ajo që nuk praktikohet nga vetë thirrësi, i cili vërtetë duhet të jetë shembull vetë, e mandej të kërkojë nga të tjerët.

# Cilësitë që duhet t’i ketë një thirrës islam

Mehdi Kastrati

Nuk ka dyshim se thirrja për rrugën e Allahut është prej veprave më të çmuara dhe më të ndershme që mund të bëjë një besimtar, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: “Kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugë të Allahut, që bën vepra të mira dhe që thotë “unë jam prej myslimanëve”. (Fussilet, 33.)

Nga të gjitha fjalët që mund t’i flasë njeriu në këtë jetë dhe prej të gjitha shprehjeve gjuhësore që mund t’i shprehë ai gjithherë, është fjala ‘Davet-thirrje në Islam’, që mbetet fjala më e mirë dhe më e ëmbël.

Ky mision ishte mision i pejgamberëve, por pas tyre këtë detyrë e kanë thirrësit (imamët). Ata janë pasues dhe trashëgimtarë të pejgamberëve, besimtarë të sinqertë që lëvizin në tokë dhe i thërrasin njerëzit në rrugën e drejtë. Por, për të arritur sukses fjala dhe ligjërata e thirrësit (Davedxhiut), ai duhet të pajiset me disa cilësi, të cilat do t’i cekim në vijim.

### 1. Lidhja e fortë me Krijuesin

Lidhja e fortë me Allahun është nga cilësitë parësore dhe shtytja morale për thirrësin, ngase ai i thërret vëllezërit për Ibadet, mirësi dhe devotshmëri.



Lidhja me Allahun atë e bën të jetë i qartë për detyrat me të cilat e ka obliguar Allahu dhe ato që i ka ndaluar, por kjo lidhje bëhet vetëm atëherë kur ai shton ibadetin, duatë dhe përkushtimin e tij në madhërim të Allahut, dhe kërkon nga Ai mëshirë dhe ndihmë.

Kur thirrësi bindet në të gjitha çështjet islame, ai fiton besimin se atë e ruan dhe e ndihmon Allahu xh.sh., i lexon ajetet kuranore, ku Allahu thotë: ‘Allahu largon dëmet e idhujtarëve ndaj atyre që besuan, se Allahu nuk e do asnjë tradhtar e bukëpërmbysët” (El-haxh, 38)

Dhe ajetin: “E tashmë fjala jonë u është dhënë më parë robërve tanë të dërguar, se ata pa dyshim do të jenë të ndihmuar, dhe se ushtria jonë do të jenë ata ngadhënjyesit” (Essafat, 171-172-173)

Kurani fisnik pra ata që kanë lidhje të fortë me Krijuesin, i siguron se do të jenë të ndihmuar dhe të mbrojtur nga Zoti, dhe për njeriun mbetet të shikojë vetveten e tij se sa duhet të përkushtojë shpirtin dhe trupin në adhurim ndaj Allahut. E kur është fjala për thirrësin, ai duhet të ketë një përkushtim të madh dhe të veçantë nga të tjerët, ngase nuk bën të ndalet vetëm në kryerjen e obligimeve parësore (farzeve), por duhet të shtojë ibadetin, duatë dhe lutjet drejtuar Zotit.

Kështu ai e ndien veten të fuqishëm dhe argumentues para të tjerëve, sepse vetë ai prin i pari dhe praktikon ato që janë urdhëruar, dhe ndalohet nga ato që janë të ndaluara. I referohet ajetit kuranor: “Vërtet namazi im, Kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Zotin e gjithë botëve”.

Thirrësi merr udhëzim nga i Gjithëdijshmi, nga Sunduesi i Lajmëruar për çdo gjë, jeton nën mbrojtjen e Sunduesit dhe Krijuesit të vet, e pason udhëzimin e tij, i cili është i saktë dhe u nënshtrohet urdhrave të Krijuesit dhe Sunduesit të vet. Allahu xh.sh. në Kuranin fisnik thotë: “Thuaj Vetëm Allahu udhëzon në të vërtetën, atëherë pra a është më e drejtë të shkohet pas atij që udhëzon në rrugë të drejtë, apo pas atij që nuk udhëzon...” (Junus, 35)

## 2. Marrëdhëniet e mira me njerëzit

Thirrësi (Davedxhiu) duhet të këtë marrëdhënie të mira dhe të vazhdueshme me të tjerët, të përjetojë me ta të mirat dhe të këqijat, gëzimet dhe hidhërimet e tyre, pajtimet dhe mospajtimet, etj. Ai duhet të ulet, të bisedojë për hallet dhe problemet e tyre dhe të mundohet t'i zgjidhë ato sipas ajeteve kuranore ose haditheve të Muhamedit a.s. .

Thirrja për rrugën e Allahut është detyrë e të dërguarve dhe lajmëtarëve të fesë,të cilët janë robërit më të zgjedhur të Allahut. Ata janë emisarët e Tij për robërit e Tij. Gjithashtu, kjo është detyrë e zëvendësve dhe trashëgimtarëve të të dërguarit, pra Ulemasë së vërtetë dhe robërve të sinqertë të Allahut. Pas imanit, kjo është vepra më e mirë, ngaqë frytet e saj janë udhëzimi i njerëzve tek e vërteta, afrimi nga e mira dhe largimi nga e pavërteta e gënjeshtra, nxjerrja nga errësira në dritë.

Thirrja për hir të Allahut, domethënë thirrje për fenë e Tij, ndjekje e udhëzimeve të Tij dhe zbatim i ligjeve të Tij në tokë, dhe të dëshmuarit e Njëshmërisë së Tij me ibadet e kërkim të ndihmës, nënshtrim, hedhje të hyjnive të rrejshme, të cilëve në vend të Allahut u shprehet dëgjueshmëri, pranimi si e vërtet e asaj që Allahu e ka emërtuar si të vërtetë, dhe si i humbur atë që ai e ka emërtuar si të humbur, urdhërimi për të mirë dhe largimi nga e keqja.

Ai (thirrësi) duhet t'ua kujtojë njerëzve jetën dhe sjelljet e të Dërguarit a.s., me familjen e tij, me fqinjët, shokët dhe me të tjerët; sa i respektonte ata që e respektonin, dhe sa ka qenë këmbëngulës në të vërtetën dhe atë që ka zbritur nga Allahu xh.sh..P.sh. sa i respektonte ashabët r.a., e sa ishte këmbëngules ndaj axhës së tij Ebu Talibit, kur i kërkoi që ai të hiqte dorë nga kjo fe.

Thirrësi gjithsesi duhet të jetë i sjellshëm, i arsyeshëm, i urtë, i edukuar, i ditur dhe i afërt me të tjerët, ngase edhe ka për detyre t'u komunikojë Islamin në formën më të mire të mundur të pasurve, të varfërve, burrave, grave, fëmijëve, etj. Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni midis jush, e nuk ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur, e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El huxhurat 13.)

Përkundrazi, ashpërsia, vrazhdësia, dhe ekstremizmi janë dalje nga pasimi i Pejgamberit a.s..

Omeri r.a. i kishtë thënë Sadit: "Njerëzit po ankohen për ty, bile edhe për namazin tënd", e ai i tha: "Në dy rekatet e para lexoj gjatë e në të dytat lexoj shkurt, nuk lë mangësi atë që e kam mësuar nga Muhamedi a.s.". Omeri i tha: "Kështu mendon ti për vete, a thua si mendoj unë dhe të tjerët...", pra ia tërhoqi vërejtjen për teprimin.

## 3. Shembull i mirë

Nëse thirrësi do që zëri i tij të dëgjohet lart dhe të ndikojë në zemrat e njerëzve, duhet të jetë së pari ai vetë shembull i mirë për të tjerët.

Të fillojë nga vetvetja e tij për të formuar një personalitet të fuqishëm, parimor, të guximshëm, të vendosur dhe real, përndryshe fjalët e tij nuk do të ndikojnë në zemrat e të tjerëve. Allahu në Kuran thotë: "O ju që besuat, pse po e thoni atë që nuk e punoni, tek Allahu është shumë e urrejtur të thoni atë që nuk e punoni". (Es-saff 23.)

"A po i urdhëroni (thirrni) njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni, ndërsa ju lexoni librin, a nuk po mendoni". (El-Bekare 44)

Shembulli i mirë i bind të tjerët, se arritja e këtyre cilësive do t'u siguroj jetë të mirë dhe shpërblim të madh.

Hudhejfa r.a. rrëfen se një njeri në kohën e Pejgamberit a.s., erdhi dhe po lypte, por askush nuk i dha gjë. Më vonë dikush i dha diçka, dhe të gjithë pas tij i dhanë. Atëherë Pejgamberi a.s. tha: "Kush bën një të mirë dhe të tjerët e pasojnë, ai ka shpërblimin e tij dhe shpërblimin tjetër që është sa shpërblimet e atyre që e kanë pasura, duke mos u pakësuar nga shpërblimi i tyre. Ndërsa, kush bën një të keqe dhe të tjerët e pasojnë atë, ai ka mëkatin e tij dhe një mëkat tjetër sa mëkatet e atyre që e kanë pasuar pa u pakësuar nga mëkati i tyre". (Ahmedi, Hakimi, Tirmidhiu)

Omeri r.a., pa Talha bin Ubejtullahun se kishtë veshur ihrame të lyera me ngjyrë dheu, i tha: "Ç'është kjo rrobë e lyer, o Talha"? Është nga dheu, o i pari i myslimanëve" - u përgjigj Talha. Omeri ia ktheu: "Me të vërtet, o ju grup i vogël, ju jeni imamë të cilët pasoheni nga njerëzit dhe ka mundësi që ndonjë i paditur të shohë këtë dhe të thotë se Talha bin Ubejtullahu ka veshur ihrame të lyera, andaj mos i veshni këto rroba të lyera", pra ja tërhoqi vërejtjen për shikimet e mprehta të njerëzve tek të cilët kjo sjellje mund të ketë ndikim negativ. Pra, thirrësi duhet të jetë shembull në ibadet, devotshmëri, sjellje e deri në gjerat dytësore, si veshjet dhe mbathjet.

## 4. Durimi

Durimi është nga virtytet që Kurani fisnik i kushton kujdes të veçantë, që thirrësi duhet të ketë gjithmonë si cilësi të brendshme të tij.

Durimi në parim ndahet në tri kategori.

a) Durimi në nënshtrueshmërinë ndaj të Madhit Zot xh.sh.
b) Durimi për t'u ruajtur nga të këqijat dhe gjynahet.
c) Durimi në raste sprovash dhe fatkeqësish.

Lidhur me durimin, në veprën 'Ihja - Ulumu-ddin' Imam Gazaliu thotë: "Në Kuran Allahu i Madhëruar durimin e përmend në 70 e disa vende, ai ka ardhur në formën e urdhrit, siç është ajeti - "O ju që besuat, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe, që të shpëtoni, ruajuni dënimit të Allahut" (Ali-Imran, 200), e pastaj e gjejmë në formën e zgjedhjes në ajetin: "O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtet Allahu është me durimtarët" (El-Bekare, 153)

Mandej e gjejmë në formën e prijësit në ajetin: "Dhe prej tyre Ne i bëmë prijës që me urdhrin tonë udhëzojnë, pasi që ata ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve tona ishin të bindur" (Es sexhde, 23), e gjejmë se nuk fiton askush shkallë me të lartë tek Zoti përveçse me shkallën e durimit në ajetin: "A mos menduat ju se do të hyni në xhenet e Allahu pa e ditur se cilët prej jush kanë luftuar dhe cilët prej jush ishin të durueshëm". (Ali-Imran, 142 ).

Durimi është shenjë e një imani stabil. Pejgamberi a.s., i ka pyetur shokët:A jeni ju besimtarë ?

Omeri tha: Po, o i dërguar i Zotit", e ai i tha: Cila është shenja e imanit tuaj ?

Omeri tha: Falënderojmë në të mira, durojmë në fatkeqësi dhe jemi të kënaqur me përcaktimin e Zotit. Muhamedi a.s. u tha: Për Zotin e Qabesë, ju jeni besimtarë".

Thirrësi duhet të ketë cilësinë e durimit si dhuntinë më madhështore që Allahu i dha njeriut, për se Pejgamberi a.s. thotë: "Allahu nuk e ka furnizuar robin e tij me asgjë më mirë dhe më gjerë sa me sabër-durim". (Buhariu.)

I dërguari a.s. dhjetë vjet i kaloi duke thirrur në fe, por gjatë kësaj periudhe nuk pati ndonjë kalim masiv të njerëzve në Islam. Të gjithë ata që brenda atyre dhjetë vjetësh pranuan Islamin, ishin individë. Më pastaj në atë vitin e dhjetë të Shpalljes, i Dërguari humbi mbështetjen e tij të brendshme, bashkëshorten e tij Hatixhen r.a., dhe mbështetjen e jashtme, axhën e tij Abu Talib, por me durimin kapërceu edhe ato sfida që i pati gjatë asaj periudhe. Nuk ka fjalë që do të kishin shpjeguar më mirë atë pikëllim e mërzi të madhe sesa fjalët e të Dërguarit a.s., i cili, pasi ishte kthyer nga Taifi, duke e lutur Allahun xh.sh., në vete kishte thënë: “O Zoti im , Të lutem Ty që të më forcosh fizikisht dhe të dal nga kjo situatë e rëndë ku gjendem. Të lutem të më mbrosh nga poshtërimet e njerëzve, o më i Mëshirshmi, Ti je kujdestar i të dobëtve, Ti je kujdestari im, o Krijuesi im, nëse nuk je i hidhëruar ndaj meje, atëherë për gjithë këtë unë nuk mërzitem, falja Jote është shumë e gjerë....”

Thirrësi duhet të bëjë duanë: “O Zot, na bëj prej atyre që durojnë në skamje, sëmundje, dhe sprova, dhe bëje durimin tonë për Ty dhe në Emrin Tend, derisa të bëhemi prej atyre që kanë bërë durim për hir Tëndin, dhe na bëj prej atyre që janë pronarë të Xheneti Adnit”.

## 5. Morali dhe kultura islame

Pejgamberi i Islamit e ka përcaktuar qëllimin parësor të dërgimit të tij dhe metodën që duhet të pasojnë besimtarët, dhe sidomos thirrësit (prijësit fetarë) me fjalët: “Me të vërtetë jam dërguar për t’i plotësuar virtytet e moralit” (Maliku)

Morali është shenjë e imanit të njeriut, ai flet heshturazi për shkallën e imanit të besimtarit. Muhamedi a.s. thotë: Nuk është i fuqishëm ai që nxiton, por i fuqishëm është ai që përmban veten kur është i hidhëruar’.’ (Elmuata, 95)

Morali është nevojë e besimit të vërtetë dhe fryt i tij; imanin më të plotë e kanë ata që e kanë moralin më të lart. Allahu i Lartësuar e përshkoi të parin e thirrësve me këto fjalë: “Vertet ti je në një shkallë të lartë morali”. (El-kalem, 4)

Në ajetin tjetër Allahu xh.sh. i drejtohet të dërguarit: “Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikurse të ishe i vrazhdë e zemërgur, ata do të shkapërderdheshin prej teje...” (Ali-Imran, 159)

Morali është lidhje fisnike në mes thirrësit dhe xhematit, dhe prej obligimeve ndaj kësaj lidhjeje, ndikimi i saj i parë është pastrimi i shpirtit, konsolidimi i moralit dhe përmirësimi i veprave.

Kjo nuk mund të arrihet pa e rrënjosur atë në shpirtin dhe ndjenjën e gjallë, me të cilën çdoherëë do të distancohet nga gabimet dhe do të ndiejë nënçmim nga heshtjet e kota, ndërkaq njohja e punëve të liga, pa u mbrojtur, dhe kryerja e mëkateve të vogla, pa keqardhje, - është argument i humbjes së turpit dhe moralit të njeriut, e pastaj edhe të besimit. Pejgamberi a.s. thotë: “Turpi dhe besimi janë bashkë, nëse mungon njëri, mungon edhe tjetri”.( Hakimi)

Shkak i kësaj është se kur njeriu humb turpin dhe moralin, shkon nga e keqja dhe zbret prej një pune të ligë në një tjetër edhe më të ligë, dhe kështu vazhdon të ecë tatëpjetës derisa të përfundojë në shkallën me të ulët. Transmetohet se Pejgamberi a.s. në një hadith, i cili flet për periudhat e kësaj rënieje, e cila fillon me humbjen e turpit dhe mbaron me pasojat e rrezikshme, ka thënë:

“Allahu i Lartësuar, kur do të poshtërojë një njeri, mënjanon prej tij turpin; e kur i hiqet atij turpi, atëherë do ta shohësh vetëm të urrejtur; e kur ta takosh vetëm si të tille, prej tij largohet edhe besnikëria; e kur të largohet prej tij besnikëria, do ta shohësh atë vetëm tradhtar të madh. E kur të jetë vetëm si i tillë, atëherë prej tij do të largohet edhe mëshira; e kur të largohet edhe mëshira, ti do ta shohësh atë vetëm të braktisur e të mallkuar; e kur ta shohësh vetëm të tillë, atëherë ai do të dalë prej lidhjes së fesë”. (Ibn Maxhe)

Pra, dridhja e njeriut dhe zbehja e fytyrës se tij, në disa raste është argument i një lartësie të fshehtë dhe natyre fisnike, e Pejgamberi a.s. thotë: Turpi në tërësi është i dobishëm” (Muslimi)

## 6. Guximi për të thënë fjalën e vërtetë

Guximi dhe trimëria për të thënë gjithmonë fjalën e drejtë, shpeshherë nuk është një çështje e lehtë, por atë e bën besimi i thellë dhe i pamposhtur, rruga për të pasuar të Dërguarin a.s., dhe për të kryer amanetin e fjalës se Zotit.

Shumë njerëz bishtnojnë apo nuk duan të thonë të vërtetën nga frika apo nga kërcënimi i mundshëm, dhe ka njerëz të tillë që e thonë edhe atë që nuk është edhe aq e vërtetë apo nuk i shkon për shtati atij. Kjo dukuri është përhapur në shumë vende, madje edhe tek popujt myslimanë.

Besimtarët myslimanë duhet t’u rikthehen parimeve të ashabëve, të cilët e thoshin pa frikë gjithmonë vetëm të vërtetën, pa marrë parasysh se në çfarë situate gjendeshin; ata rrezikonin edhe jetën e tyre vetëm e vetëm që t’i dilnin zot fjalës së vërtetë, e ajo fjalë e vërtetë dilte nga i Dërguari i vërtetë, dhe ai i Dërguar e merrte të vërtetën nga Allahu i Vërtetë. Ata i lexonin ajetet kuranore ku Allahu thotë: “O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për hir të Allahut, edhe nëse është kundër vetes suaj, kundër prindërve ose të afërmve tuaj, le të jetë ai pasanik ose varfanjak, sepse Allahu di më mirë për ta, mos ndiqni pra emocionin e t’i shmangeni drejtësisë; nëse shtrembëroni ose tërhiqeni, Allahu e di hollësisht se çka punoni’ (En-nisa, 135)

“Nuk ka asnjë gjallesë në tokë, për të cilën Allahu të mos ketë garantuar furnizimin, ai e di vendbanimin dhe vendstrehimin e saj, të gjitha janë në librin e njohur” (Hud, 6) dhe ajetin: “Çdo popull ka afatin e vet, e kur të vijë afati i tyre, ai nuk mund të shtyhet për asnjë moment dhe as të shpejtohet më parë” (El-A’raf 34).

E kur është fjala për thirrësin (imamin), ai duhet të jetë i bindur se askush nuk mund të merr atë që ia ka caktuar Allahu dhe, së fundi, është afat i caktuar nga i Madhi Zot.

Thirrësi duhet të jetë krenar me fjalën e vërtetë ,ngase mburrja e tij me veten, fenë dhe Zotin,është krenaria e besimit të tij, ndërkaq krenaria e besimit dallon nga krenaria e mendjemadhësisë, kjo krenari është refuzimi i besimtarit që të përulet para ndonjë force, të poshtërohet në ndonjë vend apo të jetë barrë për njeriun.

Kjo është krenari në të cilën ka protestë aq sa ka edhe qetësi; në të ka lartësim aq sa ka edhe përulësi; në të ka ngritje mbi bukuritë tërheqëse të kësaj bote, paragjykimet e njerëzve dhe gënjeshtrat e jetës, po ashtu në të ka lëshim në shërbimin e myslimanëve dhe modesti ndaj tyre, si dhe respektim të së drejtës.

Kjo cilësi përfundon me fjalën e Omer bin Hatabit - “Dëshiroj prej njeriut, që padrejtësisë t’i thotë plot me gojën – jo”!

# Adhurimet-ibadetet dhe lidhshmëria e tyre me besimin

Muharrem Tërnava



E vërteta e padiskutueshme për të cilën na thërret natyrshmëria jonë, është se tërë kjo që na rrethon, është krijimtari e Allahut të Madhëruar. Tërë kjo që na rrethon, ajo që e shohim dhe që nuk e shohim, ajo që e pranojmë, po edhe ajo që pa të drejtë nuk e pranojmë, - është krijimtari e Fuqisë absolute të Allahut të Lartësuar. Këtë të vërtetë e patën pranuar edhe politeistët, të cilët Zotit Krijues i shoqëronin shok në adhurimin e Tij. Në Kuran për ta, thuhet: ”Po nëse i pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të të thonë: “All-llahu!” E si pra, i kthejnë krahët?[1]

Pastaj ajeti tjetër: ”Thuaj: “Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të parët (tuaj), kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri e kush e nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?” Ata do të thonë: “All-llahu”. Ti thuaj: “A nuk i frikësoheni?” (dënimit).[2] Kjo është e vërteta, e cila rrjedh shumë pastër nga natyrshmëria jonë. Këtë të vërtetë mund ta quajmë edhe hap të parë që bën myslimani në jetën e tij të begatshme islame.

Me këtë koncept kemi të drejtë të themi se, ne myslimanët jemi krijesat që e pranojmë fuqishëm dhe pa kurrfarë dyshimi Krijues tonin Allahun xh.sh.. Kjo edhe për faktin se ky besim (besimi në Zotin Një) është pjesë e parë dhe e pandashme e besimit-akides islame. Nga ky besim i fuqishëm, domosdoshmërisht rrjedh edhe obligimi ynë për t’iu nënshtruar Urdhrave të Allahut, Krijues e Sundues, me qëllimin për të fituar kënaqësinë dhe shpërblimin e Tij. Formën e shprehjes së nënshtrueshmërisë sonë ndaj Allahut, falënderimin dhe lavdërimin që i bëjmë, - në terminologjinë islame e quajmë IBADET. Këtu mund të shihet lidhshmëria shumë e ngushtë në mes besimit dhe adhurimit. Kjo mësohet qartë edhe nga leximi që bëjmë në çdo namaz të ajetit nga kaptina El-Fatiha, në të cilin thuhet: ”Vetëm Ty Të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë!

Një pyetje shtrohet doemos këtu: Ç’është adhurimi dhe cila është lidhshmëria e tij me besimin?

Sipas të kuptuarit të Islamit, ibadeti është “ veprim i cili besimtarit mysliman i sjell shpërblim në këtë botë dhe në botën tjetër, është formë me anë të së cilës E falënderojmë Allahun xh.sh. dhe E lavdërojmë Atë.” Adhurimi-ibadeti sipas, këtij përkufizimi, është një fushë e gjerë, e cila në vete ngërthen tërë jetën e myslimanit. Nga kjo del se nocioni (ibadetiadhurimi) mund të ketë përkufizim të gjerë dhe të ngushtë.

Nëse e përkufizojmë adhurimin sipas kuptimit të gjerë, atëherë mund të themi se IBADET është “ çdo gjë e ligjshme (në përputhshmëri me Kuranin dhe hadithin), që bën myslimani me qëllim të mirë, duke synuar me këtë kënaqësinë e Allahut dhe shpërblimin e Tij.” Këtë e themi duke u bazuar në faktin se i dërguari i fundit i Allahut xh.sh. Muhamedi a.s. shumë vepra të përditshmërisë sonë i ka quajtur sadaka – adhurim. Për këtë rast do të përmendnim se ai fjalën e mirë e quante sadaka, njësoj e quante edhe përshëndetjen e myslimanit, ndihmën ndaj nevojtarit, udhëzimin në të mirë, e bile edhe punën që bën njeriu për të mbajtur familjen e tij, etj. Për tërë këto që u përmendën, myslimanit i është premtuar shpërblim, por kuptohet duhet të jenë brenda kufijve të së lejuarës dhe të bëhen me qëllim të mirë.

Për të pasur një përkufizim më konkret, këtë që përmendëm më lart, do të mund ta përmblidhnim në një fjali: Çdo mysliman që pason Kuranin dhe Synetin (e kjo përfshin të gjitha sferat e jetës), duke pasur për synim kënaqësinë e Allahut xh.sh., ai me këtë është ADHURUES i Allahut xh.sh. sipas kuptimin të gjerë të kësaj fjale.[3]

Nëse nga e lartpërmendura kuptohet adhurimi sipas një të kuptuari më gjithëpërfshirës, atëherë doemos duhet të sqarojmë se, kur përmendet fjala adhurim-ibadet, kihet për qëllim kuptimi i ngushtë i fjalës, respektivisht ibadetet, siç janë p.sh.: namazi, zekati, agjërimi, haxhi, të përmendurit e Allahut etj.. Sipas këtij të kuptuari, ibadetet janë format e përpikta të përcaktuara nga Allahu i Lartësuar, me qëllim të falënderimit dhe madhërimit të Tij.

Dijetarët myslimanë, me qëllim të studimit më të lehtë të shkencave islame, bënë ndarjen e tyre në disa fusha, siç janë: fusha e besimit, ajo e etikës, e jurisprudencës, marrëdhënieve ndërnjerëzore dhe në mesin e tyre ishte edhe fusha e ibadeteve-adhurimeve (El-Ibadat). S’do mend se çdo fushë-disiplinë ka veçoritë që e dallojnë nga fushat e tjera, andaj edhe fusha e ibadeteve ka veçoritë e veta. Në vijim do të përmendim disa nga këto veçori, të cilat edhe do të na sjellin në pah lidhshmërinë e ngushtë që ka kjo fushë shumë e rëndësishme me besimin.

- Ibadetet karakterizohen për faktin se janë të kushtëzuara me synimin-nijetin. Që do të thotë se nuk mund të ketë ibadet të ligjshëm dhe të denjë të pranuar nga Allahu, nëse bëhet pa qëllim-synim, apo bëhet me synim, mirëpo synohet dikush tjetër përveç Allahut xh.sh..Kjo për faktin se i Vetmi Allahu i Lartësuar ësh-

të i denjë për t’u adhuruar e falënderuar. Në Kuranin famëlartë i Larti thotë: ”... e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij, të mos e përziejë askënd”.

Nga ajeti kuptojmë se çdo njeri që shpreson takimin me Allahun xh.sh. dhe shpërblimin e Tij pas ringjalljes dhe llogarisë, e kjo duhet të jetë shpresa e çdo myslimani, atëherë le të bëjë vepër që Allahu i Lartë e ka cilësuar të mirë, për të cilën autori i saj meriton shpërblim dhe që të mos adhurojë askënd përveç Allahut dhe vetëm Atë ta ketë synim.[4]

Kështu, çdo njeri që fal namaz, jep zekat, agjëron, kryen haxhin, etj., - pa kurrfarë synimi-nijeti, veprat e tij janë të papranuara, siç janë të papranuara edhe nëse i ka kryer me nijet, por për dikë tjetër dhe jo për Allahun xh.sh.. P.sh. për të fituar përkrahës, për t’u lavdëruar nga rrethi e shoqëria etj.. Nëse nijeti është kusht për të qenë çdo ibadet i ligjshëm, kjo nuk vlen për fusha të tjera, siç janë marrëdhëniet ndërnjerëzore, fusha e etikës, politikës, marrëdhëniet në mes shteteve etj, dhe kjo për faktin se këto, qoftë me synim ose pa të, janë të ligjshme dhe të fuqishme. Tërë ajo që dallon është vetëm se, nëse bëhen me qëllim të afrimit tek Allahu dhe fitimit të kënaqësisë dhe shpërblimin të Tij, meritojnë shpërblim, edhe nëse jo nuk shpresohet në shpërblim, por mosekzistimi i synimit-nijetit nuk ndikon që vepra të jetë e jashtëligjshme.

Nga sa u theksua, shihet qartë lidhshmëria e ibadeteve me besimin. E si të mos jenë të lidhura ngushtë me besimin, kur dihet fakti se nuk mund të jenë të pranuara nëse nuk besohet se vetëm



Allahu është i denjë për t’u adhuruar, dhe në çdo adhurim duhet të synohet vetëm Ai. I Lartmadhëruari na ka mësuar, që në adhurimet tona ditore (e kam fjalën për namazin) të themi në çdo rekat : ”Vetëm Ty Të adhurojmë dhe vetëm tek Ti ndihmë kërkojmë”.[5]

- Fusha e ibadeteve është një fushë shumë e përpiktë në formë dhe kohë. Kjo është një veçori e cila tregon lidhshmërinë e ngushtë të kësaj fushe me besimin. Kjo për faktin se vetëm me të besuar në Allahun xh.sh. dhe në kompetencën e Tij për të përcaktuar format dhe kohët e këtyre adhurimeve, myslimani dëshmon besimin dhe gatishmërinë e tij për të qenë i nënshtruar ndaj Krijuesit Fuqiplotë. Kjo shihet qartë në kujdesin tonë të madh që adhurimet t’i kryejmë brenda kohës së përcaktuar të tyre.

Meqenëse fusha e ibadeteve është shumë e përpiktë, çdo përpjekje për të ndryshuar në të, është risi dhe si e tillë e ndaluar rreptësisht, për të cilën Allahu i Madhëruar ka premtuar ndëshkim. Tërë ajo që i takon myslimanit të bëjë, është t’i nënshtrohet Allahut xh.sh., për se, pa dyshim, rezultat do të ketë shpërblimin e Tij.

Ibadetet janë formë me anë të së cilës myslimani lidhet drejtpërdrejt me Zotin e tij. Fjala drejtpërdrejt është kuptimplotë dhe e domosdoshme këtu, sepse në Islam nuk ka ndërmjetësim në adhurim. Çdo lloj adhurimi, i cili shoqërohet me ndërmjetësim, ai tashmë është shndërruar në paganizëm dhe si i tillë bie ndesh me Njëshmërinë e Allahut në adhurim dhe si rezultat ndesh edhe me besimin si tërësi, sepse akideja islame nuk pranon pjesëzim. Se vetëm Allahu duhet adhuruar, pos të tjerash na mëson edhe ky verset kuranor: ”Adhurojeni All-llahun e mos I shoqëroni Atij asnjë send...,”[6] Andaj, nëse besohet ekzistimi i Allahut, por Atij i bëhet shok në adhurim, atëherë kemi të bëjmë me një kontradiktë të papranuar, e cila shkatërron atë që është ndërtuar më parë. Nga kjo rezulton se, për t’u pranuar adhurimet, parimisht duhet të rregullohet besimi, gjegjësisht të besohet ashtu siç na ka urdhëruar Allahu, e jo si duam ne. Sepse e vërteta është ajo që na ka ardhur nëpërmjet Shpalljes hyjnore, e jo ajo që, me mendjet tona të kufizuara larg nga udhëzimi hyjnor, e përkufizojmë si të vërtetë.

Ibadetet si fushë e veçantë, dhe besimi-akideja - janë të lidhura aq ngushtë me njëra-tjetrën, saqë mund të themi se besimi i mirëfilltë është shtytje e fuqishme për adhurim të sinqertë, dhe adhurimi i sinqertë është rrjedhojë e besimit të mirëfilltë. Siç është edhe besimi i shtrembër arsye për sjellje dhe adhurime të shtrembra. Këtë e shohim qartë në fetë e tjera përveç Islamit, qofshin ato me bazë tek Shpallje apo të shpikura në esencë.

Akideja islame është themeli mbi të cilin myslimani ndërton Islamin e tij, është bazamenti i gjithçkajë.[7] Nëse namazi është quajtur shtyllë e fesë për shkak të rëndësisë së tij, atëherë mund të themi lirisht se akideja-besimi është themeli mbi të cilin është e ngritur kjo shtyllë dhe çdo shtyllë tjetër e Islamit.

Allahu i Madhëruar myslimanët e parë (dhe pas tyre edhe ne) i obligoi me obligime (detyra), u lejoi të dobishmet dhe u ndaloi të dëmshmet, por jo para se t’u ketë mbjellë thellë në zemra besimin e drejtë në Allahun e Lartësuar. Kjo shihet në misionin e të gjithë të dërguarve të Allahut xh.sh. duke përmendur me theks të veçantë të Dërguarin e fundit, Muhamedin a.s., i cili në trembëdhjetë vitet e thirrjes së tij në periudhën mekase, ishte i përqendruar kryesisht në çështjet e besimit.

Në Kuranin famëlartë, por edhe në hadithet e pejgamberit a.s., të cilat janë pjesë e kushtetutës së Islamit, e gjejmë shumë shpesh të përmendur aciden, dhe





kjo për shkak të rëndësisë së saj madhështore. Mirëpo, ajo që duhet thënë domosdoshmërisht këtu, është se në këto burime të Islamit me akide është qëllim bazamenti i Islamit dhe besimi i gjallë, i mirëfilltë, ndikues i cili krijon ndryshime madhështore nga e mira, i cili bartësin e këtij besimi e bën adhurues të sinqertë të Allahut Një, i cili bën ndryshime pozitive në sjellje, në të menduar, perceptuar, i cili i ndërron bartësit të tij tërë konceptin e jetës nga pozitivja.

Kur flasim për akiden islame, për adhurimin dhe sjelljet e myslimanit në përgjithësi, ndihemi keq, por detyrohemi që, për hir të së vërtetës, të pranojmë një realitet që është bërë pjesë e përditshmërisë sonë. E kam fjalën për kontradiktat e plota në mes fjalëve që themi, dhe punëve që bëjmë. Sot Bota Islame (nëse më lejohet të përgjithësoj në këtë mënyrë) jeton në një botë të kundërt me atë, me të cilën është identifikuar me vetëdëshirë. Ne Islami na dallon nga të tjerët, por shpesh vetëm me të shprehur të përkatësisë fetare, ndërsa në realitet, në sjellje nuk dallojmë shumë nga jomyslimanët. Nëse kjo është kështu, atëherë ta kuptojnë se për këtë nuk është i kënaqur Ligjdhënësi, Allahu i Gjithëdijshëm. Kjo për faktin se Ai kërkon që besimin në Të ta arsyetojmë me vepra, sjellje, moral dhe gjithashtu adhurim të denjë, sepse është i Vetmi Që meriton Adhurim. Ta kuptojë secili se të Allahut jemi të gjithë, por kjo nuk do të thotë se të gjithë do të jemi të shpëtuar. Të shpëtuar janë vetëm ata që besojnë fuqishëm Shpalljen e fundit që tek ne e komunikoi me besnikëri Pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s. dhe këtij besimi i bashkohen veprat që janë në përputhshmëri të plotë me besimin.

I Dërguari ynë, Muhamedi a.s., më së fuqishmi e besoi Allahun xh.sh., ishte ai prej të cilit mësuam si duhet besuar, adhuruar, sjellë, thënë me një fjalë, mësuam si dhe pse jetohet. Nga jeta e tij e begatshme, mund të shohim se ishte më i binduri në Allahun por edhe që më së shumti adhuronte Atë. Nga kjo duhet të marrim mësim dhe të kuptojmë se besimi është hapi i parë, pa të cilin nuk ka të ecur, por, nëse bëjmë vetëm këtë hap e jo edhe hapa të tjerë, atëherë, ta dimë se nuk kemi ecur, por vetëm kemi dashur të ecim, e në mos diçka tjetër, jeta na ka mësuar se, me të dëshiruar, nuk vijnë rezultatet, por ato duhen shoqëruar me punë serioze.

Për fund, do të përmendin edhe një fakt nga Kurani famëlartë, i cili na e bën të qartë edhe një herë lidhjen e ngushtë në mes besimit të vërtetë dhe adhurimeve të sinqerta.

Allahu i Gjithëdijshëm thotë: ‘E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet All-llahu, u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve, kur u lexohen ajetet e Tij, u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm tek Zoti i tyre. Dhe, të cilët falin (rregullisht) namazin dhe nga ajo, me se i furnizuam Ne, ata japin. Të tillët janë besimtarë të vërtetë dhe prandaj kanë vende të larta tek Zoti i tyre, kanë falje dhe kanë furnizim në mënyrë të ndershme”.[8]

Besoj se nuk ka nevojë të thuhet më shumë për rolin e besimit të vërtetë dhe lidhshmërinë e tij me ibadetet, pas këtij ajeti të mrekullueshëm kuranor. Me mësime dhe mesazhe shumë të qarta, Allahu xh.sh. na mëson: vërtet me besim të plotë janë ata të cilëve, kur përmendet Allahu, u rrëqethen zemrat nga Madhështia e Tij, e u forcohet besimi-bindja kur u lexohen atyre ajete nga Kurani famëlartë, dhe janë ata të cilët vetëm në Zotin mbështeten dhe vetëm Atij I janë bindur e askujt tjetër. E besimtarë të vërtetë janë ata që edhe falin namazin ashtu si duhet, në kohen dhe formën e paraparë, dhe japin në rrugën e Allahut nga pasuria që Allahu u ka dhënë. Ata që kanë këto cilësi, janë besimtarë të sinqertë, që në zemrat e tyre nuk mbajnë kurrfarë dyshimi. Allahu për ta ka përgatitur grada të larta në Xhenet, do t’ua falë mëkatet dhe në Xhenet do t’u japë begati të bollshme, pa pasur nevojë të mundohen për to.[9]

Ky pra është besimi dhe kjo është lidhshmëria e tij me ibadetet, e këto janë disa nga begatitë me të cilat Allahu i mëshirshëm i begaton robërit e Vet besimtarë.

Pas tërë kësaj mund të përfundojmë se besimi është trungu, ndërsa adhurimet janë frutat e tij, e kush mund të mohojë lidhjen e ngushtë ndërmjet trungut dhe frutave të tij. Trungu pa fruta është i pavlefshëm, kurse frutat pa trung nuk mund të ekzistojnë. Meqë kjo është shumë e vërtetë, atëherë të gjithë besimtarët myslimanë i lusim që besimin e tyre të drejtë - ta arsyetojnë me punë, nëse duan të jenë të shpëtuar.

___

*Fusnotat:*

1. Kur’an (Ez-Zuhruf,, 78).
2. Kur’an ( Junus, 31).
3. Dr. Hasen Ejjub - Tebsitu-l- Akaid El-Islamije, fq. 178, Daru Selam – Kajro 2003.
4. Dr. Vehbet Ez-Zuhejli Et-Tefsurul Vezhiiz ala Hamish El-Kur’anil Adhim, fq. 306, Darul Fikr - Damask.
5. Kur’an (El-Fatiha, 5).
6. Kur’an (En-Nisa, 36).
7. Prof dr. Muhamed Seid Ramadan El-Buti, Të vërtetat e patundshme të besimit islam, fq. 50 , ShB Asr Tetovë 2004.
8. Kur’an (El-Enfal, 2-3 dhe 4).
9. Dr. Vehbet Ez-Zuhejli Et-Tefsurul Vezhiiz ala Hamish El-Kur’anil Adhim, fq. 178.

# Muhamedi s.a.v.s. i Dërguari i fundit i Allahut, me mision universal

Zekerija Tërnava

Allahu xh.sh. nga asgjëja krijoi universin. Ai në krijimet e Tij, vëmendje të veçantë i kushtoi krijimit të sipërfaqes së tokës dhe, pasi kishte krijuar kushtet e volitshme për jetën në tokë, Ai e krijoi njeriun si krijesën më të përsosur, duke e dalluar nga krijesat e tjera me dhurimin e mendjes. Por, edhe pse Allahu xh.sh. i dhuroi njeriut mendjen, ai me këtë strukturë nuk është në gjendje të realizojë misionin e tij, po të mos ishte ndihma e Allahut xh.sh. që i dërgoi njeriut përmes pejgamberëve dhe shpalljeve që solli me ta. Andaj, Allahu xh.sh. që nga krijimi i njeriut të parë, që ishte edhe pejgamberi i parë, dërgoi pejgamberë, që tu tregojnë njerëzve rrugën që duhet ndjekur gjatë jetës së tyre. Numri i pejgamberëve që Allahu xh.sh. dërgoi gjatë historisë së njerëzimit, ishte i madh saqë nuk pati popull që Allahu xh.sh. të mos i ketë dërguar pejgamber.

Thotë Allahu xh.sh.:

"Dhe (dërguam) të dërguar më parë, për të cilët të rrëfyem, dhe të dërguar të tjerë, për të cilët nuk të rrëfyem..." (En-nisa:164)

"... e nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar." (Fatir:24)

"...e Ne nuk dënuam askënd para se t'ia dërgojmë të dërguarin." (El-Ira:15)

"...Çdo popull pati udhëzues (pejgamber)." (Er-Ra'd:7)

Gjithashtu Muhamedi s.a.v.s. na tregoi se numri i pejgamberëve të Allahut xh.sh. ishte i madh, dhe këtë e gjejmë në hadithin që transmeton Ebu Umame, ku thuhet se Ebu Dherri e kishte pyetur Pejgamberin s.a.v.s. për numrin e pejgamberëve:

"O i dërguar i Allahut, sa është numri i plotë i pejgamberëve (nebij)?e ai tha: njëqind e njëzet e katër mijë, prej tyre pejgamberë (resul) kanë qenë gjithsej treqind e pesëmbëdhjetë." (Trasmeton Ahmedi)

Allahu xh.sh. vargun e gjatë të pejgamberëve dhe shpalljeve e përmbylli me dërgimin e Muhamedit s.a.v.s. dhe me shpalljen e Kuranit të madhëruar.




### Vërtetimi i pejgamberisë së Muhamedit s.a.v.s.

Muhamedi s.a.v.s. ishte pejgamberi i fundit i Allahut xh.sh. Kur u shpall pejgamberia e tij, ndodhi sikur me pejgamberët e tjerë, kishte shumë të atillë që i thoshin se ai ishte gënjeshtar, magjistar, falltor, etj., dhe kishte të atillë që e mohonin pejgamberinë e tij dhe do të ketë edhe në të ardhmen, por mjafton që Allahu xh.sh. ishte dhe do të jetë mbrojtës dhe dëshmues i vërtetë, sepse Ai Vetë i hedh poshtë këto trillime dhe mendime të tyre.

Thotë Allahu xh.sh.:

"A mos thonë ata se ai (Muhammedi) shpifi gënjeshtër ndaj All-llahut, e nëse dëshiron All-llahu ta mbyllë zemrën tënde, pse All-llahu eliminon të pavërtetën dhe me fjalët e Veta e forcon të vërtetën. Ai është që e di ç'ka në zemra." (Esh-Shuara:24)

"E ata që mohuan, thonë: "Ti nuk je i dërguar!" Thuaj: "Mjafton që All-llahu është dëshmitar midis meje dhe midis jush dhe (është dëshmitar) ai që ka njohuri të librit (të shpalljeve)." (Err-Rra'd:43)

"Të shmangura nga e vërteta janë zemrat e tyre. Ata që janë zullumqarë dhe duke biseduar fshehtas (thonë): "A mos është ky (Muhammedi) diçka tjetër përpos njeri, sikurse edhe ju, pra a do t'ia pranoni magjinë e tij kur ju po e dini?" (El-Embija:3)

Muhamed s.a.v.s. është pejgamber i Allahut xh.sh. edhe nëse nuk e pranuan idhujtarët, politeistët, hipokritët, hebrenjtë, të krishterët. Allahu xh.sh. në Kuranin e madhëruar na paraqet mohimet dhe qëndrimet e atyre të cilët, me shpifjet dhe gënjeshtrat e tyre, u munduan dhe do të mundohen edhe në të ardhmen ta zhvlerësojnë pejgamberinë e Muhamedit s.a.v.s.. Thotë All-llahu xh.sh.:

"Mos i dëgjo jobesimtarët e hipokritët dhe mos u vër veshin mundimeve të tyre ndaj teje, e mbështetju All-llahut, se All-llahu është mbrojtje e mjaftueshme." (El-Ahzab:48)

"Nëse ata (idhujtarët) refuzojnë, Ne nuk të kemi dërguar ty rojë të tyre, ti ke për obligim vetëm komunikimin..." (Esh-Shura:48)

"(Jehudinjtë i thanë se nuk të besojmë në shpallje Muhammedit) Por All-llahu dëshmon për atë që t'u zbrit ty, atë ta zbriti sipas dijes së Vet, edhe engjëjtë dëshmojnë, po mjaft është All-llahu dëshmues." (En-Nisa:166)

Gjithashtu janë të obliguar dhe të urdhëruar të krishterët dhe hebrenjtë, si adhurues të Tevratit dhe Inxhilit, që ta besojnë pejgamberinë e Muhamedit s.a.v.s.. Allahu xh.sh. në Kuranin e madhëruar na tregon se Ai i kishte lajmëruar përmes pejgamberëve dhe përmes shpalljeve të tjera të mëparshme për ardhjen e Muhamedit s.a.v.s.:

"Që pranojnë të dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), tek ata në Tevrat dhe në Inxhil..." (El-A'raf:157)

"Dhe, kur Isai, biri i Merjemes, tha: "O beni israilë, unë jam i dërguar i All-llahut tek ju, jam vërtetues i Tevratit, që ishte para meje, dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!" E kur ai u erdhi atyre me argumente të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e hapët." (Es-Saff:6)

### Muhamedi s.a.v.s. posedonte cilësitë e të dërguarve që ishin dëshmi për pejgamberinë e tij

Allahu xh.sh ka bërë përgatitjen dhe zgjedhjen e pejgamberëve duke i veçuar ata për disa cilësi pozitive, të cilat kanë qenë edhe dëshmi se ata ishin pejgamberë.

Këto cilësi ishin:

**- Drejtësia (es-sidik)**

Kjo është cilësi e detyrueshme, që duhet të posedoj çdo pejgamber i Allahut xh.sh. në misionin e tij si i dërguar. Pejgamberët e Allahut xh.sh. ishin njerëz që nuk e thoshin të pavërtetën dhe nuk e pranonin atë. Asnjë pejgamber nuk ishte gënjeshtar; ata ishin njerëz të drejtë edhe nga fjalët edhe nga veprat. Sikur pejgamberët të ishin gënjeshtarë, që është e kundërta e drejtësisë, njerëzit do të humbisnin besimin tek ata dhe do të humbte vlera e dërgimit të pejgamberëve. Të gjithë pejgamberët pa përjashtim kanë qenë njerëz të drejtë që nuk kishin gënjyer asnjëherë në jetën e tyre. Edhe Muhamedi s.a.v.s. posedonte këtë cilësi, madje edhe para se të bëhej pejgamber; ai kurrë nuk ishte i padrejtë dhe gënjeshtar. Thotë Allahu xh.sh.:

"Sikur të trillonte ai (Muhammedi) për Ne ndonjë fjalë! Ne do ta kapim atë me fuqinë Tonë. E pastaj do t'ia këputnim atij arterien e zemrës." (El-Hakka:44-46)

**- Besnikëria (el-amaneh)**

Pejgamberët e Allahut xh.sh. ishin njerëz besnikë dhe gjatë misionit të tyre, asnjëherë nuk e tradhtuan amanetin që iu dha. Besnikëria ka qenë veçori për të gjithë pejgamberët. Muhamedi s.a.v.s. ishte besnik edhe para shpalljes edhe pasi e mori atë. Allahu xh.sh., lidhur me besnikërinë e të dërguarve, thotë:

"Asnjë pejgamberi nuk i takon ta tradhtojë amanetin..." (Ali-Imran:161)

**- Interpretimi (et-teblig)**

Allahu xh.sh. i ka ngarkuar pejgamberët me interpretimin apo me kumtimin e Shpalljes duke kërkuar që ta kryejnë në përpikëri këtë detyrë. Edhe Muhamedit s.a.v.s. Allahu xh.sh. i kishte dërguar Shpalljen dhe atë e kishte ngarkuar me transmetimin dhe interpretimin e saj me saktësi, në mënyrë që të mos fshihej asgjë. Ai e kishte pranuar shpalljen dhe e kishte komunikuar në përpikëri pa kurrfarë lëshimi dhe harrese. Muhamedi s.a.v.s. posedonte cilësinë e komunikimit apo transmetimit të shpalljes dhe urdhërohej nga Allahu xh.sh. për një gjë të tillë. Thotë Allahu xh.sh.:

"O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk e bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). All-llahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon." (El-Maide:67)

"...Nëse e pranuan Islamin, atëherë e kanë gjetur të vërtetën, e nëse refuzojnë, ti ke për obligim vetëm t'u kumunikosh..." (Ali-Imran:20)

**- Zgjuarsia (El-fetaneh)**

Pejgamberët e Allahut xh.sh. ishin njerëz me inteligjencë të zhvilluar, kishin një zgjuarsi të veçantë dhe kjo zgjuarsi e mençuri e veçantë manifestohej tek pejgamberët dhe i pati shoqëruar ata tërë jetën. Muhamedit s.a.v.s. Allahu xh.sh. i kishte dhënë zgjuarsi, inteligjencë dhe mençuri edhe para se t'i shpallte pejgamberinë, ngase, po të mos ishte i tillë, nuk do të kishte mundësi ta pranonte shpalljen dhe nuk do të kishte mundësi të arrinte rezultate në misionin e tij e nuk do të kishte mundësi t'i bindte njerëzit për atë që u bëri thirrje.

**- Të mos ketë të metë fizike (es-selametu minel ujub)**

Allahu xh.sh. i kishte krijuar pejgamberët e tij njerëz pa të meta fizike, që të ishin në gjendje t'i përballonin sfidat gjatë realizimit të misionit të tyre. Muhamedin s.a.v.s. Allahu xh.sh. e kishte krijuar një njeri pa asnjë të metë fizike, andaj edhe ky është një argument se Muhamedi s.a.v.s. ishte pejgamber i Allahut xh.sh.

**- Pafajësia (El-Ismetu)**

Pejgamberët e Allahu xh.sh. ishin të mbrojtur nga mundësia për të bërë mëkat, dhe këtë mbrojtje ata e gëzonin edhe para shpalljes edhe pas saj. Allahu xh.sh. i ka mbrojtur pejgamberët nga mëkatet, si mohimi i Allahut xh.sh., politeizmi, idhujtaria, vjedhja, rrena etj. Por edhe pejgamberët kanë qenë njerëz, andaj kanë bërë disa gabime apo lëshime, po jo në shkallë mëkati dhe ato i kanë bërë pa dashje, prandaj janë rregulluar menjëherë me intervenimin dhe tërheqjen e vëmendjes nga Allahut xh.sh.. Muhamedi s.a.v.s. ishte i mbrojtur nga ana e Allahut xh.sh. dhe nga mundësia për të bërë mëkate, gjegjësisht posedonte cilësinë e pafajësisë (El-Ismetu).

Pejgamberët e Allahut xh.sh. duhet t'i kishin patjetër këto cilësi, ngase pejgamberi ishte shembull praktik i asaj kauze për të cilën bënte thirrje, siç na e thotë Allahu xh.sh për Muhamedin s.a.v.s.:

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh All-llahun." (El-Ahzab:21)

Andaj nuk ishte e arsyeshme që një pejgamber të kishte veti negative, të ishte hajdut, i pamoralshëm, alkoolist, i padrejtë, gënjeshtar, dyfytyrësh , tradhtar, mëkatar e i paditur, ngase pastaj do të ishin edhe pasuesit e tij të tillë, sipas pejgamberit.

### Muhamedi s.a.v.s. kishte veçoritë dhe cilësitë e pejgamberëve, dhe kjo është dëshmi dhe argument i mjaftueshëm se ai ishte pejgamber i Allahut xh.sh..

- Muhamedi s.a.v.s. i posedonte mu'xhizet - dëshmi për pejgamberinë e tij.

Allahu xh.sh. i ka përkrahur pejgamberët me mu'xhize, që të ishin argument i tërë asaj me se kishin ardhur. Muhamedi s.a.v.s. kishte mu'xhize, të cilat pa dyshim argumentojnë vërtetësinë e pejgamberisë së tij. Kurani është mu'xhizja më madhështore që Allahu xh.sh. i ka shpallur atij dhe me se ka sprovuar tërë njerëzimin e të gjitha kohëve, por askush nuk ka pasur mundësi të krijonte diçka të ngjashme me Kuranin apo me një pjesë të tij. Kurani është mu'xhize deri në Ditën e Kiametit, mu'xhize e cila asnjëherë nuk pësoi ndryshime dh as do të pësojë në të ardhmen. Thotë Allahu xh.sh.:

“E në qoftë se jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit tonë, atëherë silleni ju një kaptinë të ngjashme si ai (Kur’ani) dhe thirrni (për ndihmë) dëshmitarët tuaj (zotat) përveç All-llahut, nëse jeni të sinqertë (në thëniet tuaja se Kur’ani nuk është prej Zotit). E mos e paçit bërë, e as që do ta bëni kurrë (edhe në të ardhmen), atëherë ruajuni zjarrit, lëndë e të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është i përgatitur për mosbesimtarët.” (El-Bekare:23,24)

“Pra, nëse ata janë të drejtë, le ta sjellin një ligjërim si ai.” (Et-Tur:34)

“Apo, pse ata thonë: “Ai (Muhammedi) e trilloi atë (Kur’anin)”. Thuaj: “Formuloni pra dhjetë kaptina si ai (Kur’ani) ashtu të trilluara (siç thoni ju) dhe thirrni, përveç All-llahut, po qe se jeni të drejtë (çka thoni), kë të mundeni për ndihmë!” (Hud :13)

Në Kuranin e madhërueshëm Allahu xh.sh na njofton për disa mu’xhize që i dërgoi Muhamedit s.a.v.s. :

**- Ndarja e Hënës**

Ndër mu’xhizet, që Allahu xh.sh. i dërgoi Muhamedit s.a.v.s. si argument se ishte pejgamber i Allahut xh.sh., kur këtë e kërkuan mekasit, është se ai, me lejen e Allahut xh.sh., u tregoi ndarjen apo përgjysmimin e Hënës.Thotë Allahu xh.sh.:

“Momenti (i katastrofës së përgjithshme) është afruar, e Hëna është çarë (në dysh). Po ata (idhujtarët), edhe nëse shohin ndonjë argument (mrekulli), zmbrapsen e thonë: “Kjo është magji e vazhdueshme!”

“Dhe përgënjeshtruan e ndoqën dëshirat e veta, por çdo çështje arrin cakun e fundit” (El-Kamer:1,2)

**- Isra’ja dhe Miraxhi**

Gjithashtu nga mu’xhizet që Allahu xh.sh. i dërgoi Muhamedit s.a.v.s., është Isra’ja apo dërgimi i tij brenda një pjese të natës nga Mesxhidi Harami (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes). Thotë All-llahu xh.sh.:

“Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t’i treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhammedit), pamësi (i punëve të tij).” (El-Isra:1)




Pastaj dërgimit të tij nga Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), ngrihet lart në sferat qiellore, saqë u ngrit deri në (Kufirin e Fundit) tek Sidretul Munteha duke i kaluar shtatë sferat qjellore, për të biseduar me Allahun xh.sh.. Thotë All-llahu xh.sh.:

“A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë?

Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër.

(E ka parë) tek Sidretul Munteha.

Që pranë saj është xhennetul Me’va (kopsht strehimi i...)

Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi.

Shikimi (i Muhammedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi.

Ai (Muhammedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet.”

(En-Nexhm:12-18)

**- Ushtria e Allahut xh.sh. e ndihmon Muhamedin s.a.v.s. gjatë hixhretit**

Allahu xh.sh. ndihmoi Muhamedin s.a.v.s. kur pabesimtarët kishin bërë komplot duke rrethuar edhe shtëpinë, që të bënin atentat ndaj tij. Allahu xh.sh. u kishte mbuluar pamjet e tyre, saqë Muhamedi s.a.v.s. kishte kaluar pranë tyre dhe ata nuk e kishin vërejtur fare.

Pastaj, kur Muhamedi s.a.v.s. dhe Ebu Bekri ishin fshehur në shpellë gjatë hixhretit, dhe kur pabesimtarët shikuan në shpellë, Allahu xh.sh. ua zmbrapsi shikimet e tyre.

Dhe kur Surak b.Maliku ishte nisur për ta ndjekur Muhamedin s.a.v.s., që ta vriste dhe të merrte shpërblimin që jepnin pabesimtarët në këmbim të jetës së Muhamedit s.a.v.s., porsa u afrua, këmbët e kalit të Surak b.Malikut sharruan në rërë dhe ai u rrëzua përtokë, saqë edhe ju lutë Muhamedit s.a.v.s. që ta falte. Thotë All-llahu xh.sh.:

“Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar All-llahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: “Mos u pikëllo (frikëso), All-llahu është me ne!” E All-llahu zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse Fjala e All-llahut (është) më e larta. All-llahu është më i fuqishmi, më i urti.” (Et-Tewbe:40)

**- Ndihma e Allahut xh.sh në luftën e Bedrit**

Nga mu'xhizet që Allahu i dërgoi Muhamedit s.a.v.s., ishte edhe ndihma e Allahut xh.sh. kur besimtarët dolën për t'u përballur me armikun në luftën e Bedrit. Ata ishin të pasigurt dhe ndienin frikë, ngase ishin më pak dhe Allahu xh.sh. u kishte lëshuar një kotje mbi ta, sa disa prej tyre kishin fjetur dhe në gjumë ishin bërë të papastër, prandaj u frikësuan se shejtani do të ndikonte tek ta dhe do t'i bënte të largoheshin nga lufta. Por Allahu xh.sh. lëshoi një shi, të lehtë që ata të pastroheshin dhe të forcohej dheu nën këmbët e tyre gjatë lëvizjes për në luftë. Dhe, kur beteja kishte filluar, Allahu xh.sh. ua largoi frikën dhe pasigurinë besimtarëve duke u dërguar edhe melaiket që t'u ndihmonin në luftë kundër pabesimtarëve.Thotë Allahu xh.sh.:

"Dhe kur Ai ju kaploi me një kotje (gjumë) që ishte siguri për ju nga ana e Tij, ju lëshoi shi nga qielli për t'ju pastruar me të, largoi prej jush të shtimet e shejtanit, e që të fuqizojë bindjen në zemrat tuaja dhe t'ju përforcojë me të (me shi) këmbët tuaja.Edhe kur Zoti yt u kumtoi engjëjve: "Unë jam me ju, pra, inkurajoni ata që besuan! Unë do të hedh frikë në zemrat e atyre që nuk besuan, e ju goditni në qafë e lart, godituni çdo gjymtyrë (gishtërinjtë)." (Et-Tewbe: 11,12)

- Erërat dhe ushtria e padukshme ndihmuan në luftë Muhamedin s.a.v.s. dhe ashabët.

Në një rast kur Muhamedi s.a.v.s. me shokët e tij po hapnin hendeqe për mbrojtjen nga ushtria e pabesimtarëve, që ishte organizuar për t'i sulmuar ata, Allahu xh.sh. dërgoi një erë të fortë, ku u angazhua edhe ushtria e padukshme e Allahut xh.sh., e cila çrregulloi ushtrinë e pabesimtarëve dhe i detyroi të ktheheshin të dëshpëruar nga kishin ardhur. Thotë Allahu xh.sh.:

"O ju që keni besuar, kujtoni të mirën e All-llahut ndaj jush, kur juve ju erdhi një ushtri e Ne kundër tyre lëshuam një furtunë dhe ushtri që ju nuk e shihnit, e All-llahu e shihte atë që ju vepronit." (El-Ahzab:9)

Mu'xhixet e Muhamedit s.a.v.s., që përshkruhen nga hadithet e Resulullahut, janë të shumta, por do të sjellim vetëm disa prej tyre.

**- Shtimi i ujit dhe burimi i ujit nga gishtërinjtë e Pejgamberit s.a.v.s..**

Në mungesë të ujit, Muhamedi s.a.v.s. paraqiti disa herë muxh'izen e shtimit të ujit dhe burimit të ujit nga gishtërinjtë e tij. Xhabir ibn Abdullahu tregon: "Në ditën e Hudejbisë njerëzit ishin tepër të etur, ndërsa para Muhamedit s.a.v.s. gjendej një enë e vogël . Ai mori abdest e njerëzit vrapuan drejt tij.

Ç' keni? -i pyeti ai.

Ata thanë: Nuk kemi ujë as për abdest dhe as për të pirë, përveç kësaj sasie që ke ti.

Atëherë ai e futi dorën në enën nga e cila po merrte abdest, dhe nga gishtërinjtë e tij filloi të buronte ujët sikur nga burimi, ashtu që ne pimë dhe morëm abdest .

Sa veta ishin?- pyeta unë.

Ai u përgjigj: Sikur të ishim edhe njëqind mijë, do të na mjaftonte. Por ne ishim një mijë e pesëqind."

**- Shtimi i sasisë së vogël të ushqimit**

Gjithashtu në rastet kur mungonte ushqimi, Muhamedi s.a.v.s., përmes mu'xhizes, bënte që me atë ushqim të paktë, të ushqeheshin të gjithë të pranishmit dhe përsëri të tepronte një sasi ushqimi.

Muhamedi s.a.v.s. me ashabët ishte duke gropuar hendekun dhe ata i kishte kapluar uria aq, saqë më nuk mund të punonin. Xhabiri r.a. preu një dele, ndërsa i dërguari s.a.v.s. i kishte thirrur të gjithë të pranishmit, që ishin rreth një mijë veta, iu lut Allahut xh.sh. për bereqet, dhe të gjithë u ngopën me atë ushqim! (Transmeton Buhariu)

**- Rënkimi i palmës**

Pastaj ndër mu'xhizet e Muhamedit s.a.v.s. ishte edhe rënkimi i drurit të palmës për Pejgamberin s.a.v.s.

"Gjatë mbajtjes së hytbeve të xhumave, Muhamedi s.a.v.s. mbështetej mbi një dru të palmës. Kur iu ndërtua mimberi dhe për herë të parë filloi të ngjitej në të, të gjithë të pranishmit u habitën kur dëgjuan rënkimin e palmës, që i gjasonte rënkimit të devesë. Ai u afrua dhe e përkëdheli palmën me butësi. Druri pushoi së rënkurai! (Trasmeton Buhariu)

**- Paralajmërimet dhe njoftimet për gjërat e panjohura.**

Muhamedi s.a.v.s. shpeshherë i ka njoftuar dhe paralajmëruar shokët e tij dhe të tjerët, për gjëra të panjohura, të cilat kanë ndodhur në të kaluarën ose do të ndodhnin në të ardhmen. Dhe ato paralajmërime dhe njoftime, ishin gjëra reale, që kishin ndodhur më herët apo do të ndodhnin më pastaj. Paralajmërime dhe njoftime të tilla kemi shumë, por si shembull do sjellim ngjarjen që i ka treguar Muhamedi s.a.v.s. popullit të Jemenit, që ka pasur për rezultat pranimin e Islamin prej tyre, pikërisht falë kësaj ngjarje:

"Muhamedi s.a.v.s. i njoftoi persianët dhe jemenasit që Allahu xh.sh. do të dënonte mbretin e Bizantit, duke përcaktuar saktë natën kur do të ndodhte kjo. Kisrai në natën e caktuar , më të vërtetë ishte vrarë , kurse populli i Jemenit dhe i Persisë pranuan Islamin që të gjithë, në grupe."

**- Thirrja e Muhamedit a.s. ishte e ngjashme me të dërguarve të tjerë.**

Të gjithë pejgamberët u dërguan nga Zoti që ta njihnin njerëzimin me mesazhin: "Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut xh.sh.", duke i thirrur ata që ta besojnë dhe ta adhurojnë vetëm Allahun xh.sh., për se na njofton Kurani i madhërishëm:

"E ti pra, pyeti ata të dërguarit që i dërguam para teje, a kemi lejuar që në vend të All-llahut të adhurohen zota të tjerë?" (Ez-Zuhuruf:45)

"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!..." (En-Nahl:36)

"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra Më adhuroni!" (El-Enbija:25)

Atëherë njeriu duhet të kuptojë se Allahu xh.sh.është i njëjti Zot, të Cilin e njohën dhe për besimin tek i Cili bënë thirrje Ademi, Nuhu, Ibrahimi, Musai, Isai e Muhamedi s.a.v.s.dhe të gjithë pejgamberët e tjerë. Pra, Islami dhe besimi monoteist nuk është misioni vetëm i Muhamedit s.a.v.s., por ky ka qenë i të gjithë pejgamberëve. Thotë All-llahu xh.sh.:

"Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pati përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty, dhe atë me se patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain. (I porositëm) Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është e rëndë kjo për se i thirrni ata. All-llahu veçon për të (për besim të drejtë) atë që do dhe e udhëzon në të atë që I drejtohet Atij." (Esh-Shura:13)

"Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai tha: "O populli im, adhuroni All-llahun, nuk keni zot tjetër përveç Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe!" (El-A'raf:59)

"Edhe Ibrahimin (e dërguam) kur ai popullit të vet i tha: "Adhuroni All-llahun dhe kini frikë prej Atij, se kjo, nëse e kuptoni, është shumë më mirë për ju." (El-Ankebut:16)

"Edhe te (populli) Themud ua dërguam vëllanë e tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im, besojeni All-llahun (Një) nuk keni zot tjetër përveç Tij. Qe, ju erdhi argumenti nga Zoti juaj. Ja, kjo deveja është mrekulli për ju. Lëreni këtë të lirë të hajë në tokën e All-llahut dhe kurrsesi mos e merrni me të keq, e t'ju kapë dënimi i dhembshëm." (El-A'raf:73)

Gjithashtu mund të kuptojmë se të gjithë pejgamberët e Allahut xh.sh. kishin pranuar Shpalljen nga Allahu xh.sh., ata mision të tyre kishin Islamin dhe mesazhi i tyre ishte; "Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut xh.sh.". Thotë All-llahu xh.sh.:

"Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is'hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin." (En-Nisa:163)

**Muhamedi s.a.v.s."vulë" e pejgamberëve, me mision universal.**

Allahu xh.sh. pejgamberët i kishte dërguar me shpalljet e tyre, që t´i udhëzonin njerëzit në rrugën e drejtë, mirëpo derisa misioni i tyre ishte i përkufizuar në kohë, në vend dhe për një bashkësi njerëzish, ishte e nevojshme ardhja e një pejgamberi tjetër pas tyre, për më tepër po të shtohet fakti se shpalljet e pejgamberëve të mëparshëm, me vdekjen e tyre, devijoheshin dhe i shtrembëronin njerëzit. Por, me ardhjen e Muhamedit s.a.v.s., njerëzimi më nuk ka nevojë për një pejgamber tjetër pas tij ose për një shpallje tjetër pas Kuranit .

Muhamedi s.a.v.s. është i dërguari i fundit dhe, sa kohë që është i dërguar i fundit i Allahut xh.sh., patjetër është e nevojshme dhe logjike që, shpallja që i është dhënë Muhamedit s.a.v.s., duhet të jetë përmbyllëse e shpalljeve të Allahut xh.sh., andaj nuk do të ketë pejgamber tjetër, në mënyrë që Allahu xh.sh. të sjellë përmes tij ndonjë shpallje tjetër, sepse:

- misioni i Muhamedit a.s. nuk ishte i kufizuar për një kohë, për një vend dhe për një bashkësi njerëzish, në mënyrë që në vende të tjera, jashtë Mekës e Medinës, në kohë të ardhshme pas Pejgamberit s.a.v.s. dhe në bashkësi të tjera njerëzore, - të ketë nevojë për ardhjen e një pejgamberi tjetër, - veçse misioni i Muhamedit s.a.v.s. është për të gjitha vendet ,kohët dhe mbarë njerëzimin. Allahu xh.sh. na thotë:

"Thuaj (Muhammed): "O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut për të gjithë ju..." (El-A'raf:158)

"Ne nuk të dërguam ty ndryshe veçse për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës të vërejtjes, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Es-Sebe'e:28)

- misioni i Muhamedit s.a.v.s. nuk ishte i mangët a i tepërt, që të vinte një pejgamber tjetër pas tij, i cili të shtonte diçka apo të pakësonte diçka. Muhamedi s.a.v.s. plotësoi misionin e tij me përpikëri, sa nuk ka nevojë më t´i shtohet a t´i pakësohet asgjë këtij misioni.

Ajeti i fundit që ju shpall Muhamedit s.a.v.s. nga Allahu xh.sh., ishte:

"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe." (El-Maide:3)

- misioni i Muhamedit s.a.v.s. është marrë në mbrojtje nga All-llahu xh.sh., andaj gjithmonë do të kemi origjinalitetin e këtij misioni. Allahu xh.sh. na tregon se e ka marrë në mbrojtje Kuranin e madhëruar, duke thënë :

"Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij." (El-Hixher:9)

Andaj asnjëherë pas Muhamedit s.a.v.s. më nuk do të ketë nevojë për një pejgamber tjetër dhe për këtë arsye ai quhet "vula" e pejgamberëve. Se ishte vulë e të dërguarve, na dëshmojnë ajeti dhe hadithi:

"Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, po ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send." (El-Ahzab:40)

Ndërsa i Dërguari i Allahut xh.sh. thotë: "Shembulli im dhe i pejgamberëve të tjerë është si shembulli i një njeriu që e ka ndërtuar shtëpinë, pastaj e ka përfunduar dhe e ka stolisur mirë, përveç një tjegulle, të cilën s'e ka vënë në një qoshe. Njerëzit e vizitonin shtëpinë dhe, të mahnitur prej saj, thoshin: "Sikur ta vinin edhe këtë tjegull", "unë jam ajo tjegull", tha "unë jam Pejgamberi i fundit." (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

Pra, derisa pejgamberët e Allahut xh.sh. para Muhamedit s.a.v.s. ishin të dërguar ekskluzivisht vetëm për një popull, vetëm për një vend dhe vetëm për kohën kur ata kishin jetuar, - Muhamedi s.a.v.s. është pejgamber i Allahut xh.sh. për të gjithë njerëzimin, për të gjitha vendet e për të gjitha kohët, dhe mëshirë për të gjitha krijesat.

Thotë Allahu xh.sh:

"Është i madhëruar Ai që ia shpalli Furkanin (Kur'anin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta) robit të Vet (Muhammedit), që të bëhet pejgamber i botës (këshillues)". (El-Furkan:1)

"E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El-Enbija:107)

Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Unë jam i dekoruar mbi pejgamberët e tjerë me gjashtë gjëra:... (për dy të fundit thotë) unë jam i dërguar për të gjitha krijesat dhe me mua ka përfunduar pejgamberia". (Transmeton Buhariu dhe Muslimi)

- misioni i Muhamedit a.s është i gjallë, nuk ka nevojë që të vijë një pejgamber tjetër për t´i kumtuar shpalljen njerëzimit nga fillimi, dhe përmes misionit të tij, e kemi gjallë edhe të dërguarin Muhamed s.a.v.s.

Prandaj, Shpallja që i është dhënë Muhamedit s.a.v.s. dhe mu'xhizja e tij - Kurani i madhëruar, fillimisht vërtetojnë pejgamberinë e tij, e cila është e pandryshueshme, dhe ai është marrë në mbrojtje dhe ruajtje të Allahut xh.sh. dhe, si i tillë, është dëshmi e qartë për njerëzimin dhe përherë aktuale dhe e re, deri në Ditën e Kiametit.

_______________________


*Literatura e konsultuar:*

- "KUR'ANI Përkthim dhe Komentim në gjuhen shqipe" - Sherif Ahmeti.
- "Sahihu-l-Buhari" në gjuhen shqipe.
- "Pejgamberët dhe Shpalljet" - Dr.Sulejman Omer el-ESHKAR.
- "Besimi, Bazat, Esenca, Negacioni" - Dr. Muhammed Naim Jasin.
- "Bazat e Besimit në Islam" - Prof. Dr. Bekir Topaloglu.
- Prof.Dr. Yusuf Sevki Yavuz .
- Doç.Dr. Ilyas Çelebi.
- "Dritë e pashuar (hz.Muhammedi s.a.v.s.) - M.Fetullah Gylen.
- "Muhammad his life based on the earliest sources" -Martin Lings.
- "Pejgamberia, Njeriu dhe Përgjegjësia" -Naim Tërnava.

# Muhamedit a.s. në ditëlindjen e tij*

Këtë emën të Madh, bujar e fisnik e përmendin milijonëra njerëz në të gjitha skutat e Botës dhe në çdo ditë e në çdo natë. Për njeriun mâ të Madh e mâ të përsosun të mbarë njerëzimit, jo vetëm të gjith besnikët, pa dallim race e ngjyre, por edhe të gjith njerëzit me mend e me urtësi, ushqejnë dashuni e sympathy. Asht fakt se Muhammedi, A. S., ka tash nji kohë të gjatë që lindi në qytetin e Meqqes, por kujtimi i tij nuk u harrue asnjë herë. Dhe si mund të harrohet ?!. Në të mishnohet e Vërteta, E mira dhe Bukuria. Asht kjo arësya qi Emni i Tij i madh ka për me u përmend dhe për me u shprehë me respekt e me dashuni prej milijonavet zemra dhe prej milijonavet shpirtna njerëzore si në të tashmen ashtu edhe në kohën e ardhshme, me nji fjalë e deri në Ditën e Gjyqit, qi ka me u shvillue në prani të Zotit të Plotpushtetshëm e të Plotdijshëm.

Po, ka me e përmend ashtu sikundër përmendet edhe sot tue fillue qysh prej agimit të ditës kur muezinët, me zanin e tyne is të bilbilit, i thirresin njerëzis për në Lutej, tue i deklarue haptazi se Lutja âsht mâ e mirë se gjumi, tue i grishë me i u gjunjëzue Perëndis dhe me sjellë bekime mbi Profetin. Dhe muezinëvet u përgjigjen milijonërat qi banojnë mbi faqe të Dheut tue shpejtue për me u-falë dhe për me kërkue Mëshirën e Perëndis dhe mirësin e Tij. Njerëzit të vshun e të mbathun mirë si edhe të pastruem si duhet i drejtohen faltoreve në agimin çdo dite dhe kështu veprojnë edhe në kohët e tjera, në drekë, në zemer, në darkë dhe në mbrëmje. Ata, të drejtuem e të rreshtuem mirë përpara Perëndisë, kur kryejnë të pesë faljet ditore, presin me pa durim për me ndigjue Emënin e H. Muhammedit, që kështu zemrat e tyne të vihen në lëvizje tue sjellë mbi Të bekime dhe lavdime. Dhe kanë të drejtë, sepse Ai âsht kreatyra mâ e përsosun, mâ e pastërt që Perëndija krijoi dhe që e zgjodhi për me i a dërgue njerëzisë si udhëheqës drejt së Vërtetës, së Mirës dhe së Bukurës. Kështu veprojnë besnikët dhe kështu duhet të veprojnë gjithnji, në mënyrë qi feja e Zoit të Madh të triumfojë mbi të gjith kombet e Botës tue bâ qi Mirësija e Zotit dhe paqa e urdhënueme prej Tij të përfshijë të gjith njerëzit pa përjashtim. Tash vjen pyetja: Po cili ishte H. Muhammedi, të cilin njerëzija e don dhe e respekton kaq shumë?

Të gjith historianët janë të mendimit se përparimet e mbëdha njerëzore u-mbështetën, qysh në zanafillë të tyne, mbi origjinë dhe themel fetar, këtu e mijëra vjet përpara. Në kët qark fetar u-lindën të gjith profitët dhe të Dërguemit e sidomos ata të fevet të Unitetit. U lind P. Sh. në Egjyptë H. Musaj dhe në Palestinë H. Isaj. Që të dy predikuenë Unitetin Hyjnor pa shtesa e pa mungesa. Porse njerëzit, në kohnat e errëta të tronditjes e të dekadencës, e lanë mbas dore kët Unitet tue përqafue paganizmin. Prandaj, Perëndija me Madhni të Vet, për të kthye njerëzin drejt udhës së mbarë d. m. th. DrejtUnitetit Origjinal, dërgoi nji Profit tjetër të Cilin e ngarkoi me Dërgatë. U-dërgue pra H. Muhammedi, A. S., I Cili qe paralajmue edhe prej Libravet të Shejta dhe prej devinatorëvet. H. Muhammedi, si dihet, u-lind në Arabi.

Ai âsht bir' i Abdullahut, bir' i Abdul Muttalibit, bir' i Hashimit, bir' i Abdi Menafit, bir' i Kusajt Kaqë për sa i përket trungut maternel, Ai âsht bir' i Zonjës së madhe Amine, bij' e Vehebit, bir, i Abdi Menafit, bir' i Zuhresë.




2

H. Muhammedi, simbas historijanëvet, u-lind në 12 të Muej't Rebij'ul'Evvel, në Vitin e Elefantit, që i përgjigjet 20 Prillit 571 mbas Krishtit.

Duhet pra me folë diçka mbi Madhërinë e këtij Burri qi ze vendin mâ të madh në Histori Botnore. Si dihet, njeriu, me t'u krijue mbi tokë, dëshiroi me njohë ligjët dhe veçantitë e eksistencës qi e rrethonte. Atij, gjith sa herë qi të thellohej në njohuni, i manifestohej madhnija e Qenies mâ tepër se përpara. I manifestohej edhe se ai s'ishte veçse nji individ i pafuqishëm në krahasim me këtë Qenie. I pakësohej kështu të kotë suemit dhe të mashtruesit me vetvetëhen. Tani të vijmë te Profiti i Islamit. Ky, A. S., i ngjan ekzistencës. Me t'u ndriçue Toka prej dritës së Tij, dijetarët u-orvatën për me kërkue pranë Tij anët e Madhnis njerëzore, për me kërkue te Ai manifestimet e Atributevet Hyjnore. Po, i kërkuenë ato në trupin, në intelektin, dijen dhe në moralin e tij. Me gjith këtë, ata njohën fare pak nga këjo Madhni. Njohunija e përsosun deri më sot u ka shpëtue d.m.th. nuk kanë mundë me e mbërijtë. Si pasojë, përpara tyne shtrihet ende nji hapësinë e gjanë, eksiston ende nji distancë e pakëputur me konceptue dhe me përshkrue me hollësi Qenien e H. Muhammedit.

Asht mbëhi me përmendun mandej edhe se Profetsija âsht nji dhuratë Hyjnore dhe âsht nji shkallë në të cilën s'mundet të hypij çdo njeri. Nuk mund të mbërrihet as me fitim as me ekepperiencë. Urtësija (sagesse) e Ditunuja Hyjnore gjykojnë dhe vendosin për me i a dhurue Atij pesoni, qi âsht pregatitun për atë mision dhe qi ka fuqi për me e Zbatue. Zoti e din mâ mirë se kujt j'a ngarkon mesazhin e Tij. Muhammedi, A. S., qe përgatitun për këtë mision universel. Dhe e mori përsipër e e kumtoi plotësisht. J'a kumtoi njerëzve të bardhë, të zinj, të kuq dhe të verdhë si edhe botës së xhinëve. Ai

predikoi pra Fenë mậ të përsosun e mậ të plotë, e mbylli njëherë e përgjithmonë derën e Profetësisë dhe u ba Diell Ndriçues, Drejtues, Ngushëllues, Ngrohës e Mëshirues për të gjith njerëzit.

Profitët mandej janë të pafajshëm e të pamëkatshëm. Të qenunit e tyne të pafajshëm në komunikimin dhe në kryerjen e amanetit ậsht nji predispozicion, të cilin nuk e zotojnë dijetarët. Profitët me gjith se e zotojnë libre Arbitre-in, si të tjerët ata nuk mund të hezitojnë aspak në kryemjen e amanetit, pasi të jenë bậmë Profitë. Kumtimi i tyne ậsht nji pasojë vendimtare e Profetsis. Ata s'ậsht e mundun të kthehen dhe t'a lanë mbas dore këtë. Me gjith këtë, revelata nuk ậsht e pashkitun nga ta. Ata mUnd të bậhen edhe subjekt gabimi, porse dallohen prej njerëzve të tjerë, sepse Zoti nuk i le në gabim dhe ua shqyrton gabimin.

Thamë se H. Muhammedi, A. S., u ngarkua me Dërgatë dhe u uerdhënue me e komunikue këtë dërgatë. Udhët që kishte për të ndjekun si në komunikim ashtu edhe në mbrojtjen e Grishjes qenë lanë për me u gjegj prej Atij Vetë. Ai do të udhëzohej me anën e intelektit, ditunis e zgjuarsisë së Tij ashtu sikundër udhëzohen dhe veprojnëdijetarët dhe mentarët e tjerë. Për çdo gjậ qi i përkiste Vehtjes së Zotit, Unitetit dhe atributevet të Tij si edhe adhurimeve të Tij, u-revelue revelatë në mënyrë shkoqitëse dhe të preme, ndërsa për çështjet qi kanë të bajnë me sistemet shoqërorë të familjes, të katundit, të qytetit dhe të shtetit, veçmas dhe në lidhje me të tjerët, megjithëse edhe për këto erdhën revelata, porse këto u-'anë për me u unterpretue prej tij. Asht këtu pra qi takojmë në nji hapësinë të pa fund në të cilen duhet të kërkojmë dhe të studjojmë mbi madhninë e Profetit, si para Revelatës ashtu edhe mbrapa saj.

**3**

Ai ậsht komunikues nga Perëndia i tij, grishës për te Perëndia, mbrojtes i Grishjes dhe i tolerancës e i liriës së grishësvet, qeveritar me urtësi dhe matuni i besnikëve, udhëheqës i tyne në luftë kur kjo t'i imponohej, legjislator i tyne dhe rregullues i të gjitha marrëdhanievet e lidhjeve ndërmjet tyne dhe popujve të tjerë. Ai, me ndihmën e Kur'anit të Shejtë qi i n revelue prej zotit, vuni drejtësi, bashkoi e harmonizoi tufa e popuj me zgjuarsinë e tij të hollë dhe me mendjen e tij të naltë. Në çdo gjậ, fjalë ase punë, qi delte nga ai manifestohej Urtësi, Vendimtari, Matuni, Largpamje, Zgjuarësi e persosun e tjera çilsina si këto të nalta. Prej Tij shpërthyen burimet e dijes, të njohunis dhe të elokuencës. Ai qe nda prej Botës tue mbetë i kënaqun nga vepra e Tij, i gëzuam prej Zotit dhe prej besnikëve pse e kishte krye këtë vepër në mënyrë të përsosun.

Atëherë, me rastin e kësaj dite të madhe në të cilën ka lindun mậ i madhi i Njerëzis d. m . th. Njeriu i përsosun qi njef Historija, i urojmë të gjith besnikëve nji festim të lumtur si edhe i lutemi Zotit qi per nder të H. Muhammedit t'i falë Atdheut t'onë lumtëni e fatbardhësi tue bashkue e vllaznue të gjith përbasit e kombit pa ndryshim feje e krahine.

*Tiranë, me 23-1-1944.*
*Drejtor i Rev. <Kultura Islame>*
*Sadik Bega*
** Marrë nga revista në foto f. 1-7.*

*Për revistën "DITURIA ISLAME" përgatiti:*
***Shefki SH. Voca.***

*Shënim. Për hir të origjinalitetit, shkrimi botohet i paredaktuar gjuhësisht, ashtu sikur në origjinal. Autori)*

Këtu po ribotojmë edhe poezinë "Hazreti Muhammedit Lavdi i Zotit qoftë mbi Te", të të njëjtit autor

## *Hazreti Muhammedit*
## *Lavdi i Zotit qoftë mbi Te*

*1.-Për ty ësht krijue tansija*
*Për ty bận mëshirë Perëndija,*
*Me ty lumnon krejt njerëzia,*
*O Muhammed Mustafa.*

*2.-Ti je brum i rruzullimit,*
*Ti je shpirt i gjth krijimit,*
*Ti je ậm e çdo burimit,*
*O Muhammed Mustafa.*

*3.-Goja e yte plot ixhi,*
*Zëmra e yte gjith mirësi,*
*Sjellja e yte krejt njerëzi*
*O Muhammed Mustafa.*

*4.-Ti je Udha e s'vërtetës,*
*Ti je thesar i jetesës,*
*Ti je lum i të gjith shpresës,*
*O Muhammed Mustafa.*

*5.-Të gjith jetën e ke shkri,*
*Për shërbime t,kësaj njerëzi,*
*Me punime si ixhi,*
*O Muhammed Mustafa.*

*6.-Je pajuemunme cilsi,*
*Me virtyte me naltsi,*
*I plotsum në madhni,*
*O Muhammed Mustafa.*

*7.-Ke urdhnuemun me punue,*
*Vazhdimisht me përparue,*
*Në rrugë t'mbare m'u naltsue,*
*O Muhammed Mustafa.*

*8.-Jem të mbushun me gjynahe,*
*For të mdhaja porsi male,*
*N'ty uzdaja ậsht e madhe,*
*Ndihm Muhammed Mustafa.*

*9.-N' Ty salate pa sasi,*
*Prej të Madhit Perëndi,*
*Dhe selame pa kufi,*
*Ndihm Muhammed Mustafa.*

# Kush lindi sot?

**Mexhid Yvejsi**

L I N D I
Mëshira e Gjithësisë-
Mëshira e Njerëzisë.

Në çastet më të errëta të historisë, në Hixhaz, në qytetin Mekë të Arabisë, lindi Mëshira e Gjithësisë - Mëshira e Njerëzisë.

Kush lindi sot?

Sot lindi krijesa më e dashur e të Madhit Zot. Lindi më i madhëruari, më i merituari, lindi më i lavdëruari.

Kush lindi sot?

Lindi ai që e stolisi jetën tokësore me Frymën Hyjnore. Lindi udhërrëfyesi më i madh i jetës njerëzore.

Kush lindi sot?

Lindi i dërguari më i fundit, por që ishte i pari. Lindi më bujari, më i përkryeri, më i vyeri.

Kush lindi sot?

Lindi më i besuari, më i çmuari, më i dalluari.

Ai nuk ishte hyjni, ai ishte njeri.

Ai ishte njeri, sikurse unë e ti. Ai ishte sikurse ne, por i veçantë nga të gjithë njerëzit mbi këtë dhe.

"Ai ishte njeri ndër njerëz, porsi xhevahiri midis gurëve."

Po, sikur thuhet në një Fjalë Hyjnore, Hadith Kudsi, që ndrit më shumë se Dielli; po të mos ishte ai, nuk do të ishte krijuar as Ademi dhe as Toka e Qielli.

Poeti, Busajriu, shprehet kështu:

"Njerëzit e përgjumur,
Që jetojnë në ëndrra e qetësi,
Si mund ta kuptojnë të Vërtetën e Tij…?"

### Shpallja hyjnore

Kush lindi sot?

Lindi ai që i Madhi Zot, Që është Krijues, Furnizues, Shpëtues, Burim i Mirësisë, i Bukurisë, i Madhështisë, - e zgjodhi shembull të shkëlqyeshmërisë, të përsosmërisë, vulë të pejgamberisë.

Kush lindi sot?

Sot lindi ai të cilit, në moshën 40-vjeçare, në shpellën Hira në "Malin e Dritës" (Xhebel un-Nur), filloi t'i zbulohej, për krijesat njerëzore, Shpallja Hyjnore.

Kush lindi sot?

Sot lindi ai, të cilit, fjalët e para që iu zbuluan, kishin të bënin me diturinë - për ta udhëzuar njerëzinë.

Kush lindi sot?

Sot lindi ai që tha: "Kërkoni diturinë, edhe nëse është në Kinë".



Kush lindi sot?

Sot lindi ai që përjetoi Natën e Miraxhit. Miraxhin ruhani, por edhe Miraxhin xhismani – pra, Ngritjen shpirtërore dhe Ngritjen fizike. Kjo është rruga që sjell fitore…

Kush lindi sot?

Sot lindi ai që tërë jetën meditoi, veproi dhe luftoi. Po, luftërat (përpjekjet) i quajti:

el-xhihad ul-esger dhe el- xhihad ul-ekber, lufta e vogël - me armikun, për të Vërtetën, kurse lufta e madhe - me epshin, egon, me vetveten.

Kush lindi sot?

Sot lindi ai që tha se më e vlefshme është pena e dijetarit sesa gjaku i luftëtarit….

Sa të veçanta janë këto fjalë. Këto fjalë, si edhe shumë fjalë të tjera, kanë diçka nga ajo Dritë, që ende nuk është zbehur dhe as që ka për t'u zbehur, por të cilën bota shumë pak po e njeh.

Sot, bota ka shumë nevojë që ta zgjerojë zemrën. Ta zgjerojë zemrën në masën e kësaj zemre.

Vetëm në masën e kësaj zemre, ne do të kemi jetë. Vetëm kjo jetë është e vërtetë, sepse është jetë e ndriçuar prej Dritës së Pashuar.

Jeta e ndriçuar prej Dritës së Pashuar, është jetë e vërtetë, është jetë pa mashtrime, pa zhgënjime…

Mjafton të hedhim një shikim rreth vetes, rreth botës, për të parë përnjëherë, kudo që jemi, se sa mashtrime, zhgënjime, dhunime, torturime, krime që ka kjo ekzistenca jonë në këtë botë të kotë, të mjerë dhe të pavlerë…

Bota, shekull pas shekulli, lëviz drejt ndryshimeve. Po, megjithë ndryshimet që janë bërë, a ka përparuar njerëzimi? A e njohim qëllimin e jetës, kuptimin e ekzistencës sonë, rrugën e së Vërtetës?

Vlerësohet se në pesë mijë vjetët e fundit në botë kishte 14.500 luftëra, dhe në këto luftëra të llojllojshme kanë humbur jetën rreth tre miliardë e gjashtëqind milionë njerëz.

Në luftën e Parë Botërore (1914-1918) humbën jetën rreth dhjetë milionë njerëz.

Në luftën e Dytë Botërore (1939-1945) pësuan rreth pesëdhjetë milionë njerëz…Miliona të tjerë pësuan më vonë-deri në kohën tonë…

Përse e kujtojmë të kaluarën kaq të përgjakshme?

Sepse, siç thoshte Santayana, ata që nuk e kujtojnë të kaluarën, janë të dënuar ta përsërisin. E kaluara nuk është ardhmëri, ajo është histori. Histori e cila përsëritet, herë më shumë-herë më pak, gjithnjë, me gjak, pothuajse, në çdo brezni. Në çdo brezni shkruhen histori me përmbajtje zi e më zi…!

E pyetën Shopenhauerin: ç'është përmbajtja e historisë? Ai u përgjigj: "Shakatë evropiane".

"Shakatë evropiane", nëpërmjet karikaturave, u përpoqën të ofendonin Mëshirën e Gjithësisë-Mëshirën e Njerëzisë. Pse ndodhi kjo? Sepse askush nuk mund të shohë përtej vetvetes. Secili tek të tjerët sheh atë që është në vetvete…

Kush lindi sot?

Sot lindi ai që ishte i paralajmëruar në të gjitha Shpalljet Hyjnore, ai që do t'i sjellë njerëzimit të Vërtetën Madhështore, Paqen Botërore.

Kush lindi sot?

Sot lindi dëshmuesi, përgëzuesi, qortuesi, paralajmëruesi…

Sot lindi ai që ishte aq i vendosur, i përsosur, i përkryer, ai që ishte si një pasqyrë, i cili tha:

"Unë jam si pasqyrë, pasqyroj jo atë që dua unë, por ashtu çfarë je ti, atë e sheh në mua".

Çfarë je ti? Çfarë jam unë? Çfarë jemi ne? Kjo ka shumë rëndësi, në veçanti, për ne, në këtë Atdhe! Faik Bej Konica (1876 - 1942) thoshte:

"Të mos ishte Feja Islame, populli shqiptar do të ishte më tepër në numër, por jo shqiptar."

Kur e pyetën M. Xhelal ed- Din Rumiun (1207 - 1273): kush je ti? Ai tha:

"Unë jam shërbëtor i të Madhërueshmit Kuran,
Derisa shpirt kam,
Unë jam pluhur nën këmbët e Muhammedit alejhi selam…"

Në Kuranin e Madhëruar, për këtë lindje të bekuar, kështu është shkruar:

"Vërtet! All-llahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Pejgamberin. O besimtarë! Bekojeni dhe përshëndeteni me një përshëndetje të denjë!"

(Kur'an, 33:56)

Amin! Amin!

**Ali Vezaj**

# Duaja e pejgamberit Muhammed

*Kish shtruar bisedën Pejgamberi i Zotit me Hazreti Aishen*
*fjalët i kish të zgjedhura dhe ishin plot me xhevahirë*
*më kallëzo, o i dashuri i All-llahut, kam dëshirë të di unë*
*kur e pate ditën më të rëndë dhe momentin më të vështirë.*

*Po më shkon mendja tek llahtari i Uhudit me shehidë*
*pati gjak, luftë të tmerrshme dhe plot mynxyrë*
*vringëllimë shpatash të fisnikëve mbi kokë të qyfrit*
*po edhe ti nuk shpëtove pa marrë një plagë në fytyrë.*

*Me shumë vëmendje po e dëgjonte Pejgamberi zonjën e vet*
*zemër e shpirt i kish të lënduar, një përgjigje duhej dhënë*
*po po , nuk do të ngurroj të të them, si e di veç unë*
*se sa të liga dhe shqetësime më solli ky udhëtim i rëndë.*

*Isha nisur në një udhë shumë të zorshme, në Taif*
*t'u rrëfej për fenë e të Vetmit Zot – për Islam*
*me vrazhdësi më zunë rrugën dhe hodhën gurë mbi mua*
*nuk do të shtoj asnjë fjalë tjetër, por kështu është tamam.*

*Më rëndoi një ndjenjë pikëllimi mu në shpirt*
*m`u bë se kurrë nuk më pati goditur një grusht i tillë*
*me trup të lodhur e të përgjakur nga gurë shkretëtire*
*dhe mbi kokë më përcëllonte edhe i nxehti diell.*

*Por nga All-llahu kisha mëshirën dhe në zemër sabrin*
*dhe më pas m`u shfaq përpara një e madhe mrekulli:*
*Pashë një re se si qetësisht më bënte një hije*
*dhe e vërejta melekun Xhibril se si më rrinte përmbi.*

*Tani më foli si gjithmonë kur ne të dy bëheshim bashkë*
*o i dashuri Pejgamber i Zotit – o Muhammed Mustafa*
*këto trishtime që t`i bëri populli i Taifit të thatë*
*veç All-llahut të Madhërishëm, kush më mirë nuk i pa.*

*Dhe në këtë çast më dha urdhër Zoti i Vërtetë*
*dhe unë do të jem si gjithmonë veç me ty*
*për atë që të thotë zemra jote, lype dhe mos ngurro*
*Zoti yt, këtë dua do ta pranojë ashtu si e lyp ti.*

*Dhe po deshe, këto dy bjeshkë shumë të mëdha*
*Me shpejtësi mbi këtë popull t'i përplasë*
*Të mos lërë asnjë të gjallë në këtë vend*
*Dhe meleku përgjegjës që të gjithë do t'i vrasë.*

*Po si do të flasë vetëm mëshirë e mbarë njerëzimit*
*si në lumturi po edhe në çaste me plotë hidhërim:*
*O Zot, Të falem vetëm Ty, hapi rrugë këtij populli*
*pasi nuk janë të udhëzuar, këta asgjë nuk dinë.*

*Dhe nga brezat që do t'i lënë në këtë shkretëtirë*
*do të vijnë pasardhës që do të Të luten vetëm Ty*
*po bënte dua i dashuri Zotit ai Muhammed Mustafa*
*dhe as që do të merrte Xhibrili përgjigje tjetër prej tij.*

*Veç kjo lindje do të ngrohë çdo pëllëmbë të kësaj toke*
*në të katër anët e botës, perëndim, jug, lindje dhe veri*

# Vëtvërasja fenomen që shqetëson shoqërinë kosovare

**Rexhep Suma**

**"O ju që besuat, mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush, dhe mos mbytni veten tuaj (duke mbytur njëri-tjetrin). Vërtet, All-llahu është i mëshirueshëm për ju".** (En Nisa, 4)*

Vetëvrasja, apo siç njihet në terminologjinë e psikologjisë, suicidi, vazhdon të mbetet një objekt studimi për shumë ekspertë të kësaj fushe dhe shumë fushave të tjera, por njëkohësisht është shndërruar në sfidë dhe preokupim të ekspertëve përkatës, një veprim që psikologët ende nuk e kuptojnë, nuk e kuptojnë arsyen pse bëjnë vetëvrasje njerëzit.

Qytetarët e Kosovës, të lodhur nga skamja, presionet psikike, ose për shkaqe të tjera, nuk ngurrojnë t'ia shkrepin vetes. Kjo dramë që po ndodh në shoqërinë kosovare të pasluftës, është bërë një objekt mjaft shqetësues në shoqërinë tonë. Numri i vetëvrasjeve dhe tentimvetëvrasjeve ka ardhur duke u rritur. Një pjesë e njerëzve ende janë me trauma të luftës, të tjerë përballen me zorin e kohës, ekonomik, emocional, shpitëror etj. Autoritetet, si qendrore ashtu edhe lokale të Kosovës, nuk janë fokusuar kurrë në trajtimin e këtij fenomeni të vetëvrasjeve që më shumë ka qenë objekt diskutimi në media. Shëndeti psikik është lënë pas dore dhe kjo është një e metë e madhe në vendin tonë postkonfliktuoz, ku nevoja në këtë aspekt është shumë e madhe.

Por, në mungesë të kujdesit institucional, mbetet të shpresojmë që njerëzit e dëshpëruar do ta përmbajnë veten nga më e keqja. Studimet më të fundit thonë se rastet e vetëvrasjeve janë shumë serioze edhe midis atyre nën moshën 20 vjeç dhe të moshuarve, ndërsa kohët e fundit rritja e fenomenit të vetëvrasjeve po prek moshat 15-24 vjeç. "Vetëvrasja është një veprim agresiv i kryer ndaj vetes," thotë Staslav Petkovski, një specialist i psikologjisë mjekësore në Shkup, i cili ka punuar për shumë vite si terapist familjesh. "Lufta, e kombinuar me varfërinë, ka shtuar agresionin si një formë e zgjidhjes së konflikteve të jashtme dhe të brendshme psikologjike". Shifrat e këtij fenomeni marrin gati tri herë më shumë jetë njerëzish se krimi i vrasjes.

### Ç'thonë psikologët për këtë fenomen?

Zakonisht, personat që bëjnë vetëvrasje, paraprakisht provojnë një prishje të theksuar të humorit dhe të ekuilibrit emocional, që në gjuhën e psikologjisë quhet çrregullim i gjendjes shpirtërore (që më parë njihej si çrregullim afektiv). Kur emocionet qëndrojnë në një pikë të ulët gjatë gjithë kohës dhe personat e humbin interesin për jetën, kjo më vonë kalon në gjendje depresioni, që më vonë shkakton çrregullime të vogla në raportet shoqërore dhe vetëm rrallëherë e shtrojnë në spital, dhe kjo në ato raste kur tenton të bëjë vetëvrasje, kurse depresioni i madh shfaqet kur personi kalon në një gjendje depresive shpirtërore në pjesën më të madhe të një intervali kohe, të paktën prej dy vjetësh, kur tek personi vërejmë një ndryshim të madh në të ngrënë, gjumë, këputje ,vetëvlerësim të ulët, përqendrim të dobët dhe ndjenjë të të qenit e pashpresë.[1]

Në vitin 1920 Frojdi paraqiti për herë të parë në veprën e tij "Përtej parimit të kënaqësisë", konceptin mbi jetën dhe vdekjen. Ai thekson se mbrapa dy instinkteve, fshihen instinkti seksual apo i je-



tës, dhe ai i agresivitetit apo i vdekjes. Nëse instinkti i jetës, Eros, synon ribashkimin e qelizave, të indeve dhe të sistemit të organeve, instinkti i vdekjes synon të kundërtën, që organizmi të kthehet në një organizëm pa jetë. Instinktin e vdekjes Frojdi e cilësonte si një forcë dominante në jetë. Studimet rezultojnë se 90 për qind e suicideve shkaktohen nga çrregullime mendore, por mekanizmat patologjikë që i çojnë njerëzit në vetëvrasje, ende nuk janë sqaruar plotësisht.

### Ç'e shkakton , apo përse njerëzit bëjnë vetëvrasje?

Për fat të keq, tek ne ende nuk kemi ndonjë studim të mirëfilltë shkencor rreth këtij fenomeni dhe as ndonjë analizë rreth kësaj çështjeje tejet me rëndësi për shoqërinë tonë. Rastet e hulumtuara në shtetet e zhvilluara nga aspekti teknologjik në këtë drejtim, shpien në përfundimin se arsyet e marrjes së një hapi të këtillë janë të ndryshme dhe të veçanta, shumica e tyre kanë të bëjnë me faktin se ata që përpiqen të bëjnë vetëvrasje, kanë një ndjenjë se jeta nuk ia vlen të jetohet .

Po ashtu element tjetër është edhe ndjenja e të qenit pa shpresë dhe ajo e fajit, janë zotëruese tek depresioni. Në qoftë se gjendja duket e pashpresë, kjo mund ta shtyjë personin depresiv të bëjë vetëvrasje.

"Në një varg formash të sëmundjeve nervore, - histeritë, gjendja e frikës, neurozat e gjendje obsesionale, - supozimi ynë përligjet. Në saje të këtij kërkimi të shtypjes, të zbulimit të qëndresave, interpretimi i asaj që është shtypur, arrin ta zgjidhë vërtet problemin, d.m.th.të kapërcejë pengesat, të zhdukë shtypjen dhe ta shndërrojë të pavetëdijshmen në të vetëdijshme. Në lidhje me këtë arrijmë të krijojmë një përfytyrim plotësisht të qartë se çfarë lufte e egër zhvilllohet në shpirtin e pacientit për të kapërcyer çdo qëndresë, që është një luftë shpirtërore normale në të njëjtin truall psikologjik midis motiveve të kundërta, që janë të gatshme të heqin dorë"[2].

Neuropsikiatri kosovar, Dr. Ferid Agani në një tribunë organizuar nga shoqata AKEA në Podujevë, në temën "Ta ndërtojmë jetën", vetëvrasjen e cilëson si dukuri mjaft shqetësuese për Kosovën e pasluftës.

"Si shkak kryesor i dukurisë së vetëvrasjeve dhe dukurive të tjera negative është koha e gjatë që Kosova ishte nën okupimin serb si dhe lufta e fundit në Kosovë. Ajo që na shqetëson më së shumti, është rritja e ndjeshme e numrit të vetëvrasjeve[3].

Sipas tij, shkaqet e vetëvrasjeve janë të shumta. "Faktorët biologjikë, si sëmundjet psikike, pastaj faktorët psikologjikë, pasojat e traumës së luftës, papunësia, varfëria, jo-perspektiva ekonomike", janë faktorë përcaktues të kësaj dukurie. Ai mendon se faktor mjaft ndikues në rritjen e vetëvrasjeve është edhe moskujdesi për identitetin dhe mirëqenien shpirtërore në këtë kohë krize sociale e ekonomike. Edhe ekspertët e shëndetit mendor dhe zyrtarët e Këshillit për Mbrojtjen e të Drejtave dhe Lirive të Njeriut (KMLDNJ), mendojnë se traumat e luftës dhe gjendja e rëndë sociale e ekonomike e pasluftës, konsiderohen si faktorët kryesorë që kanë ndikuar në rritjen e numrit të vetëvrasjeve në Kosovë. "Vetëm prej datës 31 dhjetor 2006 deri më 8 janar 2007, raportohet të jenë kryer 3 vetëvrasje dhe një tentim vetëvrasje".[4] Traumat e luftës në Kosovë, ende vazhdojnë të jenë shkaktarët kryesorë të shtimit të numrit të të vetëvrarëve, "duke e bërë Kosovën ndër vendet me shifra më të mëdha të vetëvrasjeve në tërë Evropën, në raport me numrin e popullsisë"[5]. Kërkimet e shumta në këtë fushë kanë arritur të përcaktojnë faktorët e ndryshëm që ndikojnë në kryerjen e suicidit. Ata ndahen në: 1) faktorë sociologjikë, 2) faktorë psikologjikë, 3) faktorë biologjikë dhe 4) faktorë gjenetikë. "E kush nga ne, pasi u bë 30 vjeç, nuk e vrau veten nja dy a tri herë",- shkruan H. Balzaku në një nga romanet e tij. Dhe kjo është e vërtetë. Por, më shumë se për aktin konkret të vetëflijimit, shkrimtari i madh francez, e kishte fjalën ndoshta për atë gjendje depresive që i duhet çdo njeriu të kalojë në periudhën dhe moshën më delikate të jetës, derisa ajo të hyjë në hullinë e saj normale. "Paaftësia për zgjidhjen e konflikteve (të natyrave të ndryshme social-ekonomike) dhe presioni për të qenë i suksesshëm", konsiderohen si dy nga shkaqet që më së shumti i çojnë shqiptarët (femrat janë më të prekurat) drejt vetëvrasjes, pasi kalojnë më parë purgatorin e dhunës psikologjike e fizike nga prindërit, vëllezërit apo bashkëshortët. Vetëvrasje ka pasur dhe do të ketë në çdo kohë, shtet dhe regjim (Suedia, Hungaria, Sllovenia, Vojvodina, Serbia etj., janë këto shtete me nivelin më të lartë të jetesës dhe vetëvrasjeve njëkohësisht, por dukuria atje nuk lidhet me shkaqe si ato në Shqipëri dhe Kosovë).

Vetëvrasja si një dukuri sociale, me përmasa alarmante për një vend në transicion, po të kemi parasysh se statistikat policore flasin për rritje të këtij fenomeni që nga viti 2000 deri në gjashtëmujorin e parë të 2006, numri i vetëvrasjeve në Kosovë kap shifrën prej 356 personash. Ndërsa, prej gjithsej 356 të vetëvrarëve, 218 kanë qenë meshkuj e 138 femra , dhe 417 tentime vetëvrasjeje. Prej tyre 142 meshkuj, e 275 femra - dhe tentativa të tjera, për t'u vetëflijuar[6]

"Nuk mund të mohohet fakti se në shtetin më të fuqishëm të botës -Amerikë-, prej 650.000 tentimeve për vetëvrasje të qytetarëve të saj , për çdo vit vetëm 30.000 njërëz arrijnë t'ia marrin jetën vetvetes, e raste mjaft tragjike, por edhe këto janë pjesë e jetës bashkëkohore-moderne"[7].

### Etika gazetareske dhe vetëvrasja

Në mediet elektronike dhe të shkruara, bukur shumë i kushtohet këtij fenomeni që e ndeshim tek persona të kategorive dhe stadeve të ndryshme kosovare. Mendoj se mediet në njëfarë mënyre janë duke kontribuar në rritjen dhe legalizimin e njëmendshëm të suicidit. Lajme sensacionale mbushin rubrikat dhe hapësirat e para të medieve kosovare, dhe thuajse kjo është shndërruar në një garë të vërtetë se cila medie po i qaset me "seriozitetin dhe përkushtimin më të madh" këtij fenomeni.Vetë publikimi i litarit, thikës, helmeve dhe gjërave të tjera të frikshme në faqet e shtypit, në mënyrë indirekte po bën fushatë dhe po ngulit në mendjen e opinionit me se është më mirë të bëhet vetëvrasje. Këtu do të paraqisja vetëm disa tituj nga qindra që hasim në të përditshmet tona:

"Njëri pi vajguri tjetri uthull"; "75-vjeçari varet në litar nën nënkulmin e shtëpisë"; "Medikamentet, mjet për tentim vrasjeje (40 tableta bensedin dhe 40 tableta diazepam)"; "Studenti gjakovar vetëvaret në Prishtinë"; "Vetëvaret e moshuara" etj.

Po ashtu një nga tragjeditë siç ishte varja e diktatorit irakian Sadam Hyseinit, e publikuar në videoincizim në mjetet e informimit, shkakton telashe në psikologjinë e të rinjve.

"3 fëmijë kanë varur veten,pas publikimit të videoincizimit të Sadam Hyseinit.Një 12-vjeçar saudit, një 9-vjeçar



nga Pakistani dhe një 10-vjeçar – kanë humbur jetën në Teksas në rethana të njëjta. Fëmjët kanë dashur të imitojnë pamjet e ekzekutimit të Sadamit, kurse mediet raportojnë se një grup fëmijësh në Algjeri kanë varur shokun e klasës, po ashtu në përpjekje për të imituar ekzekutimin"[8]. Në faqet e shtypit periodik shumë herë botohen kronika për vetëvrasje. Shumica e viktimave janë të rinj, por ka edhe viktima në moshë më të madhe, madje edhe pleq, të cilët, për një shkak apo tjetër, vendosin t'i japin fund jetës së tyre, akt ky në vetvete shumë tragjik për ata që e ndërrmarrin, për të afërmit e tyre dhe për shoqërinë në përgjithësi. Tragjedia jo vetëm që nuk eliminohet me vdekjen e një njeriu, por ajo madje edhe shumëfishohet. Kush ka njohur nga afër të afërm të njerëzve të vetëvrarë, e di mirë këtë. Fan Noli dikur pati thënë se vetëvrasja nuk është tipike për shqiptarët për faktin se historikisht ata nuk kanë pasur kohë dhe mundësi të merren me këtë problem, të cilin Albert Kamy (Camus) e ka quajtur problem themelor të filozofisë dhe dijes njerëzore. Duket se, ndonëse vonë, shqiptarët, krahas shumë problemeve të tjera, po përballen më shumë sesa duhet me këtë problem të ekzistencës njerëzore.

### Pse e vrasin veten shqiptarët (kosovarët)?

Pikërisht tek humbja e shpresës dhe paaftësia e klasës politike kosovare për të ofruar alternativa serioze dhe të shpejta në këtë situatë, duket se duhen kërkuar përgjigjet për pyetjen që po bëhet kaq shpesh këto ditë: Pse e vrasin veten shqiptarët?! Shumë njerëz, nga vështirësitë e jetës së përditshme, bëhen pesimistë, jetën e kanë të pakuptimtë, bile edhe të pashpresë. Dhe në këtë gjendje psikologjike të stresuar dhe të skajshme, ata e shohin zgjidhjen e vetme në vetëvrasje. Këta njerëz kanë nevojë për ndihmë, që të kapërcejnë këtë gjendje psikologjike shumë të rënduar dhe jemi ne, familjet e tyre, ata që duhet t'u japim një arsye më tepër për të jetuar, t'u tregojmë se shumë njerëz kanë nevojë për ta dhe të gjithë i duam. Duhet cekur se, përveç familjes, edhe roli i fesë është bukur i madh me ofrimin e ideve për jetën, që jeta është e shenjtë, është dhuratë e Zotit dhe është mëkat i rëndë të bësh vetëvrasje. Me të tilla ide, besimet fetare (islame dhe krishtere) ndikojnë në gjendjen psikologjike të njerëzve, i ngushëllojnë për të përballuar dhimbjet e shkaktuara nga lufta e fundit në Kosovë, fatkeqësitë, vështirësitë e jetës.

Nga aspekti psikologjik, në një gjendje depresive truri punon vetëm për vetëvrasjen dhe nuk është për t'u habitur, sepse ky është realitet. Megjithatë, shumë studime provojnë se në vendet ku ka ndikim besimi fetar, numri i vetëvrasjeve është përgjithësisht më i vogël. Është një fakt i pamohueshëm tashmë, që në dekadën e transicionit, pasluftës etj., për shkak të një vakuumi shpirtëror, ideologjik moral dhe ekonomik, fenomeni i vetëvrasjes është bërë pjesë e jetës së përditshme të shqiptarëve në Kosovë.

### Çfarë e nxit këtë fenomen?

Ekzistojnë faktorë të ndryshëm që mund ta nxisin këtë fenomen. Më i rëndësishmi është ai ekonomik. Jeta e re moderne ka kërkesa të shumta, të cilat një njeri i rëndomtë shumë vështirë e ka t'i arrijë, prandaj edhe krijohet ndjenja e disfatës dhe mosdëshira për të luftuar më tujte. Ka edhe shkaqe të tjera, si çrregullimet e ndryshme emocionale, depresionet psikike etj…

Vetëvrasjet njerëzimin e shoqërojnë që nga paraqitja e njeriut mbi dhe. Ato kanë ndodhur edhe në oborre mbretërore dhe ndodhin edhe sot e gjithë ditën në rezidenca hierarkish të larta politike apo shtetërore. Kanë ndodhur dhe ndodhin edhe në mesin e të varfërve, edhe në mesin e të pasurve. Ndodhin, siç kanë ndodhur në vazhdimësi, edhe tek të dashuruarit e edhe tek ata që nuk ishin a nuk janë të dashuruar... Dhe, me gjithë shpjegimet (nga ana shkencore) të këtij fenomeni, prapëseprapë akoma nuk është arritur zbërthimi tërësor dhe komplet, në kuptimin e definimit matematikor, të shkaqeve që shpien në aktin makabër të vetëvrasjes: Vetëvrasja si akt i mohimit dhe mospajtimit me gjendjen ekzistuese; Vetëvrasja si protestë ndaj gjendjes ekzistuese; Vetëvrasjet si akt dëshmie ndaj një përkushtueshmërie të caktuar (në këtë rang bëjnë pjesë edhe

vetëvrasjet për shkaqe dashurie); Vetëvrasjet si akt i shprehjes së pamundësisë për arritjen e objektivave të caktuar... Por, në këtë rast, do të theksonim edhe aktin e vetëvrasjeve që ndodhin në shenjë solidariteti (vetëvrasjet për ideale të përbashkëta etj.), që, për mendimin tim, janë akte shumë interesante etj… Vetëvrasjet janë pasqyra e societetit, ato tregojnë gjendjen ekonomike të një populli, shtetit, grupit… Në Zvicër, fjala vjen, ndodhin shumë vetëvrasje nga të rinjtë.

Pra, pse ndodh një gjë e tillë në Zvicër? Pra, shkaku i një vetëvrasjeje s'janë çdo herë paratë që mungojnë, por ka dhe shumë faktorë të tjerë që mund të bëjnë që një njeri të mendojë t'i japë fund jetës. Zakonisht, personi që dëshiron të bëjë vetëvrasje, kalon një kohë të gjatë duke menduar për të, duke u matur për ta bërë,duke planifikuar: si, kur, dhe ku. Shumë me rëndësi është të dihen shenjat e këtij procesi - për të kërkuar dhe ofruar ndihmën. Hulumtimet e ndryshme shkencore kanë rezultuar se rreth 80% e personave, që bëjnë vetëvrasje, një kohë para vdekjes tregojnë disa prej këtyre simptomave: - NDRYSHIMET TEK PERSONI: janë të pikëlluar, të mbyllur në vetvete, tejet të ndjeshëm, nervozë, të lodhur, të pavendosur, pa vullnet, ndonjëherë të shqetësuar, hiperaktivë.... - NDRYSHIMET E SJELLJEVE: Moskoncentrimi në punë, shkollë, në obligimet e rëndomta, painteresimi për dukurinë e tyre....- NDRYSHIMET NË SISTEMIN E NGRËNIES: s'kanë oreks dhe dobësohen, ose tepër e konsumojnë ushqimin, humbin interesin për shoqëri, seks, hobi; humbin dëshirën për aktivitetet në të cilat kanë gjetur gjithmonë kënaqësinë më herët, mërziten shumë për paratë, sëmundjet (të vërteta ose të imagjinuara), frikësohen nga humbja e kontrollit se do të "trenohen", se do t'i lëndojnë të tjerët ose vetveten, ndihen fajtorë, veturrejtjes, nuk kanë shpresë për ardhmëri: "kurrë nuk do të bëj më mirë, gjithmonë do të ndihem kështu", - keq, përdorin drogë dhe alkool; para një kohe të shkurtër kanë humbur personin e dashur (vdekja, shkurorëzimi, ndarja...), i kryejnë punët e veta, borxhet, përshëndeten me shokët, familjen, të afërmit, i falin gjërat personale të çmueshme, kanë: IMPULSE SUICIDALE (VETEVRASESE), IDE, DEKLARATA, PLANET, TENTIMET E MEHERSHME TE VETËVRASJEVE. Sjelljet në mënyrën e cila mund të jetë e rrezikshme (janë të pakujdesshëm në komunikacion, e drejtojnë veturën nën ndikimin e alkoolit...); kanë qenë ose janë viktima të maltretimit seksual. Por, secila nga këto karakteristika, nuk do të thotë asgjë, mirëpo një kombinim i disave prej tyre shpeshherë tregon se personi dëshiron ose ekziston mundësia që të bëjë vetëvrasje. Në kriminalistikë, vetëvrasësit janë kategorizuar si njerëzit më trima, mu për këtë shkak se më së vështiri është të ngrihet dora mbi vetveten. Ekspertë ndërkombëtarë të shëndetit të të miturve, pas një studimi, kanë zbuluar se kur fillon për herë të parë njeriu për t'u vetëvrarë."[9]

Qëllimi i studimit në fjalë, ishte të zbulonte sjelljet e rrezikshme që kishin fëmijët që në moshë të hershme, me qëllim që të parandalonin një sërë sëmundjesh. Shumë probleme shëndetësore dhe psikologjike që shfaqen në moshë të rritur, e kanë zanafillën që në fëmijëri. Në këtë grup sjelljesh të rrezikshme përfshihet edhe vetëvrasja.

### Mundësia e parandalimit të vetëvrasjes

Kur ndodh një vetëvrasje, njerëzit që mbesin mbrapa dhe psikiatrit, psikologët etj., ndihen keq dhe të pafuqishëm, që ta parandalojnë atë (vetëvrasjen). Pra, a mund të bëjnë parashikime ekspertët e kësaj fushe pa ndodhur vetëvrasja, dhe ta parandalojnë këtë dukuri?

Në shkallë kombëtare është mbajtur Konferenca e parë e Lidhjes së Psikiatërve Shqiptarë më datë 29-30 shtator 2006.

Studimet e fundit tregojnë se një fenomen i tillë mund të parandalohet, sa kohë që është e mundur të parandalohen shumë fenomene të tjera shoqërore siç është parandalimi i aksidenteve të trafikut, me investimet në përmirësimin e rrugëve, me vetëdijësimin e shoferëve si dhe marrjen e masave parandaluese ndaj shkelësve të rregullave në trafik... Po ashtu një fenomen i këtillë, sikur janë vetëvrasjet, mund të ndalohet (ose të zvogëlohet numri i tyre) me masa paraprake...Ekspertët e kësaj fushe - psikiatrit, psikologët, punonjësit socialë etj., mund të ndihmojnë në parandalimin e vetëvrasjeve në popullatë, po ashtu edhe tek pacientët.

Parashikimi i vetëvrasjeve, ndjekja me vëmendje e sjelljeve të tyre para vetëvrasjeve, qëndrimi social ndaj vetëvrasjeve, - janë parakushte për mbrojtjen nga kjo dukuri.Kontributi më i madh në trajtimin më të mirë të depresionit si faktor i patrajtuar mirë, mund të ndikojë në parandalimin e vetëvrasjeve në popullatë. Kujdesi optimal ndaj pacientëve me depresion, po ashtu është preventivë e mirë ndaj këtij fenomeni. Dhe, së fundi, trajtimi më i mirë i pacientëve me çrregullime afektive dhe i atyre që përdorin substanca, si alkooli, mund të japin rezultate pozitive. Megjithëkëtë, edhe krahas këtyre masave, dalin edhe shumë çështje të tjera të pasqaruara. A arrijnë sukses ekspertët që merren me fenomenin e vetëvrasjeve pa ndihmën e kolegëve të fushave dhe të institucioneve të tjera? Është logjike të thuhet se fillimi i një procesi kërkon sistematizim dhe bashkëpunim në punë, ku rezultati final mund të arrihet vetëm me një bashkëpunim të tillë. Edhe vetëvrasja si fenomen mjaft preokupues në botë, nuk mund të parandalohet vetëm nga një shtresë njerëzish dhe pa bashkëpunim edhe të të tjerëve, të cilët gjithsesi janë të interesuar për parandalimin e këtij fenomeni (vetëvrasjes). Psikologët, psikatrit dhe një shtresë tjetër e caktuar e njerëzve që merren me këtë dukuri, janë të pamjaftueshëm për parandalimin e këtij fenomeni në rritje e sipër.

Vonesa e ardhjes së këtij fenomeni në Kosovë ka bërë që shoqëria dhe individët të mos jenë të përgatitur nga ana shpirtërore, etike dhe filozofike për ta përballuar dhe për të gjetur zgjidhjet e duhura për të.

Duke analizuar një numër të madh faktesh e shifrash, Durkheimi arrin të krijojë një tipologji teorike të shkaqeve të vetëvrasjes, e cila, për të, në fund të fundit, ka lidhje të drejtpërdrejtë me problemin e integrimit të individit në shoqëri dhe pasojat e çrregullimeve sociale në jetën e tij. Natyrisht, këtu ai nuk lë mënjanë ndikimin e sëmundjeve mendore, alkoolizmit etj., (ai flet edhe për një përqindje "normale" që ndeshet kudo), por hedh poshtë ata që ai i quan faktorë kozmikë, pra ndikimin e klimës etj. (Kalimthi shtojmë se vitet e fundit është vërejtur njëfarë lidhjeje midis numrit të vetëvrasjeve dhe numrit të pakët të ditëve me diell në disa vende nordike, gjë që ul nivelin e serotinës në gjak). Ndër shkaqet sociale, ai merr për analizë edhe atë që e quan vetëvrasje egoiste, e cila përgjithësisht paraprihet nga një gjendje e përgjithshme depresioni dhe apatie, e provokuar nga një terkesë e tepruar diferencimi nga të tjerët. Vend të veçantë Durkheimi i kushton vetëvrasjes anomike, pra vetëvrasjes në ato kushte kur vërehen çrregullime të rënda të kodeve,

ligjeve e rendeve sociale. Një gjendje e tillë krijon trauma të rënda tek mjaft individë, i demoralizon, i bën t'u duket pa kuptim çdo përpjekje për të motivuar ekzistencën e përditshme. Në thelb, në të gjitha këto raste ai sheh vështirësi përshtatjeje të individit në një shoqëri të caktuar. "Kur njeriu është krejt i shkëputur nga shoqëria, thotë Durkheimi, ai vetëvritet më lehtësisht (vetëvrasja egoiste), por ai vetëvritet edhe kur është tepër i lidhur me shoqërinë (vetëvrasja altruiste). Shoqëria për të ka një rol rregullues në ekuilibrimin e ndjenjave dhe të veprimtarisë së individit. Teoria e Durkheimit mbi vetëvrasjen dhe metoda e tij e analizës mbi këtë fenomen tronditës, vazhdon të studiohet e zbatohet edhe sot e kësaj dite në universitetet më të përmendura në botë, nga Kanadaja deri në Tokio, duke kaluar nga Londra e Moska.[10]

### Kurani, Bibla dhe vetëvrasja?

Sipas Biblës, nëse një person bën vetëvrasje ose jo, kjo nuk e përcakton nëse ky person do të shkojë në qiell ose jo. Nëse një person i pashpëtuar bën vetëvrasje, ai ose ajo thjesht "është nisur" për në liqenin e zjarrit. Megjithatë, personi që ka kryer vetëvrasje, do të përfundojë në ferr, sepse ka refuzuar shpëtimin nëpërmjet Krishtit dhe jo sepse ka kryer vetëvrasje. Bibla përmend katër persona të ndryshëm, të cilët kanë bërë vetëvrasje: Sauli (1 Samuelit, 31:4), Ahithofeli (2 Samuelit, 17:23), Zimiri (1 Mbretërve, 16:18) dhe Juda (Mateu, 27:5). Të gjithë këta kanë qenë njerëz të ligj dhe mëkatarë. Bibla e konsideron vetëvrasjen njësoj si vrasjen; dhe kështu është, të vrasësh veten. Zoti është Ai Që vendos se kur dhe si duhet të vdesë një njeri.

Që të marrësh këtë pushtet në duart e tua, sipas Biblës, do të thotë të bësh blasfemi kundër Zotit.[11]

Kurse Kurani këtë fenomen e ndalon rreptësisht duke thënë: "Mos vritni veten tuaj (duke vrarë njëri-tjetrin). Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm për ju. Kush e bën këtë (që ndaloi Zoti) qëllimisht dhe tejkalon kufijtë, Ne atë do ta hedhim në një zjarr të fortë. Dhe kjo është lehtë për Allahun". [4:29-30]

Kurani argumenton se jeta është një dhuratë nga Allahu, Krijuesi. Është një e drejtë që duhet të ruhet. Njeriu nuk ka asnjë dorë në krijimin e tij. Atij vetëm i është garantuar besimi mbi jetën e tij. Si rezultat, të kryesh agresion kundër vetes, është një krim pasojat e të cilit arrijnë gjynahet më të mëdha dhe një ndëshkim të ashpër në jetën e amshueshme[12].

### Edhe kokat e botës i ka mbërthyer ky fenomen

Njëri prej tyre ka qenë edhe Ernest Heminguei, një nga shkrimtarët më me zë amerikanë dhe botërorë të shek. XX. Ai e përjetoi thellë tragjedinë e dy luftërave botërore, u gjend disa herë ballë për ballë me vdekjen dhe shkroi një letërsi, ku dhunës njerëzore i kundërvihet dashuria dhe kotësisë së zhgënjimit të jetës , përpjekja për të qëndruar me çdo çmim e me çdo kusht. Me babanë e vet pati marrëdhënie të mira dhe vetëvrasja e tij la gjurmë të pashërueshme në zemrën e Hemingueit. Ky njeri energjik, që e jetoi jetën në kuptimin më të plotë dhe luajti sa deshi me vdekjen, - nuk mundi ta duronte dot pasivitetin e tij.[13]

Tradicionalisht grekët e lashtë, për arsye etike dhe praktike, nuk e përkrahnin fenomenin e vetëvrasjes, ndonëse Sokrati, filozofi i lashtë, vrau veten për të vënë nderin e tij në vend dhe për t'iu bindur vullnetit ligjor të athinasve.

Gjithsesi, e dimë se për këtë temë ka shumë këndvështrime e mënyra të të shpjeguarit. Ne jemi munduar ta trajtojmë nga ky prizëm pasi shqiptarët e kanë shumë të dobët besimin tek Zoti, dhe kësisoj bëhen lehtë viktima të jetës së vështirë e rrethanave jo të lakmueshme, në të cilat ndodhen. Dobësimi në vazhdimësi i familjes shqiptare, sigurisht që ka favorizuar këtë fenomen (vetëvrasjen). Të gjitha rastet janë të dhimbshme, - Të rinjtë që nuk e shijojnë jetën, dhe të moshuarit që e mbyllin atë në mënyrë më tragjike.

### Përfundime

Rol në evitimin e vetëvrasjeve ka feja dhe familja, sepse në momentin kur hetohet që anëtarët e familjes paraqesin shenja të depresionit dhe labilitetit, duhet të ndërmerren masa që ai person të trajtohet nga organet dhe institucionet përgjegjëse.

Mendojmë se pushtetarët tanë duhet të krijojnë politikë konkrete dhe efikase për t'i parandaluar dhe luftuar faktorët që ndikojnë në rritjen e numrit të vetëvrasjeve.

Me gjithë faktin që ekspertët ndërkombëtarë na e kanë bërë të qartë se traumat e luftës fillojnë të shfaqen sidomos pas vitit të pestë të luftës, shoqëria kosovare nuk ka ndërmarrë hapa, me të cilët do të evitoheshin këto pasoja, e njëkohësisht edhe vrasjet, dhe prandaj sot po shijojmë frytet e lëshimeve dhe gabimeve institucionale. Sa më të lartë që të kemi një ngritje shpirtërore, aq më larg do të jetë kjo plagë e rëndë e shoqërisë sonë.

Shifrat e këtij fenomeni marrin gati tri herë më shumë jetë njerëzish se krimi i vrasjes.

Po ashtu rol shumë efektiv pozitiv në flakjen e kësaj dukurie, ku është katandisur shoqëria kosovare, luajnë edhe mediet, me shfaqje programesh e emisionesh përkatëse, si dhe t'i kushtohet më shumë vëmendje nga organet e institucionet mësimit fetar në të gjitha nivelet shkollore.

Mendojmë që, me një angazhim të të gjithë prijësve politikë, fetarë, të sigurisë etj., mund ta ulim numrin e vetëvrasjeve në Kosovë.


*Literatura:*

* Kur'ani famëlartë, përkthyer nga h. Sherif Ahmeti

1.Terry F.Pettijohn, Psikologjia një hyrje koncize, botim i II, Shtëpia botuese "Lilo", fq 468, Tiranë 1996

2. Zigmund Frojd,Hyrje në Psikoanalizë, vëllimi dytë, Botues, "Fan Noli", fq 196Tiranë, 2004.
3. Gazeta "Kosova sot" 27 dhjetor fq 12, Prishtinë 2006.
4. Sabrije Kamberi, intervistë për: http://www.kosovalive.com/, 10 janar, 2006, Prishtinë
5. http://www.kosovalive.com/, 10 janar, 2006.
6. http://www.kosovalive.com/, 10 janar, 2006.
7. Gazeta Besa, 20 dhjetor 2006, fq 19.nr 45, Prishtinë.
8. Gazeta "Kosova sot", 9 janar, Prishtinë 2007.
9. Flori Bruqi, Vetëvrasjet në Kosovë dhe Shqipëri http://floart-press.blogspot.com/ 2006/10/flori-bruqi-vetvrasjet-ne-kosove-dhe_06.html
10. http://www.alb-shkenca.org - Forumi mbarëkombëtar i studiuesve shqiptarë Powered by Mambo Generated: 10 January, 2007.
11. http://www.gotquestions.org/Shqip/ vetevrasja-Bibla.html.
12. pasmehttp://traditafetaremuslimane. blogspot.com/2006/10/vetevrasja.html
13. http://shprehu.info/forum/viewtopic. php?p=8763çsid=cb002c8d9dd661f53ea9a9fb3b3757d2 Ernest Heminguej.

# Hafëz Bajram ef. Agani ishte edhe "Hafiz-i kutub"

**Mr. Sadik Mehmeti**

Dihet mirëfilli se popujt e qytetëruar kanë prosperuar me shumë sukses, ngaqë, përveç të tjerash, kanë njohur, kanë çmuar dhe kanë vlerësuar drejt e në mënyrë objektive punën dhe angazhimin e pararendësve të tyre; ata kanë vazhduar aty ku e kishin lënë të parët e tyre, natyrisht, - gjithnjë sipas kërkesave të kohës, - duke plotësuar e përmirësuar ku kishte zbrazëti dhe vend për të plotësuar, kurse të tjerët, ndërkaq, kanë ngelur mbrapa pikërisht për shkak të konceptit të gabuar e primitiv "historia fillon dhe mbaron me mua!"

Një nga figurat më të spikatura të brezit të tij, që edhe sot është një frymëzim i gjallë, për ato që la fjala dhe pena e tij, i dalluar në kuptimin e plotë të fjalës, pikërisht për vizionin dhe largëpamësinë e tij, i nderuar nga kolegët dhe besimtarët, hoxhë e alim erudit me plot kuptimin e fjalës, hafëz i dalluar, udhëheqës, prijës dhe organizator i shquar, dashamirës i dijes dhe i fesë në çdo pikëpamje, me virtyte e cilësi të larta prej hoxhe e intelektuali të mirëfilltë, pionier në shumë fusha e segmente të jetës intelektuale-islame; i nderuar ndër kolegë dhe në popull, i njohur për shumë angazhime, organizime e aktivitete të ndryshme, që do të shënonin rifillimin, riorganizimin, rimëkëmbjen dhe rritën e Bashkësisë së Fesë Islame të Kosovës në një kohë jo të favorshme për këtë bashkësi dhe për besimtarët e saj; më vonë i sulmuar dhe i papërshtatshëm për sistemin që dalëngadalë po nguliste kthetrat e tij në Kosovë, - ky ishte *Hafëz Bajram ef. Agani.*

Megjithëkëtë, për këtë alim shqiptar, që i takon plejadës së fundit të dijetarëve islamë në vendin tonë, akoma nuk ka ndonjë përpjekje për të vënë në pah rolin dhe meritat e këtij personaliteti kaq përparimtar, i cili me dijen dhe punën e tij, ka lënë vulë në historinë e Bashkësisë Islame, sidomos në Kosovë.

Për hafëz Bajram ef. Aganin dihet se u lind më 1898 në Plavë, se në moshën shtatë vjeç kishte filluar të ndiqte mektebin, se më 1910 qe dërguar në Shkodër që të regjistrohej në *Idadinë* e atjeshme,


Hfz. Bajram ef. Agani

por, meqë këtë nuk kishte arritur ta bënte, hafëz Bajram ef. Agani kishte regjistruar një shkollë fillore të atjeshme, të cilën e kishte mbaruar me sukses të shkëlqyeshëm. Më pastaj hfz. Bajrami qe kthyer në Plavë dhe qe regjistruar në klasën e parë të Idadisë në Pejë. Familja e tij ishte shpërngulur nga Plava në Gjakovë për shkak të luftës më 1912. Më 1915 kishte mbaruar hivzin dhe po atë vit kishte falë namazin e teravive me hatme. Këtë e kishte bërë edhe gjatë viteve 1926-1928, 1935-1939 dhe në vitin 1941. Nga viti 1917 deri 1921 kishte qenë imam për Ramazan në fshatin Morinë të Gjakovës, kurse gjatë viteve 1921-1926 kishte qenë imam i Ramazanit në fshatin Çellopekë të Pejës. Më 1923 kishte regjistruar Medresenë e Madhe të Gjakovës tek myderrizi kryesor Islam ef. Nuredini. Me dekretin e Ministrisë së Fesë në Beograd, hfz. Bajrami qe emëruar imam ofiqar pranë Xhamisë së Re të Gjakovës, kurse më 1938 kishte kaluar në Shtip, ku do të qëndronte deri më 1941, e më pastaj në Rizniq/Irzniq deri më 1945, dhe si ndihmësofiqar pranë Këshillit Popullor të Komunës së Gjakovës deri më 1946. Në Konferencën e përgjithshme të nëpunësve fetarë të RS të Serbisë, mbajtur më 20 gusht 1947, ai qe zgjedhur kryetar i BFI-së asokohe të RS të Serbisë me seli në Prishtinë. Këtë detyrë e kishte ushtruar deri më 1959, kur kishte dhënë dorëheqje, dhe më pastaj qe pensionuar. Ka qenë një nga iniciatorët për themelimin e Medresesë së Ulët të Prishtinës, që kishte nisur nga puna më 1 nëntor 1951, dhe myderriz i saj për lëndët gjuhë arabe, akaid, ahlak dhe husnihat. Nga 1 janar 1953 deri më 15 dhjetor 1956 ka qenë drejtor i saj. Ka qenë anëtar i Kryesisë Supreme të BFI në Sarajevë. Hfz. Bajram ef. Agani vdiq më 1962.

Mirëpo, përveç këtyre të dhënave të mirënjohura, duhet ditur patjetër se hafëz Bajram ef. Agani ka qenë ndër nismëtarët kryesorë për themelimin dhe më pastaj edhe për pasurimin dhe mbushjen me libra e dorëshkrime orientale dhe të tjera të *Bibliotekës Qendrore të Vakëfit* në Prishtinë, e cila qe *themeluar më datën 24 shtator 1951, pikërisht në kohën kur hfz. Agani ishte në krye të Bashkësisë Islame,* biblioteka që njihej edhe me emërtimet *"Kutubhaneja e Vakëfit"* ose shkurt *"Biblioteka e Vakëfit".*

Ndër detyrat kryesore të kësaj biblioteke kishte qenë dalja në terren për të mbledhur dhe për të blerë (aty ku paraqitej nevoja) libra, dorëshkrime dhe dokumente të tjera në gjuhën arabe, turke e persiane; pastaj vendosja në raftet e bibliotekës; inventarizimi i tyre etj.. Kështu më 1951 *"Biblioteka Qendrore e Vakëfit"* pati njohur një hov të madh zhvillimi, sa asnjëherë më vonë, sepse kishte arritur të mblidhte dhe të pasuronte fondet e saj me një numër të madh librash e dorëshkrimesh orientale.

Për këtë arsye qe ndier edhe nevoja për hartimin, si të thuash, të një katalogu a regjistri me të dhënat kryesore për librat dhe dorëshkrimet orientale që kishte kjo bibliotekë. Dhe, ndonëse *Kutubhaneja e Vakëfit* dy muaj pas themelimit të saj kishte bibliotekistin – "hafiz-i kutubi"-n e emëruar me honorar, Faik Hamdibegu (Begolli) nga Prishtina, megjithëkëtë një punë të tillë, si shumë të tjera, duhej ta niste dhe asaj t'i vinte bazat edhe në këtë drejtim, kush tjetër përveç vizionarit hafëz Bajram ef. Aganit.

Themi kështu, sepse kohë më parë kemi pasur në dorë një *Regjistër të librave dhe të dorëshkrimeve orientale të bibliotekës së Vakëfit*, të cilin më 2 shtator 1958 e kishte hartuar hafëz Bajram


Registracija i popis celokupnih knjiga ove Prištinske Biblioteke sa svim za znanje potrebnim podacima izvršio je svojeručno pretsednik Islamskog starešinstva za Narodnu Republiku Srbiju g. Hafiz Bajram Agani.

Priština

2-IX-1958 g.

*Faqja e parë e "Regjistrit..." të Kutubhanës, hartuar nga Hfz. Bajram Agani*

ef. Agani. Ky *Regjistër* ruhet në Arkivin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, me numrin rendor 1.

Në faqen e parë të këtij *Regjistri,* mjaft me rëndësi, është vënë shënimi në gjuhën osmane dhe në gjuhën serbe, me domethënien: *"Regjistrimi dhe evidencimi i të gjithë librave të Bibliotekës së Prishtinës me të gjitha të dhënat e nevojshme, të cilin,- me dorën e vet, - e ka hartuar (e ka përpiluar) Kryetari i Kryesisë së Fesë Islame për Republikën Popullore të Serbisë, hafëz Bajram efendi Agani. Prishtinë, më datë 2.IX.1958.*

*V.V. Hfz. Bajram Agani, d.v."*

Regjistri ka përmasat 24x34 cm dhe mblidhej brenda kopertinash të forta. Ka gjithsej 128 fletë (256 faqe) të mbushura më shënime. Regjistri fillon me numrin rendor 1 dhe përfundon me numrin rendor 2.092. Kjo domethënë që Kutubhaneja e Vakëfit asokohe kishte 2.092 njësi bibliografike - *"qitape"* në gjuhët arabe, turke, persiane dhe boshnjake (8 sosh); prej tyre 476, del të kenë qenë dorëshkrime të vjetra që u takonin fushave të ndryshme shkencore-fetare islame.

Sipas *Regjistrit* të sipërpërmendur, hfz. Bajram ef. Agani kishte shkruar dymbëdhjetë rubrika dhe në gjuhën osmane e serbe kishte shënuar: numrin rendor, titullin e librit, cilës fushë i përkiste libri, emrin, mbiemrin dhe pseudonimin e autorit, datën e shkrimit të origjinalit dhe të kopjimit të librit, më pastaj kishte shënuar nëse libri ishte i botuar ose dorëshkrim; në cilën gjuhë ishte i shkruar, sa ekzemplarë posedonte kutubhaneja, në cilin dollap gjendej libri sipas numrit, në cilin rend, sipas cilës shkronjë të alfabetit si dhe rubrikën *vërejtje*.

Krahas këtyre shënimeve, ai kishte vënë edhe shënime për vitin e lindjes a të vdekjes të autorit, pastaj datën e shkrimit a kopjimit të dorëshkrimit, - e cila është dhënë sipas vitit hixhri dhe miladi, - dhe shënime se në cilin vend dhe nga kush ishte kopjuar dorëshkrimi, dhe kjo sidomos për dorëshkrimet që qenë kopjuar në vendin tonë nga njerëz tanë; aty janë vënë emrat e kopjuesve dhe vendi i kopjimit.

Prandaj, pikërisht për shkak të këtyre të dhënave dhe pikërisht për shkak se ishte përpjekja e parë për përgatitjen dhe hartimin e një katalogu të dorëshkrimeve orientale, - ndonëse jo në kuptimin e plotë të fjalës, - ky regjistër, kujtojmë, duhet të merret parasysh dhe të konsultohet nga studiuesit dhe hartuesit e katalogëve të dorëshkrimeve orientale në Kosovë, që do të hartohen sigurisht në një të ardhme.

Regjistri i dorëshkrimeve orientale të Kutubhanes së Vakëfit, përgatitur nga hfz. Bajram ef. Agani, merr vlera ku e ku më të mëdha edhe për faktin se shumica e këtyre dorëshkrimeve të kësaj Biblioteke me një fond të pasur, e antikuar, kanë shkuar në pakthim, kurse Kutubhaneja, së bashku me tërë pasurinë e saj dhe me ndërtesën e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, më datën 13 qershor 1999 janë djegur nga forcat paramilitare serbe.

Sido që të ketë qenë, sipas *Regjistrit* të sipërpërmendur, numrin më të madh të këtyre librave/dorëshkrimeve që posedonte *Biblioteka Qendrore e Vakëfit* në Prishtinë, e përbënin veprat në fushën e gjuhësisë, etikës dhe jurisprudencës islame etj.. E autorë të këtyre librave dhe dorëshkrimeve ishin ulematë më eminentë të Botës Islame.

Në mesin e shumë dorëshkrimeve që janë të shënuara në këtë Regjistër, vëmendjen tonë e tërheqin sidomos të dhënat për dorëshkrimet autografe - autoriale, mbase edhe unikale, dhe ato që ishin të kopjuara në vendin tonë.

Ndër ato dorëshkrime veçojmë:

- *"Tefsirul-ajeti ala lisanil-arnaud",* (Komentimi i një ajeti në gjuhën shqipe), i alimit dhe autorit të shumë veprave në gjuhën shqipe me grafi arabe - Tahir efendi Boshnjaku-Gjakova, vdekur më 1840.
- *"Ahkamul-xhenaizi",* (rregullat e xhenazes), jurisprudencë islame, e autorit Ibrahim bin Jusuf el-Bulevijj, vdekur më 1613, dorëshkrim autograf.
- *"Mefatihi durrijje fi ithbati el-kavanini ed-durrijje",* gramatikë perse, e autorit Mustafa ibn Ebi Bekri Sivasi, vdekur më 1840, dorëshkrim autograf.
- *"Tuhfe-i Shahidi",* fjalor turqisht-persisht, autor Mustafa efendi Emir zade, vdekur më 1752, dorëshkrim autograf.
- *"El-esile ve el-exhvibe min kethir el-ulum",* pyetje e përgjigje nga shkenca të ndryshme, e autorit Muhammed Feramez, i njohur si Munla Husrev.
- *"Kitab el-Iftitah",* sintaksë e gjuhës arabe, kopjuar në Gjakovë më 1723.
- *"Ixhazetnameja (diploma) e Mulla Hamdi ibn Ibrahim efendiut"*, lëshuar më 1937, e kopjuar nga Ahmed Hamdi, dhe dorëshkrime të tjera nga autorë dhe kopjues të ndryshëm si: *"Lugati bahr-ul-garaib-i Halimi", "Tedhkiretu el-Kurtubi", "S'adi 'ale-Kadi", "Bahrul-mesail", "Sherh-i 'avarif el-me'arif", "Misbah", "Sherh Shir'atul-islam", "Sherh-i Nihaje li Ibni Maxhe", "Tekmile li Ibni Humam", "Divan-i Misri", "Lugat Xhevheru-sihha", "Ahtari Kebir", "Fetava-i Uskubi", "Eshbah en-Nedhair", "Fetava-i Ankaravi", "Fetavai 'Ali efendi", "Multeka el-Ebhur", "Ahsenul-mesail ve ekmelul-hitab"* etj...

Nga sa më sipër, mund të përfundojmë se, duke lexuar *Regjistrin e dorëshkrimeve dhe librave të Bibliotekës (Kutubhanes) së Vakëfit të Prishtinës*, hartuar nga Hafëz Bajram ef. Agani, mund të kuptojmë se ç'thesar ka poseduar *Biblioteka (Kutubhaneja) Qendrore e Vakëfit të Prishtinës* dhe ç'pasuri e madhe është humbur, kurse hartuesi i këtij Regjistri me plot meritë mund të radhitet ndër *"hafiz-i kutub"*-ët e shquar shqiptarë, për institucionin e të cilëve deri më sot në Kosovë nuk është shkruar asnjë studim.

# Dëmet e internetit për të rinjtë

**Bahri Curri**

Sikur që dobitë dhe të mirat e internetit nuk mund të llogariten e të numërohen, po ashtu duhet konstatuar se edhe dëmet e të këqijat e tij janë të panumërta. Shkencëtarët e Perëndimit thonë: Interneti është shpikja më e madhe e shekullit 20, por kjo nuk e mohon faktin që mund të jetë edhe mjeti më i dëmshëm në këtë shekull.

Ai që vështron me kujdes realitetin e të të rinjve, pas zhytjes së tyre në detin e thellë të internetit, do të gjejë se dëme të mëdha pësojnë shumica e tyre, e sidomos ata që nuk dinë ta shfrytëzojnë atë.

Disa prej dëmeve janë si vijon:

### 1. Humbja e kohës

- Sipas një studimi të bërë nga shoqata e psikologëve amerikanë në vitin 1997, del se ata nuk kanë ndonjë punë të caktuar për ta bërë në rrjetin e internetit, ku mesatarisht kalojnë 37 orë në javë.

- Disa prej tyre kalojnë mbi dhjetë orë në ditë. Tregohet se njëri prej konsumatorëve rri në internet-kafe çdo ditë nga 16 orë, edhe pse ai është nëpunës, por ai shkon në vend të punës vetëm sa për të nënshkruar dhe shpërndarë disa buzëqeshje. Pronari i internet-kafesë thotë: Ai vjen e ulet pas drekës dhe rri deri në mëngjesin e së nesërmes, aty e kalon kohën, vetëm dërgon (mesazhe) dhe merr pjesë në biseda (chat).

- Një pronar tjetër i një internet-kafeje thotë: Prej gjërave më të çuditshme (të rralla), ju ndoshta edhe nuk e besoni, kemi një konsumator, i cili nuk shkon në shtëpi, përveçse një orë në ditë, dhe tërë kohën e kalon në internet. Mosha e tij është midis 29-32 vjeç dhe shumicën e kohës e kalon në biseda.

### 2. Njohja me shoqërinë e keqe

Shoqërimi përmes internetit është njësoj si shoqërimi i rëndomtë, është shpatë me dy teha. Disa e shfrytëzojnë në formën normale e të pastër, e disa të tjerë e shfrytëzojnë në formën negative e të fëlliqët. Realiteti dëshmon për lidhje në mes personave të dy gjinive dhe për atë që pason më vonë përmes internetit, të cilat mund të evoluojnë në çështje të rrezikshme, që është e vështirë të kontrollohen. Prej gjërave të tilla në këtë aspekt, sikur tregojnë edhe mjetet e informimit, janë:

***a) Një vajzë e re vret veten pas bisedës (*chattingut*) me një të panjohur!***

Një djalosh i pandërgjegjshëm shkakton vetëvrasjen e një vajze pasi e ka mashtruar dhe e ka nxitur në punë jo të mirë (marrëdhënie seksuale), me kontaktet me të disa herë përmes internetit, me joshjet e tij, derisa e ka bindur me fjalët e tij të ëmbla. E më vonë, pas kësaj tragjedie, me lotët e shterur nga vaji, e me mushkëri të copëtuara nga dëshpërimi dhe me imanin shumë të dobët, nuk gjen zgjidhje tjetër përveç që të vrasë veten për të mbuluar kështu turpin dhe gabimin e saj.



A e di ky i ri i pandërgjegjshëm dhe i pafytyrë pasojën tragjike të asaj që ka bërë?! A e kupton se e ka humbur dhe shkatërruar këtë vajzë të pakujdesshme duke i njollosur edhe nderin?! Si mund të flejë i qetë ai që është shkaktari i parë i vrasjes së një personi pa të drejtë?!

***b) I riu që devijon!***

Një i ri (apo e re), i mirë, që fal pesë kohët e namazit me xhemat, çdoherë vullnetar dhe aktiv në punët e mira, ku edhe e kalon kohën e tij. Fillon të hyjë në rrjetin e internetit si një mjet për t'u pajisur me informacione të ndryshme. Pastaj kalojnë ditët dhe ai futet në dhomën e bisedave dhe, nga kureshtja, njihet me një djalë të keq (a me shumë sish), prej nga ata e hetojnë pakujdesinë dhe zemrën e pastër të tij, kështu që fillojnë ta ledhatojnë me fjalë, me forma e foto të ndryshme, derisa ai zuri të linte anash namazet, për ta lënë më pastaj fare, kështu që ai devijoi. Allahu na ruajtë! Allahu xh.sh. na mëson të themi: "Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën tënde, sepse vetëm Ti je Dhuruesi i Madh!" (Ali Imran, 8).

***c) Një i ri që bie në kurthin e shantazhit dhe kërcënimit***

Një i ri ka hyrë në botën e internetit për ta kaluar kohën në dhomën e bisedave me të tjerët dhe nuk ka dashur asgjë më tepër, vetëmse të dëfrehet. Pas një kohe njihet me një bisedues, i cili paraqet simpatinë dhe shoqërimin e tij me të. Kërkon prej këtij të riu që t'ia dërgojë foton e tij dhe emrin e vërtetë. Kjo çështje përfundon me shantazh dhe kërcënim; shumë herë kriminelі e kërcënon që, po të mos u përgjigjej kërkesave të tij seksuale, do të publikonte foton dhe emrin e tij në të gjitha faqet dhe linçet e fëlliqëta, të turpshme dhe porno.

### 3. Infektimi dhe sëmurja nga sëmundjet psikike

Sipas një studimi të shoqatës së psikologëve amerikanë në vitin 1997; del se 10 % e shfrytëzuesve të internetit janë të dhënë dhe të varur nga interneti (thënë ndryshe; janë të droguar nga interneti), që do të thotë se vuajnë nga pikëllimi e pesimizmi dhe duke dashur të ikin nga kjo, largohen e izolohen nga të tjerët dhe jetojnë të varur me zemër në botën e imagjinatave e të iluzioneve përmes bisedave me shumë njerëz që nuk ua dinë emrat e as pamjet (fotot) e vërteta të tyre. Nga nevoja e domosdoshme për shërimin e këtyre vartësve, një organizatë humanitare "Vartësit e Internetit", që e ka qendrën në Gjermani, ka filluar, me përpjekje të shumta, për t'i kthyer ata në jetën normale familjare dhe kanë përgatitur kurse e trajnime të ndryshme për t'ua mësuar atyre mënyrën e drejtë të shfrytëzimit të internetit.

Mjetet e informacionit po ashtu na e dëftojnë edhe rastin e burrit, i cili akuzon gruan e tij në gjykatë për pakujdesinë, izolimin dhe largimin fatal të saj nga fëmijët, për shkak të internetit, i cili ia ka marrë tërë kohën.

Inxhinieri Enver Harbi, kryeredaktor i revistës "Afak el internet" – (Horizontet e Internetit), thotë: "Kemi bërë një anketë me njerëz, mbi 500 veta, meshkuj dhe femra, përmes të cilit kuptuam se me të vërtetë kemi të bëjmë me një problem të madh të një natyre të re, që quhet *'vartësia nga interneti'*."

Në një anketë të publikuar nga një revistë saudiane, tregohet se tek 40 % e frekuentuesve të internet-kafeve, interneti ka ndikuar dukshëm në raportet e tyre shoqërore, sa i ka bërë edhe më të tërhequr në vete e më të izoluar sesa ishin më herët.

**4. Zhytja në ndyrësinë e prostitucionit dhe në pavlerë**

Revista "El fitjan" nr.12, lidhur me shkallëzimin e tregut të prostitucionit përmes rrjetit të internetit, thekson: "Bandat e organizuara dhe mafitë e ndryshme nuk lanë pa shfrytëzuar edhe internetin për tregun e prostitucionit dhe të femrave."

Është vërtetuar se prej formave të organizatave të shthurura (pornografike etj.) për zhytjen dhe thellimin e të të rinjve në këto, janë edhe llojet e ndryshme të mashtrimit të përdoruesit të përgjithshëm, e të myslimanit në veçanti, duke menduar se po merr disa emra të faqeve



tregtare botërore dhe shprehje të ndryshme që shtyjnë përdoruesin për të marrë pjesë në këtë fëlliqësirë!!

Shumë prej përdoruesve hyjnë në këto faqe pa pasur farë dijenie lidhur me to, pastaj, dihet, i vjen radha rolit të shejtanit me ndikim gradual të këtyre duke ua zbukuruar të keqen, gjithnjë duke e shtuar këtë, derisa të futen thellë në këto probleme.

Edhe pse shumë faqe pornografike dhe të prostitucionit janë të ndaluara e të penguara në shumë vende, "kalimi dhe thyerja e murit të zjarrtë" apo arritja deri te këto faqe me metoda të ndryshme - është bërë e mundshme, madje edhe nga amatorët.

Përmes faqeve të fëlliqëta të prostitucionit dhe pornografisë, të rinjtë bien në sprova e fitne të mëdha, prej të cilave janë:

Shikimi i trupave të lakuriqësuar, qofshin filma apo foto.

Shikimi i faqeve të çoroditura të devijimit anormal seksual, si homoseksualizmi, lezbiket dhe marrëdhëniet me shtazë.

Shikimi i faqeve në të cilat zhvillohet prostitucioni, amoraliteti dhe seksi.

Duke i shtuar tërë kësaj edhe faqet që bëjnë thirrje për alkool dhe drogë, madje në kohët e fundit është paraqitur edhe e ashtuquajtura bingo, po dhe kumari përmes internetit.

Gazeta Vafidetun përmend se Varn Jugin nga Kanada ka hapur kazinonë për të luajtur kumar përmes internetit, të cilën e ka regjistruar në ishujt Tirkis. Edhe pse në faqen e parë thuhet se ajo ndalohet për ata që janë më pak se 18 vjeç, nuk tregohet se si realizohet kjo ndalesë.

### 5. Njohje me format e terrorit dhe të shkatërrimit

Në internet ka faqe të shumta që shpjegojnë:

Mënyrën e prodhimit të bombave të dorës.

Dhjetëra mënyra për varjen e vetes (vetëvrasjes).

Zhvillimin e shkathtësive për shkatërrim, prej tyre mënyra e dërgimit të viruseve në aparatet e të tjerëve, e prishjes së ramit të memories, mjeteve të kontaktimit si dhe bashkëpunimi me rrënuesit profesionistë, të quajtur hakerë.

### 6. Mundësia e kontaktimit me faqet e thirrjes për Krishterim dhe në çifutizëm dhe me faqet e tjera të rrymave shkatërruese

Përdoruesi i internetit mund të ballafaqohet me ftesën krishtere përmes futjes së tij në faqet që kanë emra të përgjithshëm, por i nënshtrohet krishterizimit apo çifutizimit të tij përmes këmbimit të letrave (mesazheve, porosive etj.) që bëhen me postën elektronike.

- Sociologu Kristof Volf, lidhur me fushatën për krishterizim, thotë: "Kishat dhe sektet fetare kanë zbuluar në internet mundësinë e përhapjes së porosive të tyre." Kristofi zbuloi se përmes makinës kërkuese ALTAVISTA gjeti 4 milionë lëndë në internet, që rezultoi pas kërkimit të tij në këto faqe interneti fjalën Zot - God. Kjo do të thotë se nuk është vetëm seksi dhe të shthururit që dominojnë në internet, por edhe paraqitjet kishtare.

Shembull për këtë kemi disa faqe kishtare gjermane në internet, njëra prej të cilave çdo ditë vizitohet nga më shumë se 1000 persona, që do të thotë se numri i vizitorëve të saj për një vit kap shifrën gjysmë milioni. Ka edhe faqe krishtere të profesionalizuara, që veprojnë për të futur dyshime rreth parimeve themelore të Islamit, të cilën gjë e bëjnë në dy gjuhë: anglisht dhe arabisht, siç është rasti me faqen e njohur "Drita e jetës" (Nurul hajati) në web faqen www.noral7yat.net.

- Në fushën e thirrjes për fenë çifute, në mesin e faqeve çifute dallohet ajo me emrin Haglil, e cila ofron shërbime të llojllojshme në gjuhën gjermane, angleze dhe arabe, në web faqet: www.haglil.co, www.elhagalil.com, www.hagalilusy.com etj.. Shtojmë edhe lidhjen direkte me radiot izraelite, përgjegjësit e këtij kanali në internet thonë se numri i vizitorëve vetëm në një muaj arrin në 420 mijë.

- Ndërsa, për sa u përket rrymave të tjera shkatërruese, ka aq shumë, sa është e vështirë edhe të numërohen. Disa janë më se të devijuara, si "Dëshmitarët e Jehovait", "Satanistët", "Mohuesit e Sunnetit Pejgamberik nën emrin Qyteti i Dritës", faqja "Pejgamberi Junus-Holandezi që pretendon pejgamberllëkun", faqja "Luis Farahan-Myslimanët e Zi në Amerikë". Ka edhe shumë faqe të tjera të humbura, si e Reshad Halifes, e Ahmedinjve, e Kadijaninjve e shumë e shumë të tjera.

### 7. Përgjimi (spiunimi) i sekreteve personale (gjërave intime-private)

Ata që janë profesionalizuar apo ata që kanë përparuar në përdorimin e programeve të internetit, mund të depërtojnë dhe të hyjnë në kompjuterin personal të çdo personi, gjë që nuk është aspak e vështirë.

Inxhinieri Abdulkadir Kamili thotë: "Depërtohet dhe hyhet në sekretet e tua përmes internetit në dy anë:

Të pajisurit me shërbimin e lidhjes me internet (ISP), i cili mund të bëhet në formë të plotë.

Përmes faqeve që ti viziton, dhomave e forumeve në të cilat merr pjesë, çfarëdo qoftë karakteri i tyre. Ky është një depërtim i pjesërishëm, por i rrezikshëm nganjëherë."

Andaj edhe njëri prej këtyre thotë: "Interneti nuk harron! Çdo gjë që bëjnë duart e tua në internet, mund të mbetet përgjithmonë... E ndoshta nesër mund të përdoret si armë kundër teje." Lans Golander në shtetin Oregon të ShBA-së eksperimentoi me një program spiunimi ndaj konsumatorëve të tij në rrjetin e internetit dhe u befasua tmerrësisht nga ajo që përjetoi, e tha: "Më dukej se e përcillja përdoruesin, qëndroja para tij dhe ndieja fuqinë time në shikimin e hollësishëm të detajeve të tij."

Ekzistojnë edhe të ashtuquajturit hakerë dhe krakerë, të cilët depërtojnë në kompjuterët e të tjerëve përmes internetit, disa prej tyre e bëjnë këtë nga kureshtja, e disa janë agjentë të organizatave të ndryshme, të brendshme a të jashtme, për të cilat edhe punojnë dhe spiunojnë.

### 8. Shkatërrimi i jetës bashkëshortore

Në gazetën *Vafidetun* në artikullin me titull "Vartësia e rrjetit botëror zgjeron izolimin familjar, invadimi i internetit nëpër shtëpi kërcënon bashkëshortët", autori i shkrimit flet për kacafytjet, problemet dhe zhurmat e bashkëshortëve të rinj, që janë në muajt e parë të jetës së re familjare. Shumë nga këta bashkëshortë, djem të rinj, e pranojnë faktin se ndenjja e tyre për orë të tëra në internet dhe shfletimi i qindra faqeve, i ka larguar nga shoqërimi dhe qëndrimi me gratë e tyre, derisa çështja ka arritur aty ku ka arritur. Si përfundim i kësaj përmendet se shumë prej këtyre djemve, kanë humbur gratë e tyre, janë shkurorëzuar dhe kanë shkatërruar jetët e tyre bashkëshortore për shkak se ata nuk mund të ndaheshin nga rrjeti i internetit. Për këtë ka ndikuar edhe dobësia e tyre për të administruar interesimet e tyre dhe liria e tepruar për të shikuar gjërat e ndaluara në faqet e ndryshme të internetit.

# Me propozimin e "Ahtisarit" - Kosova në thika

Prof. Dr. **Muhamet Pirraku**

Dokumenti *"Propozimi Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës"*, të cilin përfaqësuesi i *OKB* - z. Marti Ahtisari e "*shpalosi*" në Beograd dhe në Prishtinë, më 2 shkurt 2007, siç u pa nga paraqitjet e "*Ekipit të Unitetit të Kosovës*", shpreh pjesën më të madhe të kërkesave të këtij "*Ekipi*" - Në emër të Kosovës dhe të kombit shqiptar!?!

Duke lexuar *"Propozimin..."* u ribinda se konstatimi im në referatin për Tribunën shkencore: *"Arrestimet e pjesëtarëve të TMK-së Ç'është kjo?!,* më 27 shkurt 2004, ishte i menduar mirë: "*Kam mbështetje dhe kredibilitet shkencor ta përmbyll këtë kumtesë me konstatimin: Për nënshkruesit e këtyre akteve (Marrëveshjen e Rambujes, Aktin e demobilizimit të UÇK-së dhe Kornizën Kushtetuese të Kosovës) duhen shtigje të gjata për të realizuar dëshirën dhe aspiratën e Kosovës dhe të popullit shqiptar në përgjithësi. Dhe, për ta shpejtuar procesin e realizimit të së drejtës për vetëvendosje për Pavarësinë e Kosovës, hap i parë drejt zgjidhjes së Çështjes shqiptare, akt moral, politik dhe patriotik i tyre është: Demisioni nga pretendimet, hëpërhë, të jenë Kreu i patjetërsueshëm në qeverisjen dhe në vendimmarrjen për fatin e Kosovës. Të gjithë aktorët nuk bartin faj të njëjtë, të barabartë para popullit dhe para historisë (...) Kosovës i duhet liria dhe pavarësia pa shtyrje deri në rraskapitje të popullit. Kërkesa për shtetin e Kosovës është minimumi i kërkesave të tolerueshme nga një pjesë e madhe e popullit, aktualisht. S'ka durim të pafund. Luftës së partive për pushtet pa shtet duhet dhënë fund. Kjo do të ishte fitore e pritur edhe për një pjesë të mirë të UNMIK-ut. Ndaj, sa më parë, aq më faqebardhë"!*

Në Kosovë, dikur, ishte një *Profesor Abdullah Zajmi*, i cili kur donte të shprehte mendimin e tij për diçka që nuk ishte kompetent, thoshte: *"Nuk di të maroj vo, por e di se cila vo asht ngllujkë...!"* Kjo sentencë i flenë mirë edhe hapit tim këtu.

**"Të gabosh dhe të mos korrigjohesh,**
**do të thotë të gabosh përsëri"**
*Konfuçi*

Të ecim ngadale. Ndonëse "*Propozimi i Ahtisarit*" mëton kushtetutshmëri, është, nis e sos, akt politik e diplomatik që shpreh arsyet e forcës dhe jo të përqasjes demokratike për zgjidhjen e një çështjeje historike dhunë ndërkombëtare, siç është *Çështja e Kosovës* dhe *Çështja shqiptare* në përgjithësi. E keqja ka nisur herët, në *Dejton* dhe është çimentuar në *Kumanovë* e në *Rambuje*. Në angazhimet e mia detyrë nga koha, më se një herë kam theksuar se shpërbërja e përgjakshme të *Jugosllavisë Avnojiste*, u bë qartë me thikat e kombit serb në përgjithësi (*Le të më falë Lagjja e madhores Natasha Kandiq në gjirin e kombit serb, për krejt atë që do t'ia adresoj këtij kombi*!), Ndaj ky komb është dashur të dënohet meritueshëm, më së paku në shembullin që u dënua kombi gjerman për krimet naziste hitleriane. Pas gjenocidit të pa parë në Evropë, kurrë, në Bosnje dhe në Kosovë, Serbia është dashur të sillet në kufijtë etnikë së fundi me *Marrëveshjen Ushtarake Teknike të Kumanovës* midis komandës së NATO-s dhe Komandës së fantomës "*JU*", të pa ekzistuar së paku nga viti 1992, prej kur nuk kishte as shtet të Jugosllavisë?!?

Nga "*Propozimi Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës"* as mund të përfytyrohet fakti historik se Kosova është një pellg i gjakut shqiptar i derdhur nga kombi serb me kishën ortodokse instrument mobilizues terrorist. Ndërmjetësuesi për "*Statusin e Kosovës*" është dashur ta dinte faktin se nuk ka vëllazëri shqiptare që së paku një herë nuk është përgjakur tmerrësisht nga dora serbe. Me fjalët e *Kenedit të Madh*, mund të pajtohesh im: "*Armiqtë duhet t'i falim, por kurrë të mos ua harrojmë emrat…!*", kurse *Ekipi i Ahtisarit* shtron platformën politiko-moralizuese për shlyerjen e kujtesës së tmerrshme të kombit shqiptar pa e dënuar kriminelin dhe pa e paguar krimin. Faktori i Vendosjes evropiane - ndërkombëtare Serbisë dhe kombit serb duhej t'u thoshin: *Kosova është vend i pushtuar me luftë e me tradhti, më 1912, 1918, 1945 dhe më 1989, koloni serbo-jugosllave me donacion politik, diplomatik e ushtarak evropiano-rus* e *çliruar me luftën e UÇK-së -NATO*-s *më 1999*. Apetitet serbomëdha shekullore për territore të huaja është dashur, së paku tashti, të topiten përfundimisht dhe jo të ushqehen, siç ndodhi me *Dejtonin* e *Rambujen*, të kulmuar me perfiditet diplomatik e politik në "*Propozimin Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës".*



Dhe, tashti, tri pyetje të qarta duhej bërë Faktorit "*demokratik*" të vendosjes sot: Cilit komb (shtet) i ka borxh (tokë e pjesë të kombit) kombi shqiptar?; Në sa shtete ka pjesë të Atdheut dhe të kombit shqiptar? Dhe, Kombi shqiptar (i ndarë e i copëtuar me dhunë ballkanike e ndërkombëtare imperialiste e kolonialiste) a duhet të gëzoj të drejtën natyrore e politike për ribashkim - i bashkuar në Evropën e Bashkuar, ëndërr gjithështqiptare? Statusi "*vetëqeverisës*" i Kosovës, që disejnohet sot, edhe po të kthehej që sot në shtet të pavarur me pranim ndërkombëtar, kështu siç është projektuar në "*Propozimi Gjithëpërfshirës...",* do të jetë "*ishull*" pa zotshtëpije, "*shtet*" mbi thika, - pa identitet kombëtar, pa rehati, pa drejtësi, pa siguri, plotë anarki, pa liri. Këto evenimente mund e duhet të sigurohen me ligje e me zbatim të ligjshmërisë dhe jo me sanksione të dhunshme. "*Është një dëshirë e çuditshme të kërkohet fuqia e të humbasë Liria…"* do të na qortonte i famshmi Bacon.

Shumë lekë, shumë mund, shumë fukarallëk, shumë korrupsion dhe shu-

më pasiguri kanë prodhuar *Të fuqishmit* për shtatë vjetët e KFOR-it dhe të *UNMIK*-ut në Kosovë, për faktin se mungoi qasja e duhur, hapi i duhur dhe vendimi i duhur: Emërtimi i fajtorit dhe i shkallës së dëmit të tij në *Dosjen "Kosova"*. Pa këtë specifikim nuk mund të pritet jetë as ardhmëni për "*shoqërinë multietnike"* të ideuar nga ata që në shtetet e tyre ende mbajnë të kurthuar etni dhe pjesë të kombeve të copëtuara. Qartë, është e padrejtë historike lënia e Kosovës në një vartësi tjetër ndërkombëtare protektoruese evropiano-botërore, (PCN, GDN, PUN etj) me identitet "*vetëqeverisës*" - rast *sui generis* eksperimental për një kohë që nuk mund t'i shihet fundi me qasje demokratike - me shprehjen e vullnetit të popullit me *Referendumin për Vetëvendosje*.

Meqë përqasja ndaj *Çështjes së Kosovës* është gabim ndërkombëtar që në zanafillë, "*Propozimi Gjithëpërfshirës..."* nuk ka mundur të dizajnohet ndryshe dhe as pres ndonjë korrigjim esencial. Përkundrazi, topi tashti është në anën e Beogradit dhe "*Porta e Kosovës*" as ka pasur as do të ketë portier për të qenë. Megjithatë, mendoj se "*Grupi i Unitetit*", së fundi tashti, nuk duhet të mbetet edhe më tutje "*transparent*" ndaj popullit të vetë, siç ishte deri tashti - Zëdhënës shumë besnik i *Ekipt të Ahtisarit* që polli "*Propozimin Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës*"- sanksionim i gjendjes së sotme, faktike, në *Autonomi Substanciale nën Protektoratin Ndërkombëtar*, hap fillestar për shtetin e Kosovës që një ditë, në një mot të pritshëm, do të gdhijë "*e pavarur*" mbi gjithfarë thikash, kurrë sovrane as e tërësishme.

Çështja e Kosovës nuk është problem ekonomik - social, as kishtar serb, siç reflekton "*Propozimin Gjithëpërfshirës...",* por është problem historik kolonial. Athua *Ekipi i Ahtisarit* nuk i ka kuptua kurthet e merimangës serbe të pangopur me gjakun shqiptar?! Për këto kurthe *Zotëri Ahtisari i ndershëm*, nëse nuk i ka ditur, është dashur të mësonte nga dosjet e ekspertëve të historisë së "*Grupit të Unitetit*". A i ka pasur këta ekspertë "*Grupit të Unitetit*"?!? Pse nuk i ka pasur?! Me historianë guxharë politikë nuk mund të mposhten "*të vërteta historike serbe*" të mbrojtura nga *Batakoviq Milosheviqi.*

Tashti të ndalem në pak çështje të diktuara për "*Kushtetutën e Kosovës*". I përdora dhe do t'i përdori thonjëzat sepse ajo nuk mund të jetë kushtetutë duke përligjësuar qëndrimet dhe vendime politike eksperiment ndërkombëtar jo demokratike. Çdo gjë që del nga dokumentet ndërkombëtare në fuqi, OK edhe për Kosovën! Çdo nen i dokumenteve ndërkombëtare që janë në fuqi për të drejtat e njeriut dhe të pakicave kombëtare OK edhe në Kosovë! Pyes të nderuarin *Ahtisari*: Në cilat kritere keni mbështetur pikën 6 të Nenit 1 (*Dispozitat e përgjithshme*): "*Gjuha zyrtare në Kosovë do të jenë gjuha shqipe dhe serbe"?!?* Cili është kriteri demokratik dhe juridik i Juaji për këtë diktat?! Në Kosovën aktuale mbi 95% e popullsisë (së paku tri komunitete Tuaja - shqiptarët, hashkalinjtë dhe egjiptasit) shqipen e kanë gjuhë amtare. Edhe goranët dhe bosnjakët e Kosovës i përkasin trungut etnik iliroshqiptar. Rreth 98% e popullsisë së Kosovës janë të besimit islam. Ndaj, si mund të quhet "*multietnik*" një vend me një monolitet etnik, gjuhësor e fetar të tillë, historikisht dhe sot siç e ka Kosova?! Vërtet, nëse dikush nga *Ekipi i Ahtisarit* dëshiron qoftë edhe "*Autonominë Substanciale të Kosovës nën Serbinë*", nëse mbretëron demokracia dhe jo shtypja, jo dhuna, ajo njësi administrative duhej ta kishte gjuhën shqipe për gjuhë zyrtare, e lë më "*Shteti i Pavarur e Sovran*" i "*Ekipit të Unitetit*" të Kosovës!?!

Në këtë dokument nuk janë saktësuar qartë as *burimet e "Buxhetit të (pa)konsoliduar të Kosovës"*. Shteti që nuk do t'i administrojë pa barrikada ligjore as doganat, as tatimet, as TVSH-në, a mund të quhet shtet dhe si mund të qëndrojë ai shtet?!?

Nën pikën 7 të Nenit 1 *(Dispozitat e përgjithshme):* "*Kosova do të ketë simbolet e veta të veçanta kombëtare..."*!? Kjo është në kundërshtim fund e krye me tërë tekstin e "*Propozimin Gjithëpërfshirës...",* në të cilin mungon koncepti filozofiko-historik "*komb*". Realisht, në këtë dokument *Çështja historike kombëtare shqiptare e Kosovës* është vijëzuar fund e krye si *Çështje historike e kishës serb* qartë në pronësi të Serbisë. Dhe, nuk është njerëzore as në logjikën e demokracisë që një pakicë prej rreth 3.7%, sa ishin serbët në Kosovë më 23 mars 1989, (kur Kosova me grusht politik dhe ushtarak u futë nën pushtetin e Serbisë), sot ndërkombëtarisht të shpallët zotërues - pronar juridik i mbi 30% të sipërfaqes së Kosovës aktuale, ku Serbia do të fshijë *lëmë thiu*, në mënyrë legjitime me pranim ndërkombëtar mbi mbështetjen "*kushtetutare*" të Kosovës. Serbëve, faktikisht, do tu jepet edhe më shumë se kaq, sa po të hyjë në zbatim *Pika 5 e Nenit 8 të Dispozitat e përgjithshme,* mbështetur në *pikën 6 të Nenit 1 të Aneksit I. Dispozitat Kushtetuese.*

Këtu qartë parashihet rikolonizimi ndërkombëtar i Kosovës me elementë serbë kriminelë të Kroacisë e të Bosnjës, të cilët i sistemoi pushtuesi serb në Kosovë, si nëpunës, xehetarë, punëtorë, në vendin e shqiptarëve të ndjekur nga puna në vitet e aparteidit. Dhe, çfarë kthese historike dhe politike shënon data ***1 janar 1998***, kur dihet se Kosova, veçanërisht nga ***23 marsi 1989 deri më 1o qershor 1999***, ka përjetuar mbi një decenie të aparteidit, të dhunës, të gjenocidit ekonomik, arsimor, shëndetësor e kombëtar, të ndjekjes, para syve të botës, së rreth 480 mijë shqiptarëve të Kosovës. Këta dhe fëmijët e tyre do të mbesin *apatridë,* pa të drejtën njerëzore për t'u kthyer në trojet stërgjyshore të lara me gjak shqiptari nga dora serbe.

Mund të quhet padrejtësi absurde fakti, dhunë politike ndërkombëtare ndaj 95%-shit të "*komunitetit"* shqiptar, i cili në "*Parlament*" do të përfaqësohet me më pak se 70% të ulëseve. Dhe, ku zbatohet, në botë, ajo që urdhërojnë *Pikat: 2, 3,3.1, 3.2 të Nenit 3 (Aneksi I. Dispozitat Kushtetuese).* A mund të jetë efektiv Kuvendi me ato ingerenca të "*komuniteteve*" pakicë?!? Shtrohet edhe pyetja: cila është përqindja e pakicave brenda komuniteteve për të realizuar të drejtat sipas *pikave: e), f) dhe i) të Nenit 3* si dhe *Pikës 4 të Nenit 4* (*Aneksi II. Të drejtat e komuniteteve dhe pjesëtarëve të tyre).* Pse të mos merret në zbatim ndonjë ligj i Evropës, të cilën me plotë gojën e thërrasim "*Demokratike*"?! Jo precedencë, jo hava, sepse dalin telashe. Dhe, nëse konsiderohet i drejtë urdhri në *Pikën 5 të nenit 4 i Aneksit II. Të drejtat e komuniteteve dhe pjesëtarëve të tyre),* ku 10%-shi i pakicës në komunë fiton postin e nënkryetarit, pse kjo përqindje nuk merret edhe në nivel të vendit, të Kosovës.

Sa i përket urdhrave në "*Aneksin III. Decentralizimi*" mjaftohem vetëm me një pyetje, që dua përgjigje për pasardhësit tanë në Kosovë: Ku ekziston një decentralizim i këtij surugati? *Neni 4 -* "*Kompetencat e zgjeruara vetanake komunale*" është legalizim i autonomive të enklavave me pushtet serb paralel unmikian sot, copëtim i tërësisë së sigurisë, të ekonomisë dhe të shoqërisë "multietnike" të Kosovës. Vërtet, nëse serbët ndahen kaq fuqimisht prej etnive të tjera, prej komuniteteve të tjera të Kosovës, dhe veçanërisht prej shumicës shqiptare absolute, pse të përdoret koncepti "*multietnicitet*" edhe në preambulën e "*Kushtetutës së Kosovës"*?!?

Ngritja e *Universitetit serb* në "*Veri të Mitrovicës*" do të thotë stop mundësisë për integrimin e serbëve në shoqërinë kosovare, kurrë jetësimi i pajtimit serbo-shqiptar, do të thotë shoqëri dhe shtet mbi thika, kur siguri! Për këtë flet shembulli nga historia: Ngritja dhe aktiviteti i "*Bogosllovisë"* në Prizren, më 1871, me donacione të propagandës ruse të grumbulluara në *Fondin* "*Sveti Sava*". Bota që kishte njerëzi, ajo e lagjes së *Mis Durhamit*, çuditej dhe pyeste: *Çfarë logjike ka një shkollë e lartë fetare, me nxënës të sjellë nga Serbia, Mali i Zi, Bosnja* etj. në një mjedis thjeshtë shqiptar?!? Së këndejmi Kosovës do t'i kushtojë shtrenjtë edhe arsimimi i serbëve të sjellë nga Serbia, Bosnja, Mali i Zi, Maqedonia, e të cilët kurrë nuk do të integrohen në shoqërinë "*multietnike të Kosovës*". Nuk ka integrim duke jetuar dhe duke vepruar ndaras dhe në rivalitet politik dhe armiqësi potenciale.

Dhe një gjysmë pyetje: Nëse komuna do të mbledhë "*detyrimet doganore"* (*Pika 8.2 Aneksi III. Decentralizimi*), çka më tutje me *Shërbimin Doganor të UNMIK*-ut. Të shpërndahet?!? Ndërkaq "*Shtojca e Aneksit III. Përcaktimi i kufijve të komuniteteve të reja"* shënon kulmin e marrisë së shekullit të integrimeve, ndarjen etnike të Kosovës në një pamje që nuk e njeh historia e përkufizimeve administrative as shtetërore në mbarë botën, kurthe për ardhmëninë e Kosovës si shtet normal, demokratik e me perspektivë humane.

Nëse serbët në Kosovë, më 23 mars 1989, ishin rreth 3.7%, sot janë më pak, duhet pyetur ndërgjegja demokratike e njerëzimit: Sa është demokra-



tik, lirifarkëtues dhe shtetëformues fakti që në *Gjykatën Supreme* të Kosovës, ku duhet të matet drejtësia me peshoren më të sigurt, serbët do të përfaqësohen me 15%, e në asnjë rast më me pak se 3 gjyqtarë, kurse në gjyqet e qarkut me 15% e në asnjë rast me më pak se 2 gjyqtarë serbë (*1.1, 1.2 Aneksi IV. Sistemi gjyqësor)*?!? A ka kjo shembull në botën e lirë?!

Detyrimet nga "*Aneksi V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*", jo 30 por mbi 35% të Kosovës e kthejnë në "*Shenjtëri të Serbisë*", të paprekshme për komunitetet e tjera, joserbe, të Kosovës, por veçanërisht të huaja, inorganike, për "*komunitetin*" shqiptar -*specialitetin ahtisarian*. Sipas logjikës së "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*" shqiptarët e Kosovës dalin *hajvanat*, as të *Krishtit*, as të *Muhamedit*, as të *Evropës*, as të *Azisë*. Çdo popull që nuk ka të kaluar nuk mund t'i falet e ardhmja. Sipas logjikës së "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*", duhet të pyeten *italianët* (si trashëgimtarë legjitim të Perandorisë Romake), *grekët* (si trashëgimtarë legjitim të Perandorisë Bizantine) dhe *turqit* (si trashëgimtarë legjitim të Perandorisë Osmane) a kanë lënë diçka të kohës dhe të civilizimeve në Kosovën e robëruar me shekuj prej tyre? Po iliro-shqiptarët a dhanë diçka për juve dhe për vetën nën robërinë Tuaj?

Zotërinj të *Ekipit të Ahtisarit*!

Shqiptarët e Kosovës ishin të krishterë, kur krishterimi ishte një dhe i pandarë, u bënë të krishterë ortodoksë bizantinë kur dominoi fuqia e Bizantit dhe u kthyen me dhunë shtetërore në të krishterë ortodoksë shënsavianë nën trysninë gjenocidiale shtetërore të carëve nemanidë. Në Kohën e re, për të mos u serbizuar nga kisha ortodokse serbe, shqiptarët ikën masovisht nga kisha ortodokse shënsaviane, kaluan në Islam, kryesisht në kohën kur *Patrikana Ortodokse e Pejës*, me presione të *Rusisë* dhe të *Evropës* mbi *Perandorinë Osmane*, siguroi *ingerenca* të plota që ndjekësve të kishës mesjetare shënsaviane t'ua detyrojë përkatësinë e kombësisë serbe, pra, të rivazhdojë procesin e serbizimit të shqiptarëve i ndalur me shpartallimin e *Perandorisë së Car Dushanit* dhe pikërisht në vitin 1371, kur nga mjedisi shqiptar i *Kosovës* u tërheq qendra administrative dhe arsimore e Kishës serbe dhe vendosja e saj në *Zhiçë* të Shumadisë, mjedis ky etnik serb.

Serbët e kohës së carëve nemanidë (iliro-vllehë) në Kosovë ishin vetëm pushtues, si të gjithë të tjerët para dhe pas tyre. Realisht, pushteti i tyre shtetëror dhe kishtar u lëkund nga Kosova para se të vinin *Turqit Osmanë*. Dhe, as pushtuesi i parë, romak, as i fundit, serb i fillim shekullit XX, *Kosovën* nuk e gjeti djerrinë. Ata në Kosovë gjetën fshatra e qytete të lulëzuara, kështjella dhe objekte të kultit. Tashti logjika e "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*", serbët dhe Serbinë i bënë trashëgimtarë të të gjitha të mirave të civilizimeve para islame në Kosovë?!?

Vërtet, sipas logjikës së "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*", edhe të mirat kulturore të provenincës islame e osmane janë të turqve. Le të vijnë për to, të mos vonohen, udhën e kanë të hapur nga Z. Ahtisari!?! Tani, *ndërgjegjja botës demokratike* do ta kuptojë edhe më mirë se toka e Kosovës e larë me gjakun e shqiptarëve gjatë shekujve nuk mund të jetë pronë e robëruesve që e derdhën atë gjak.

Mjerisht, "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*", si edhe mesazhi i tërë tekstit *"Propozimi Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës"*, shqiptarët i damkos si dhunues historikë të kishës e të qenies serbe në Kosovë, të papërmirësueshëm, para të të cilëve duhet ngritur barriera më shumë se për derrat para misërishtës. Në kishat dhe manastiret ortodokse shqiptarët dhe Kosova më nuk mund të kenë qasje, sepse ato do të jenë "...*si pjesë integrale të Kishës ortodokse serbe me seli në Beograd*" *(Pika 1.2* e "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*"), dhe Kosova do të

këtë qasje në ato *"...vetëm me pëlqimin e dhënë nga Kisha, në rastet e urdhrit gjyqësor të lëshuar në lidhje me aktivitetet ilegale..." (Pika 1.5* "*Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*")!? Pyes: Cili gjyq, cila forcë guxon të thyejë "*diskrecionin*" (fshehtësinë) në punët e kishës serbe?!? Së fundi, cilës etni do t'i përkasin policët e SHPK-së që do të kujdesen për sigurinë e kishave, manastireve dhe zonave eksterritoriale serbe si "*zona të mbrojtura*", të cilat e mbulojnë Kosovën anë e këndë?!? Sigurisht, shqiptarë jo.

A ka shembull në botë që një vend, në shtet që premton liri, rend, demokraci, siguri qytetare të plotë, "*standardeve evropiane*" - plus, siç mëton *"Propozimi Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës"*, të parashihen kaq mure ndarëse, kaq pengesa, për zhvillimin e jetës qytetare normale sa sanksionojnë urdhrat nga *Pikat: 4.1.4; 4.1.5; 4.1.6;4.1.7* të *Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*. Dhe, çka mëtohet me *Hoçën e Madhe* të Rahavecit, sipas *4.2 të Aneksit V. Trashëgimia kulturore dhe fetare*?! Këtë nuk mund ta kuptojë. Kam droje se po dëshirohet një "*Sveta Gora*" serbe në Kosovë!? Vërtetë, këtu, në natën e 6/7 qershorit 1905, u likuiduа një çetë disa anëtarësh e komitëve serbë të dërguar nga Serbia, midis të të cilëve ishte edhe një mësues i *Hoçës*. Edhe ata vranë shumë shqiptarë vendës, por plagë e pashërueshme është masakrimi të thuash i të gjithë meshkujve shqiptarë të rritur në periudhën e *Luftës Çlirimtare të UÇK*-së pikërisht nga fqinjët serbë. Këta serbë me dorën e tyre e kanë vrarë dhe e kanë kallë ardhmërinë në Hoçë. Plagë që kullon gjak.

Nëse do të zbatohen urdhrat nga nenet: 2.2 dhe 2.3 të *Aneksi VIII. Sektori i Sigurisë në Kosovë* - "*Kufijtë e stacioneve policore rajonale do të jenë të njëjta me kufijtë komunal"* dhe "*përbërja etnike e policisë brenda komunës deri në masën e mundshme do të reflektoj përbërjen etnike të popullatës në komunë*" del se mbi 35% e sipërfaqes së Kosovës do të mbikëqyret nga serbët!?! Kjo është ndarje e Kosovës ose ardhmëni mbi thika. Dhe, athua *Presidenti i Kosovës*, *Kryeministri i Kosovës* dhe anëtarët e tjerë të "*Ekipit të Unitetit*" nuk e kuptojnë detyrimin që del nga *pika 3.2* e *Aneksit VIII. Sektori i Sigurisë në Kosovë?!* Ata po e shkelin *Rezolutën e Kuvendit të Kosovës* kundër allishverisheve antishqiptare të pushtuesve serb dhe bullgaro-maqedon të 23 shkurtit 2001. Dihet se *Ekipi i z. Ahtisari*, ende pa e hequr *Rezolutën 1244 të KS të OKB-së*, e cila njihte tërësinë e Kosovës sipas *Marrëveshjes së Rambujes - Parisit*, Kosovës ia hoqi rreth 2500 ha tokë, pa e pasur të qartë shqiptarët se çka do të pjellë për Kosovën "*adresimi i çështjeve që dalin nga zbatimi i marrëveshjes së vitit 2001 në mes të Rep. Fed. të Jugosllavisë dhe ish- Rep. Jug. të Maqedonisë" (Pika 3.3. e Aneksit VIII. Sektori i Sigurisë në Kosovë"!?!* Këtu *Ekipit të Ahtisarit* mund t'i bëhet edhe një pyetje e domosdoshme: Nëse ai kufi me shtetin dhe kombin kominternist të Maqedonisë duhet të korrigjohet, pse heshti Maqedonia, nëse jo më herët, në periudhën e sundimit gjenocidial të Serbisë mbi Kosovën - 23 mars 1989 - 10 qershor 1999?!? Pse Serbia, aso kohe, nuk ia dha atë "atë tokë" Maqedonisë?, pse fqinji -Maqedonia, e plaçkiti Kosovën në kohë kur kjo jetonte nën administrimin ndërkombëtar të padefinuar?, pse UNMIK nuk e siguroi tërësinë e Kosovës në bazë të përgjegjësisë "*kushtetutare*"? Dhe, a i thuhet njerëzi luajtjes me kufi nëpër tokë shqiptare etnike - ndarjes së bujkut nga ara, ndarjes së vëllait nga i vëllai - me kufij shtetëror sot, në kohën e integrimeve të shteteve në bashkësi botërore?!?

Po të shikohet mirë, me "*Forcën e Sigurisë së Kosovës*" synohet grushti vendimtar mbi të ardhmen e Kosovës mbështetur në krenarinë dhe në gjakun e UÇK-së, defaktorizimi dhe kurdisja e nënshtrimit të përjetshëm për shqiptarët të Kosovës, e më gjerë, heqja përfundimtare e shtyllës mbi të cilën qëndron liria e të gjitha kombeve. Së fundi, shtrohet pyetja: me cilën përqindje të "*komuniteteve*" do të sajohet *FSK*-ja? (Pika 1.1, c. E *Aneksit XI. Prania ushtarake Ndërkombëtare*).

Unë nuk e di saktë se çfarë roli ka luajtur "*Komisioni i tanishëm* (i UNMIK-ut?) *i Përbashkët për Implementimin me republikën e Serbisë*" në çorbën e *Ekipit të Ahtisarit* por konstatimi në vijim: "*Me kalimin e kohës, veprimtaritë e Komisionit të Përbashkët për Implementim do të bëhen pjesë e një Komisioni të Përbashkët Ushtarak të ri që do të përfshijë autoritetet nga Kosova dhe Serbia, në kuadër të të cilit do të trajtohen çështjet ushtarake dhe të sigurisë me interes të përbashkët*" - *(Pika 1.5 - Aneksi XI. Prania ushtarake Ndërkombëtare*) dhe "*PUN-ja në koordinim me PCN-në, do t'i përcaktojë masat për krijimin e mirëbesimit midis FSK-së dhe institucioneve të mbrojtjes të Serbisë*" - *(Pika 1.6 - Aneksi XI. Prania ushtarake Ndërkombëtare*) sikur thotë: Nesër FSK-ja do të bëhet pjesë e *Ushtrisë së Serbisë*, që do të lozin rol në implementimin e "*Autonomisë Substanciale të Kosovës*" në Serbinë anëtare e Bashkimit Evropian dhe e NATO?!?

Në fund disa porosi për "*Ekipin e Unitetit*": Këto dhe venerimet e të tjerëve, të vilen me kujdes. Të saktësohet qartë fakti se Kosova është një det gjak shqiptari i derdhur nga Serbia, kombi serb dhe kisha serbe. Të thuhet qartë: Serbia e ka vrarë dhe e ka kallur trashëgimin e saj koloniale në Kosovë. Të mos barazohet viktima me kriminelin. Të bëhet një vistër i kërkesave për ndryshime e qartësime në dokumentin *"Propozimi Gjithëpërfshirës për Marrëveshjen për Statusin e Kosovës"* të *Ekipit të Z. Ahtisari*, mbështetje për *Rezolutën e KS të OKB*, në funksion të ardhmënisë së shtetit të Kosovës, të mbrojtur me zbatimin e ligjit dhe jo me ndasi etnike e hendeqe armiqësie. Urtaku *Konfuqi* do të na këshillonte: "Të gabosh dhe të mos korrigjohesh, do të thotë të gabosh përsëri!"

Meqë edhe një kohë e gjatë nuk do të krijohen rrethanat për funksionimin e pavarësisë së Kosovës, as do të ketë sovranitet pikërisht me fajin e Serbisë dhe të Bashkësisë Ndërkombëtare, të kërkohet në mënyrë përfundimtare saktësimi dhe garantimi i vendimit të KS të OKB për zgjidhjen definitive të *Çështjes së Kosovës* me rrugën e vetme demokratike - **Referendum gjithëpopullor**, pas kohës që *Ekipi i Z. Ahtisari* parasheh fundin e PCN-së, MEPSM-së dhe PUN-it, me të drejtë për shtet të pavarur, ose për bashkim me Serbinë, me Maqedoninë, me Malin e Zi, apo me Shqipërinë. Kjo do të ishte zgjidhje përfundimtare dhe fatlume. As vitet për këtë atk demokratik nuk janë vonesë.

Ndaj, pa këtë garantim, mos nënshkruani "status" të Kosovës mbi thika! Mos nënshkruani fatin e Palestinës për shqiptarët në përgjithësi.

# Vlera e diturisë

Falënderimet dhe lavdërimet I takojnë vetëm ALLAHUT, Zotit të botëve. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Tij, dhe dëshmoj se Muhammedi a.s. është rob dhe i dërguar i Tij.

Na pajisi me dije të dobishme dhe njëkohësisht na bën të dobishëm nga dituria që na dhuron. Një ajet kuranor thotë:

"Lexo, me Emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi çdo gjë, Krijoi njeriun prej gjakut të ngjizur.

Lexo, se Zoti yt është më bujari.

Ai Që e mësoi (njeriun) të shkruajë me penë.

I mësoi atë që nuk e dinte." (El-Alek, 1-5)

Këto ishin fjalët e para të Allahut të Madhërishëm drejtuar pejgamberit të Tij, Muhammed Mustafasë.

Kjo është jehona e parë që lartëson vlerën e lapsit, e çmon vlerën e diturisë, dhe i shpall luftë analfabetizmit.

Ndërsa i Dërguari i të Gjithëdijshmit, në një hadith të tij, thekson:

"Kush niset në rrugë që të kërkojë dituri, Allahu do t'ia lartësoj rrugën e tij për në Xhennet"

Për sa u përket haditheve, të cilat udhëzojnë për pasurimin me njohuri, si do që të jenë, ato janë shumë, por e zgjodha këtë në fillim.

Konteksti i këtij hadithi na udhëzon për kërkimin e diturisë, mësimin e të dobishmes, urtësinë, atë që të mbron nga e keqja, atë që të ofron nga e mira.

Natyra e Islamit ia imponon popullatës, e cila e ka përqafuar atë, që të jetë populli i arsimuar, një popull në të cilin do të jetë e lartë përqindja e intelektualëve dhe do të ulet apo të zhduket krejtësisht, përqindja e analfabetëve.

Kjo, ngase të vërtetat e kësaj feje, qofshin gjëra primare apo sekondare, nuk janë dogma që trashëgohen nga të parët, apo doke të përhapura me intuitë dhe hamendje.

Assesi, por janë të vërteta që nxirren prej një libri të urtë dhe synetit të qartë.

Por, patjetër të ekzistojë një popull tek i cili do të ketë koka inteligjente dhe metoda të larta e rregulla fisnike.

E nuk ka dyshim se mësimi i metodave të Islamit, te çdo popull i cili interesohet për to, krijon klimë të jurisprudencës fetare të bazuar në urdhra dhe ndalesa, gjegjësisht të drejta dhe obligime, klimë të rregullave shoqërore e precize, të lidhura me parimin e urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja.

Klimë të studimit objektiv dhe hulumtimit të sinqertë, për shtrirjen e zgjidhjes islame për shumë probleme të ndryshme dhe çështje bashkëkohore që i imponon koha.

Dituria për Islamin është sikur jeta për njeriun, dhe kjo fe do të gjejë fole të sigurt vetëm tek njerëzit e pjekur e të mençur.

E Allahu thotë:

"Ky Kuran është kumtues për njerëzit dhe ata e dinë se Ai është vetëm një Zot, dhe që të këshillojë ata që kanë mend." (Ibrahim, 52)

Është e vërtetë se në bazë të mendjemprehtësisë së njeriut, intelektualizmit të tij dhe stabilitetit të natyrës së tij, do të jetë edhe qëndrueshmëria e tij në Islam.

E shumë larg është të prijë në këtë fe njeriu me mendime naïve të sëmura.

Allahu i Madhërishëm i lartësoi gradat e dijetarëve, saqë i bashkoi me Veten e Tij, dhe engjëjt në dëshminë e Njëshmërisë së Tij dhe konfirmimin e drejtësisë së Tij:

"Allahu vërtetoi se nuk ka Zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është zbatues i drejtësisë.

Nuk ka zot, përveç Tij, Fuqiplotit e të Urtit" (Ali Imran 18)

Kjo nuk është çudi, sepse si munden mendjet e dobëta dhe njohuritë e ngushta të kuptojnë lartësinë e të Madhërishmit të Lartë.

Dhe si mundet ai që jeton në margjinën e jetës, me injorancën dhe errësirën e vet, ta njohë realitetin mbi Zotin e jetës, apo të kuptojë një segment prej cilësive të Tij të mëdha dhe fakteve të Tij të larta?

Prandaj Allahu i vlerësoi lart dijetarët dhe u dha prioritet me fisnikërinë dhe madhështinë e Tij. Kështu Pejgamberi i Allahut thotë:

"Allahu i Lartësuar do t'u thotë në Ditën e Gjykimit dijetarëve, kur do të qëndrojnë mbi kursinë e Tij që t'i gjykojë njerëzit:Unë jua kam dhuruar diturinë dhe urtësinë Time vetëm për t'ua falë juve lëshimet e bëra, dhe nuk më intereson tjetër". (Taberiu)

Njerëzit injorantë janë të kapur fortë për fe,dhe tregojnë ndaj saj fanatizëm të



hapur. Mirëpo, ata, gjatë hamendjes dhe naivitetit, ndaj fesë marrin një qëndrim që e dëmton dhe e turpëron, si dhe i sjell shumë telashe.

Ndërkaq puna e dijetarëve ndryshon, sepse mendjemprehtësia dhe dituria e tyre dirigjon sjelljet e tyre dhe i bën të pjekur, ashtu që, nëse prej tyre shohim pak punë, do të shohim shumë vendosmëri dhe vizione që e shoqërojnë atë.

Për këtë Pejgamberi a.s. thotë:

"Për djallin është më i rrezikshëm një i ditur, sesa një mijë adhurues".

Trann TIRMIDHIU

Pastaj transmetohet prej Pejgamberit se ka thënë:

"Vlera e dijetarit ndaj adhuruesit është 70 gradë, në mes çdo grade distanca është 70 vjet me kalë, ngase djalli u shpik një risi njerëzve, por kur atë e sheh dijetari, i ndalon nga ajo, adhuruesi i qaset adhurimit të Zotit, por nuk është i udhëzuar dhe nuk e njeh" (tran. El Esbahani)

Këtu mjafton si dëshmi ajo se kur e lartësoi Kurani vlerën e diturisë dhe peshën e madhe të dijetarëve, aludon për dijetarët që e njohin Madhërinë e Krijuesit nga madhëria e krijesave.

Muri ndarës në mes asaj që është fe e pastër dhe interes i pastër i kësaj bote, është shumë i hollë dhe i dendur, por, siç e sqaruam më parë, vendimtar është qëllimi i shëndoshë dhe qëllimi fisnik.

Kështu një gjë mund të jetë iritim i madh, kur merren parasysh epshet që e përshkojnë atë, por, në të njëjtën kohë, mund të jetë xhihad i bekuar, në bazë të sinqeritetit që e shoqëron.

Njerëzit mund të lexojnë ajetin kuranor:

"Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote …" (el Kehf)

dhe të mendojnë se pasuria dhe fëmijët janë thjesht vetëm dobi!

Kurse nuk u shkon mendja se pasuria dhe fëmijët janë potencial i xhihadit të detyrueshëm dhe se investimin e pasurisë dhe shtimin e fëmijëve Allahu i ka lënë fuqi ngadhënjyese për popujt që një kohë kanë qenë të nënshtruar, të cilëve pastaj ua mundësoi që ta kthejnë prestigjin e vet të humbur.

Ajeti thotë në vazhdim:

"Pastaj NE ua kthyem juve mbisundimin kundër atyre, ju përforcuam me pasuri e me djem dhe ju shtuam më së shumti". (el Isra )

Kështu, pra, me pasuri dhe me djem u përforcua ky ymet (popull).

Pasi u dobësua, marshoi përpara, pasi u zmbraps, dhe e kthyen knaqësinë e Allahut, pasi e humbi atë ".

Po kjo vlen edhe për shkencën.

Kështu, nëse njeriu u qaset çështjeve të plehrave duke synuar me këtë plleshmërinë e tokës, kjo me asnjë grimë nuk do t'ia tejkalojë njeriut që i rregullon këmbët e veta në mihrab, dhe që tërë natën e kalon në namaz.

Hadithi në vazhdim thotë:

"Asnjë përfitues nuk ka arritur të fitojë si vlera e diturisë e cila e udhëzon njeriun në rrugë të mbarë apo e largon nga e keqja, dhe ai nuk mund të jetë fetarisht si duhet derisa nuk është mentalisht i tillë".

Islami e ngriti pozitën e dijetarëve dhe vlerën e mundit të tyre si dhe i vlerësoi lart rezultatet e trye

Transmetohet prej Muadh ibn Xhebelit, i cili thotë:

"Mësoni dituri, sepse mësimi është frikë dhe respket ndaj Zotit, kërkimi i diturisë është adhurim, përsëritja e diturive është xhihad, t'u japësh dituri të tjerëve, është lëmoshë, sakrifikimi i diturisë për bartësit e saj, është afrim tek Allahu, sepse dituria është sinonim i shenjave të hallallit dhe haramit, tregues i rrugëve të banorëve të Xhennetit. Dituria është zbutje e tërbimit shoqërues gjatë udhëtimit, bashkëbisedues në vetmi, udhëzues për bollëk dhe skamje, armë kundër armikut dhe stoli e të dashurit, me të Allahu lartëson disa njerëz, i bën prijës dhe pishtarë në të mirë, ashtu që hapat e tyre pasohen, veprimet e tyre ndiqen dhe mendimi i tyre pranohet, engjëjt synojnë shoqërimin e tyre dhe me fletët e tyre i ledhatojnë dhe gjallesat e detit kafshët e egra dhe të buta,sepse dituria është jeta e zemrave prej injorancës, kandil i dritës në errësirë; njeriu me dituri arrin gradat më të larta në këtë botë dhe në botën tjetër, me dituri respektohet farefisi dhe përmes saj njihet hallalli nga harami, dituria është prijëse, kurse praktika e ndjek, - kjo u jepet njerëzve të lumtur, kurse nga ajo privohen të humburit". (shënon ibn ABDUL BERIT)

Mësimi i gjuhëve të huaja është prej natyrës së Islamit, Pejgamberi i Allahut parapriu në frymëzimin e kësaj diturie, e për këtë edhe urdhëroi sekretarin e tij, Zejd ibn Thabitin, që ta mësonte gjuhën asiriane.

Zejdi thotë: Më urdhëroi Pejgamberi i Allahut dhe mësova shkrimin hebraik në asirianishte.

Betohem në Zotin, nuk kaloi as gjysmë muaji derisa e mësova dhe e përvetësova, dhe pastaj unë i shkruaja letrat e Pejgamberit që ua dërgonte atyre si dhe i lexoja letrat e atyre që ia dërgonin Pejgamberit". (trans.Buhariu)

Imam Gazaliu në librin e tij thotë:

"Në çdo xhami apo lagje është e nevojshme të ketë dijetar, i cili do t'ua mësoj njerëzve fenë; po ashtu edhe në fshat duhet të ketë dijetar, çdo dijetar duhet të dalë jashtë dhe të komunikojë me njerëzit që ka afër, t'ua mësojë fenë dhe dispozitat e Sheriatit."

Për sa i përket aktualitetit tonë sot, është mjaft pikante vlera e diturisë, sepse, siç e dimë nga historia, sa e sa popuj të ngritur kanë trashëguar injorantë, dhe sa e sa paraardhës injorantë, pas vetes kanë lënë inteligjentë të shkathët!

Evropa, para disa shekujve, vëlonte nga shurdhmemecët, të cilët nuk kuptonin asgjë, ndërsa sot ajo zotëron trashëgimin e cilivizimeve të vjetra.

Po e përfundoj këtë temë me fjalën e urtë :

"Dituria është sikur uji i njelmët, sa më tepër të pish, aq më shumë do të kesh etje".

________________

*Fusnotat:*

1. KUR AN – përkthim nga SHERIF AHMETI
2. LE TA DIJË RINIA – ABDULLAH NASIH ULVAN

***Besnik Thaçi***
*nxënës i medresesë së mesme*
*ALAUDDIN –PRISHTINË*

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Sharr*

# Këshilli me xhaminë më të vjetër në rajon

### Disa të dhëna për historikun e Sharrit

Komuna e Dragashit gjendet në Jug të Kosovës, ajo përfshinë skajin jugor të Dukagjinit. Territori i komunës shtrihet në gjerësinë gjeografike veriore prej 41 52’ 30” dhe 42 09’ 03” dhe në gjatësinë gjeografike lindore prej 20 35’ 39” deri 20 48’ 26”. I tërë territori është i rrethuar me vargmalet e Sharrit pastaj Koritnikun, malin Gjallicë dhe malin Cylen në një pjesë nga drejtimi i Prizrenit. Vetëm një pjesë e territorit në drejtim të Prizrenit është një pjesë kodrinore me rënie relativisht të butë, përmes së cilës ky territor lidhet me fushëgropën e Prizrenit dhe përmes Prizrenit me botën.

- Territori i komunës ka një sipërfaqe prej 435 km$^2$. Komuna e Dragashit kufizohet:

- Në anën veriperëndimore; veriore dhe verilindore me komunën e Prizrenit

- Në anën juglindore dhe lindore me IRJ të Maqedonisë, dhe

- Në anën perëndimore dhe jugperëndimore me Republikën e Shqipërisë

Me karakteristikat natyrore që i ka, territori i komunës së Dragashit paraqet një tërësi të diferencuar gjeografike të Kosovës, dhe fitohet përshtypja se kemi të bëjmë me një territor relativisht të mbyllur në pikëpamje gjeomorfologjike. Ndërkaq largësia nga qendra regjionale Prizreni është 37 km, ndërsa nga kryeqyteti i Kosovës Prishtina 114 km. Kjo komunë shtrihet në një lartësi mesatare mbidetare prej 1500m.





بسم الله الرحمن الرحيم

الجمهورية العربية السورية
وزارة الأوقاف
إدارة الإفتاء العام
والتدريس الديني
حلب

الرقم ———— إلى من يهمه الأمر

*Shkresa zyrtare e Myftinisë së Halepit, për xhaminë e Mlikës*

Komuna e Sharrit (Dragashit), i takon regjionit më jugor të Kosovës dhe territori i saj shtrihet në mesë të tre shteteve, Kosovës, Shqipërisë dhe Maqedonisë. Territori i saj kapë tërë rrafshnaltën e Opojës të banuar me shqiptar dhe malësinë e Gores të banuar me goran. E tërë popullata e kësaj komune i përket besimit islam dhe nuk ka asnjë përzierje të doni feje tjetër.

Qendra administrative e komunës së Sharrit është qyteza e Sharrit (Dragashi).

Për themelimin e këtij vendbanimi nuk ekzistojnë shënime të sakta historike apo arkeologjike, por, duke u bazuar të shënimet për ngritjen e xhamisë së Sharrit (Krakoshti i dikurshëm) e cila daton në fillim të shekullit të 17-të, Sharri si vendbanim u themelua edhe më herët.

### Disa të dhëna për historiku e Këshillit të BI të Sharrit

Në këtë qytezë selinë e vet që gjashtë decenie e ka edhe Këshilli i Bashkësisë Islame si forma më e larte lokale e organizimit të jetës fetare të kësaj ane. Ky institucion ka përjetuar forma prej më të vështirave për të mbijetuar dhe për t’i dalë në ballë nevojave të besimtarëve të këtyre trevave. Në vazhdën e punëve dhe vështirësive të këtij institucioni, efikasiteti, sukseset dhe

meritat shpesh janë lidhur bile vetëm edhe për një person të vetëm gjë për të cilën edhe sot e kësaj dite e tregojnë kolegët më të vjetër.

Këshilli i KBI të Sharrit, sipas rregullimit të tashëm kushtetues, është themeluar më 1947, ndërsa më herët ka qenë pjesë e Kumunitetit Musliman Shqiptar dhe pjesë e *Ylema Mexhlisit* me seli në Shkup - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Sharrit, Adem ef. Ihtimani, i cili vazhdoi:



*Adem ef. Ihtimani - kryetar*

"Këshillit i Bashkësisë Islame në Sharr, aktivitetin e vet e zhvillon në territorin administrativ të Komunës së Sharrit dhe këtë që prej themelimit si komunë. Vlen të theksohet se në vitet e represionit serb kur me urdhra nga lart dhe me bashkëpunëtorë vendor e ndanë administrimin e kësaj komune. KBI Sharr me shumë efikasitet edhe në ato ditë të vështira me shumë urtësi administroi situatën në tërë terrenin dhe duhet theksuar faktin se imamët në teren kanë qenë në nivelin e duhur të misionit të tyre".

Ndërsa për shtrirjen e këshillit kryetari Adem efendiu thotë: Këshilli i Bashkësisë Islame në Sharr aktivitetin e tij e zhvillon në tërë territorin e Opojës dhe Gores që gjithsej janë 38 fshatra me 40 xhami, që nënkupton faktin se çdo fshat ka nga një xhami e disa edhe nga dy xhami.

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Adem efendiu thotë:

Nga prona vakëfnore e KBI-së Sharr e cila e kapë vlerën prej 38 ha e 11 ari e 30 $m^2$, nuk ka asnjë leverdi materiale me përjashtim të disa ndërrimeve që janë finalizuar me parcelën në të cilën është ngritur xhamia qendrore e qytezës dhe ku do të transferohet edhe selia e këshillit.

Më tutje kryetari thotë: "Shpresojmë se po të jetësohen konkluzionet e seminarit të para dy viteve ku u marrë një vendim për unifikimin e titullarit (pasi që titullimet janë shtrembëruar në përkthim dhe me qëllim nga dikush), gjë që mendojmë se do ta lehtësonte ndjekjen ligjore të uzurpuesve dhe kthimim e pronave të tjetërsuara, atëherë mundë të shpresohet për një administrim më të mirë.

Gjithashtu shpresojmë për ngritjen e një komisioni i cili do t'i hulumtonte vakëfnamet do të ishte i një rëndësie të veçantë.

Pyetjes sonë sa i përket anëtarësisë, kryetari i KBI-së të Sharrit Adem Ihtimani iu përgjigjën:

Edhe pse Këshilli i BI në Sharr, që shumë vite vazhdimisht është në kërkim të formës më të përshtatshme për fillimin e grumbullimit të anëtarësisë në nivel të këshilli dhe për këtë ka përgatitur edhe rregulloren përkatëse për disa arsye ende nuk ka filluar që të jetësohet pagesa e unifikuar dhe e centralizuar e anëtarësisë dhe këtë për këto shkaqe:

- numri i vogël i popullatës rreth 30.000, dhe vështirësia për t'i mbuluar shpenzimet,
- numri i madh i punësuarve të punës 42 sish
- problemet e migrimit që po rezulton me vonesa në kryerjen e obligimeve të tyre etj,.

Më tutje kryetari vazhdon e thotë: në bazë të të gjitha analizave që kemi bërë ne si Këshill, ekziston bindja se një centralizim i përgjithshëm për momentin nuk është i mundur, prandaj po hulumtohen format e centralizimit të pjesshëm por edhe për këtë na duhet një mbështetje e qendrës, pra Kryesisë së BIK-ut qoftë në formë të ndihmës apo edhe të huazimit të mjeteve për ta jetësuar këtë imperativ të kohës, shpresojmë që të gjejmë edhe mirëkuptim te xhematilinjë tanë, po edhe ndihmën e organeve qendrore të Bashkësisë Islame sepse jemi të vetëdijshëm se sa më parë që të hymë në sistemin e pagesës së unifikuar të anëtarësisë këshillit do t'i krijohen mundësi më të mira për veprim".

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Sharrit

**(drejtuesit)**

- Adem Ihtimani - kryetar
- Bejtullah Halimi - anëtar
- Faruk Idrizi - anëtar
- Nail Sinani - anëtar
- Senaid Feta - anëtar
- Ahmet Fetahu - anëtar
- Indir Shabani - anëtar
- Exhmein Rexhepi - anëtar
- Xhafer Nebiu - anëtar

***Punonjës të administratës:***

- Nail Halimi - sekretar dhe arkëtar
- Xhafer Fejziu - kryeimam.

***Kryetarët e deritanishëm***

- Ramadan Kurtishi pas Luftës së Dytë Botërore deri në fund të viteve 1975
- Zylfikar Rexhepi - 1975 -1979
- H.Salim ef. Rexhepi - 1979-1991
- H.Refki ef. Isufi 1991 - 1995
- H.Agim ef. Rexhepi - 1995-2003
- Fitim ef. Flugaj 2003 - 2006
- Adem ef. Ihtimani prej 16.02.2006



Nail ef. Halimi - sekretar

## Organizimi i Këshillit

Ne si këshill komforë gjendjes në teren jemi munduar dhe jemi angazhuar që të bëjmë edhe sistemimin e vendeve të punës dhe t'i vëmë në funksion edhe referatet përkatëse ashtu siç e kërkojnë edhe normat rregullative të BIK na tha në fillim sekreti i KBI Nail Halimi dhe vazhdoi: "Mirëpo megjithëqë sipas rregullave parashihen edhe disa vende të aktivizohen sipas mundësive materiale dhe nevojave institucionale, megjithatë në Këshill janë funksionale referate bazike që i parashohin norma rregullative të BI të Kosovës:
- sekretaria - shërbimi juridik,
- kryeimami - shërbimi fetar.
- arkëtari - shërbimi financiar dhe

Në vazhdim sekretari i këshillit duke folur për strukturën e imamëve dhe sistemimin e tyre na tha: "Në të gjitha xhamitë, kemi imamë të rregullt, shumica e të cilëve kanë përgatitjen e duhur për imam, kurse myezinë të rregullt nuk kemi; detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës.

Kështu në këshillin e Bashkësisë Islame të Sharrit kemi të punësuar gjithsej 38 të punësuar."

Ajo që duhet të përmend për KBI e Sharrit është që pos që ka për çdo vendbanim xhami gjë që nuk është në këshillat e tjerë, këtu gjatë muajit të Ramazanit në disa vendbanime namazi i xhumasë falet nga dy herë si në Bresanë e Dragash.

Gjithashtu duhet potencuar se në Opojë respektivisht në fshatin Buzez pos që është ndërtuar një xhami madhështore, kjo xhami ka minaren më të lartë në Kosovë 54 metra, gjithashtu është e vetmja minare në Kosovë që ka tri sherefe.

## Xhamia më e vjetër në KBI Sharr

Sa i përket xhamisë më të vjetër në Këshillin e Bashkësisë Islame në Sharr, dëshiroj që të ndalëm pak më shumë për të theksuar disa të dhëna.

Në dokumentet që posedon Këshilli ynë, të cilat i përkasin viteve të pesëdhjeta, si xhami më e vjetër shënon



Xhamia e Mlikës



Mbishkrimi në xhaminë e Mlikës

të jetë xhamia në fshatin Mlikë të Gorës e ndërtuar në vitin 1268, madje kjo datë është e shënuar edhe në një mbishkrim që gjendet edhe tani i vendosur në muret e jashtme të kësaj xhamie. Për më tepër, këtë datë e konfirmonë edhe një kopje e një shkrese zyrtare e Myftinisë së Halepit, Republika Arabe e Sirisë me të cilën dëshmohet një familje me emrin ‘EL AGA’ e cila është shpërngulur në trevat e ish - Jugosllavisë aty kah viti 1095 dhe kanë vazhduar shpërnguljen deri në vitin 1291.



*Xhamia e Kuklibegut - Bresanë*

Por ajo që duhet thënë është se xhamia e Mlikës është rindërtuar disa herë dhe nga koha e ndërtimit me gjasë ka mbetur vetëm mbishkrimi. Nëse merren parasysh këto të dhëna, atëherë xhamia e Mlikit del të jetë xhamia më e vjetër në Kosovë.

Edhe xhamia në fshatin Shajne e ka datën e ndërtimit shumë të hershëm - 1435, gjithmonë duke ju referuar kartelave-dokumenteve të lartëtheksuara. Ndërsa xhamia “Mehmed Kuklibeu” në Bresanë është ndërtuar në vitin 1525. Kështu thuhet edhe në Vakëfnamenë e Kuklibegut.



## Objekte monumentale

**Xhamia “Mehmed Kuklibeu” në Bresanë** e ndërtuar më 1525 dhe në bazë të shkresës së institutit për mbrojtjen e monumenteve kulturo historike të Kosovës numër 153/’99 të datës 25.08.1999, është nën mbrojtjen e këtij Instituti.

Xhamia është e ndërtuar prej guri, përfshirë këtu edhe minaren.

Është e mbuluar me pllaka guri - rrasa por, thuhet se ka qenë me kupolë, por pasi është djegur, xhematlinjtë e kanë mbuluar me kulm.

Oborri i saj kapë sipërfaqen prej 1.500 $m^2$, kurse sipërfaqja e brendshme e objektit është 144 $m^2$. Muret i ka të gjerë rreth 1m dhe ka 22 dritare dhe dy dyer, kurse gjatësia e minares është rreth 25 m.

**Namazxhahu** i cili gjendet te varrezat e fshatit Buzes, pa dyshim se është një monument i një rëndësie shumë të madhe kulturo historike dhe fetare për këto troje e më gjerë pasi që tregon edhe lashtësinë e islamit dhe kulturës së saj në këto treva. Megjithatë, edhe pse rëndësia e saj është e jashtëzakonshme, ndaj këtij objekti nuk u marr askush seriozisht.

Gjendja e tij edhe pse është dëmtuar nga dhëmbi i kohës, ende vazhdon të pres restaurimin dhe hulumtimin rreth saj. Ky objekt ka të njëjtën formë si namazxhahu i Prizrenit, pra ka vendin e hytbës - mimberin dhe mihrabin të ndërtuar prej një lloji gurësh specifik i cili është i lehtë për t’u gdhendur.

**Mejtepet**

Në KBI të Sharrit këto xhamit kanë mejtepe:

- Xhamia në fshatin Zaplluxhe,
- Xhamia në fshatin Blaç
- Xhamia në fshatin Bresanë
- Xhamia në fshatin Rapqë e lartë
- Xhamia në fshatin Radesh e lartë
- Xhamia në fshatin Vranishtë
- Xhamia në fshatin Restelicë

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës

Për dëmet e shkaktuara në Luftën e fundit, sekretari Nail ef. Halimi thotë:

“Gjatë luftës së fundit nga agresori serb janë djegur dhe shkatërruar këto xhami:

- në fshatin Buqe ka qenë e djegur xhamia dhe në fshatin Rrencë ka qenë e granatuar minarja”.

Ndërsa i pyetur sa a janë meremetuar këto dëme Halim efendiu na tha:

“Falë angazhimit të xhamatit po edha nga ndihma e donatorëve të ndryshëm dëmet e shkaktuara tashmë janë riparuar”.




*Xhafer ef. Fejziu - kryeimam*

## Nevoja për objekte të reja

Edhe pse të gjitha fshatrat kanë nga një xhami dhe siç e theksuam më lartë ka fshatra edhe me nga dy sish, pa dyshim se gjithmonë ka nevojë për objekte të reja dhe kjo është e lidhur me ato fshatra që vet materialisht nuk mund ta ndërtojnë si:
- Fshati Xerxe,
- Fshati Kerstec i Ultë,
- Xhamia e re në fshatin Bresanë.




***Xhamia më e madhe***
*Xhamia më e madhe në KBI e Sharrit është xhami e re e posa ndërtuar në Sharr, e cila është 20 x 15 m.*

## Jeta fetare

Jeta dhe aktiviteti fetar në Këshillin e BI të Sharr zhvillohet në 39 xhami, 20 në territorin e Opojës dhe 19 të Gorës. Aktiviteti dhe zhvillimi i jetës fetare tek ne ka një traditë të bujshme, fillimisht dua që të them se krahasuar me anët tjera të Kosovës duke marrë parasysh numrin e banorëve ne kemi një përqindje më të madhe të xhematit gjë që është shumë pozitive. Po ashtu krahasuar me këshillat tjerë edhe për kah numri i xhamive ne jemi mirë ngase çdo fshat ka xhami por duhet theksuar se në fshatrat të mëdha ka nevojë edhe për ndërtimin e xhamive të reja, bile në disa fshatra kemi nga dy xhami si në Rapca në Gorë, pastaj Brruti në Opojë etj.

Më tutje Xhafer efendiu thotë: “Aktiviteti fetar zhvillohet në të gjitha xhamitë me përjashtim të xhamive në Mlikë, në Backë, Dikanc dhe në Orqush të cilat janë aktive më shumë vetëm gjatë muajve të verës sepse muajve tjerë për shkak të migrimit të popullatës nuk janë aktive, respektivisht nuk kanë imam të rregullt. Ndërsa xhamitë tjera të gjithat kanë imam të rregullt, e veçantë në Këshillin tonë është se pothuajse në të gjitha xhamitë falen 5 kohët e namazit gjë që është treguesi më i mirë i aktivitetit fetar në rrethin tonë”.

Ndërsa duke folur për aktivitetet tjera kryeimami Xhafer ef. Fejziu ndër të tjerat veçoi: “Në xhamitë përpos faljes së namazit mbahen ligjërata, hytbe dhe aktivitete tjera me karakter fetar. Përpos aktiviteteve të rregullta që mbajnë imamët nëpër xhamit e tyre me xhemat, një aktivitet më i madh i Këshillit zhvillohet gjatë muajit të Ramazanit, ku interesimi i xhematit është më i madh.

Gjithashtu për festat e ndryhem fetare si për miraxh, mevlud e posaçërisht gjatë muajit të Ramazanit kemi organizuar edhe tribuna tematike ku kemi pas të ftuar edhe personalitete të njohura nga qendra të ndryshme të Kosovës”.

## Çdo të premte emisionet fetare në shqip e boshnjakisht në Radio “Sharr”

Pos xhamive dhe mejtepeve si dhe manifestimeve tematike një punë e mirë në zhvillimin e jetës fetare në territorin e Sharrit është bërë edhe nga Radio “Sharri” ku me stafin drejtues të kësaj radioje kemi arrtit marrëveshje që edhe në gjuhën shqipe e edhe në gjuhën boshnjake çdo të premte të kemi nga gjysmë ore në dy gjuhët emision fetar, ndërsa gjatë Ramazanit po në Radio “Sharr” për çdo ditë kemi mbajtur nga një orë program në gjuhën shqipe dhe një orë në gjuhën boshnjake.

Emisionet në masën e gjerë janë pritur mjaftë mirë dhe kanë dhënë rezultatet e tyre. Më këtë rast duhet të falënderojmë stafin drejtues të Radio “Sharrit” për mirëkuptim.

### Mësimbesimi

Duke iu përgjigjur pyetjes për zhvillimin e mësimbesimit kryeimami Xhafer ef. Fejziu na tha: “Një segment i rëndësishëm i aktivitetit të imamëve tanë në teren është edhe mësimbesimi ku janë arritur rezultate të lakmueshme por në të ardhmen mbet që të bahet edhe më shumë. Në disa xhami kemi mësimbesim të rregull, por normal që interesim më i madh është gjatë muajve të verës kur nxënësit janë më të lirë dhe shprehin një interesim edhe më të madh andaj edhe aktiviteti i imamëve është më i madh. Edhe gjatë muajit të Ramazani kemi një interesim të shtuar të xhematit, ne si këshill pos aktiviteteve të zakonshme organizojmë edhe tribuna e tubime të tjera, krejt kjo me qëllim që të jemi sa më afër xhematit”.

### Xhamitë ku mbahet mësimbesim i rregullt

| *xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia në Zaplluxhë | 20 |
| - xhamia në Blaç | 50 |
| - xhamia në Bresanë | 220 |
| - xhamia e Restelicë | 200 |
| - xhamia e Rrenc | 3 |



Xhamia e rindërtuar në Shajne

### Xhamitë ku mbahet mësimbesim gjatë vikendeve

| *xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia në Kosavë | 28 |
| - xhamia në Buzez | 15 |
| - xhamia në Kaprë | 20 |
| - xhamia në Krushevë | 15 |
| - xhamia në Brrutin e Madh | 15 |
| - xhamia në Brrutin e Vogël | 20 |
| - xhamia në Kërstecin e Poshtëm | 5 |
| - xhamia në Sharr | 20 |
| - xhamia në Radeshën e Epërme | 35 |
| - xhamia në Lybevisht | 20 |

### Xhamitë ku mbahet mësimbesim gjatë Ramazanit

| *xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia në Buqë | 40 |
| - xhamia në Pllavë | 20 |
| - xhamia në Zym | 20 |
| - xhamia në Xërxë | 15 |

### Xhamitë ku mbahet mësimbesim gjatë verës

| | |
|---|---|
| - xhamia në Pllajnik | 20 |
| - xhamia në Zgatar | 50 |
| - xhamia në Bellobrad | 50 |
| - xhamia në Shajne | 100 |
| - xhamia në Kukajan | 40 |
| - xhamia në Rapcën e Epërme | 20 |
| - xhamia në Rapcën e Ultë | 10 |
| - xhamia në Brod | 40 |
| - xhamia në Vranisht | 40 |
| - xhamia në Kuk | 70 |
| - xhamia në Leshtan | 20 |
| - xhamia në Breznë | 20 |

### Xhamitë ku mësohet leximi i Kuranit

Ndërsa duke folur për aktivitetin në terren kryeimami Xhafer ef. Fejziu thotë se pos mësimbesimit në tri xhami mbahet mësim edhe për leximin e Kuranit ku imamët tanë kanë shënuar rezultate të lakmueshme si në:

- xhamia në Restelicë . . . . . . . . . . . . . . . . . . 150
- xhamia në Bresanë. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 30
- xhamia në Zaplluxhë . . . . . . . . . . . . . . . . . 20

### Xhemati më i organizuar

Për organizimin e xhemateve kryeimimi Xhafer ef. Fejziu na tha: “Xhemati në të gjitha xhamitë është i shkëlqyeshëm dhe i organizuar, respekton autoritetin e Këshillit të BI. dhe gjithherë u përgjigjet aksioneve të këshillit. Xhematet organizohen, mbledhin mjete financiare, ndihmojnë në forma të ndryshme për ndërtimin e xhamive

dhe për zhvillimin e jetës fetare. Me këtë rast duhet përmenden këto xhemate:

- Xhemati në Bresanë, i cili me vetkontribut kanë filluar ndërtimin e xhamisë së re, por tash këtë punë e ka marrë për sipër BI e Kosovës dhe është në ndërtim e sipër.
- Xhemati i Zgatarit, vitin e kaluar kanë filluar ndërtimin e xhamisë me vetkontributin e tyre.
- Xhemati i Kërstecit të Ultë i cili këto ditë ka filluar me ndërtimin e xhamisë së re, pastaj duhet përmendur edhe xhematet në Blaç, në Zaplluxhë, në Shajne, në Rapcën e Epërme, në Kosavë etj.

### Shpërndarja e shtypit

Zyrtarët e këshillit thonë se pos shpërndarjes së literaturës në gjuhën shqipe në Këshillin e BI të Sharrit bëhet edhe shpërndarja e literaturës edhe në gjuhën boshnjake që vjen nga Sarajeva dhe Novi - Pazari.

Shpërndarja e botimeve islame bëhet nëpërmjet imamëve të cilët luajnë rolin kryesor në përhapjen e fjalës së shkruar.

### Imamët në xhemat

Në përgjithësi të gjithë imamët e KBI-së Sharr, janë të pranishëm në xhemat, aty ku e kërkon nevoja. Më të dalluar janë: Nail Sinani, Mersim Spahiu, Faruk Idrizi, Senaid Feta, Indir Shabani, Refki Isufi etj.

### Imami veteran

- Refki Isufi i lindur më 1928, Blaç
- Halim Krasniqi i lindur më 1929, Brezne.
- Bejtullah ef. Rexhepi, i lindur më 1933 në Bresanë, imam në Buze.

### Bamirësit

Nga bamirësit zyratarët e këshillin veçuan:

- Firma “Kuk Comerc”
- Industria e mishit “Mekka”
- Lirim Sadikaj
- Nysret Bale

### Të arriturat e këshillit

Ndër të arriturat e Këshillit pas Luftës së vitit 1999 zyrtarët e KBI përmendin:

- Ndërtimin e selisë së këshillit në kuadër të xhamisë së re në Sharr,
- Ndërtimi i xhamisë së re në Sharr
- Ndërtimi i xhamisë në Shajne
- Renovimi i pjesës dërmuese të objekteve fetare - xhamive.

### Sfidat

Ndërsa tek sfidat veçojnë:

- centralizimi i anëtarësive,
- administrimi i mirë dhe efikas i vakëfit.
- kthimi i pronës së uzurpuar
- inkuadrimi i kuadrove me arsim të lartë.

### Prioritetet për të ardhmen

Kurse për prioritetet e këshillit, kryetari i këshillit Adem Ihtimani tha: “Edhe pse mendojmë se angazhimet për të ardhmen nuk mund të jenë vizion i një mandati të një udhëheqësie të këshillit, por, ato duhet të jenë projekte të menduara dhe analizuara shumë mirë, të shpalosura e të trasuara për etapa më të gjata më qëllim të mirëqenies dhe mbarëvajtjes së myslimanëve të kësaj treve. Ajo që e mendojmë dhe jemi të angazhuar e të pa lëkundur të ecim për të ardhmen e myslimanëve të këtyre anëve janë:

- ngritja e vazhdueshme e kulturës dhe vetëdijes fetare,
- ngritja profesionale dhe shtytja për shkollime superiore profesionale e kuadrit aktual dhe motivimi i kuadrove premtues,
- mbulimi me imam i të gjitha xhamive,
- forcimi i kolegialitetit, dhe
- kërkimi i mundësive për burim sa më stabile materiale etj.
- centralizimi në mbarë territorin e KBI-së Sharr,
- ndërtimi i xhamive të reja
- angazhimi në ngjalljen e jetes fetare.



*Vijuesit e mësim-besimit në xhaminë e Blaçit*

## Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Sharrit

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | Xhamia "Ahmed Aga" - Mlikë | 1268 | | | | |
| 2. | xhamia në Shajne | 1435 | Indir Shabani | e mesme | | 5 |
| 3. | xhamia "Mehmet Kuklibeg" - Bresanë | 1525 | Faruk Idrizi & Rexhep Elamzi | e mesme | | 5 |
| 4. | xhamia në Zgatar | 1566 | Shefkat Ibrahimi | e mesme | | 5 |
| 5. | xhamia në Leshtan | 1610 | Zarif Ihtimani | e mesme | | 5 |
| 6. | xhamia në Plavë | 1612 | Mahir Berisha | e mesme | | 5 |
| 7. | xhamia në Restelicë | 1613 | Shaban Haxhia | superiore | | 5 |
| 8. | xhamia në Kukajan | 1624 | Exhmein Rexhepi | e mesme | | 5 |
| 9. | xhamia "Mehalej Kebir" - Rapcë e _ | 1640 | Senaid Feta | e mesme | | 5 |
| 10. | xhamia në Blaç | 1651 | Refki Isufi | e mesme | | 5 |
| 11. | xhamia në Zlipotok | 1654 | Gazmend Tahirovci | | | 5 |
| 12. | xhamia në Krushevë | 1656 | Fejsal Milaimi | e mesme | | 5 |
| 13. | xhamia në Kërstec | 1663 | Miftar Miftari | e mesme | | 5 |
| 14. | xhamia në Bellobrad | 1685 | Mendim Bahtijari | e mesme | | 5 |
| 15. | xhamia në Kosavë | 1685 | Mersim Spahiu | e mesme | | 5 |
| 16. | xhamia në Buqe | 1686 | Shaip Berisha | e mesme | | 5 |
| 17. | xhamia në Rapqë të Ulët | 1688 | Haris Shemsidini | e mesme | | 5 |
| 18. | xhamia në Vranishtë | 1695 | Xhemajl Abdullahi | superiore | | 5 |
| 19. | xhamia në Kapre | 1696 | Samidin Flugaj | | | 5 |
| 20. | xhamia në Lybevishtë | 1703 | Idris Ihtihami | e mesme | | 5 |
| 21. | xhamia në Glloboqicë | 1704 | Ali Maxhuni | e mesme | | 5 |
| 22. | xhamia në Pllanjik | 1705 | Bejtullah Halimi | e mesme | | 5 |
| 23. | xhamia në Orqush | 1720 | | | | |
| 24. | xhamia "Nebi Ahmet aga" në Brod të Ultë | 1726 | Shemsudin Bale | e mesme | | 5 |
| 25. | xhamia në Sharr | 1732 | Beshir Ihtimani | e mesme | | 5 |
| 26. | xhamia në Rrencë | 1733 | Nezar Gërdellaj | e mesme | | 5 |
| 27 | xhamia në Brezne | 1734 | Halil Krasinqi | e mesme | | 5 |
| 28 | xhamia në Radesh e Epërme | 1734 | Adem Ihtimani | e mesme | | 5 |
| 29 | xhamia në Dikancë | 1746 | | | | |
| 30 | xhamia në Zaplluxhe | 1750 | Nail Sinani | superiore | | 5 |
| 31 | xhamia në Brrut të Madh | 1756 | Benjamin Arifi | e mesme | | |
| 32 | xhamia në Baçkë | 1756 | | | | |
| 33 | xhamia në Xërxe | 1760 | Taip Rrahmani | e mesme | | 5 |
| 34 | xhamia në Krstec të Vogël | 1761 | Miftar Miftari | e mesme | | 5 |
| 35 | xhamia në Kuk | 1803 | Ahmet Fetahu | e mesme | | 5 |
| 36 | xhamia në Zym | 1895 | Sami Kasami | e mesme | | 5 |
| 37 | xhamia "Beqir agina" në Radesh të Ultë | 1946 | Sadulla Ihtimani | e mesme | | 5 |
| 38 | xhamia në Buzesë | 1972 | Bejtullah Rexhepi | ixhazet | | 5 |
| 39 | xhamia në Brrut të Vogël | 1993 | Murat Ajdini | e mesme | | 5 |
| 40 | xhamia "Haxhi Musa" në Brod të Epërm | 2003 | | | | |
| 41 | xhamia në Sharr | 2007 | Driton Qengaj | superiore | | 5 |

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Therandës)*

*Drenas: Menaxhmenti i Feronikelit dhe udhëheqësit e KBI arrijnë marrëveshje:*

# Të punësuarit në Feronikel mund të falin xhumanë në vendin e punës

Udhëheqja e gjigantit drenicas dhe kosovar "Feronikel" dhe udhëheqësit e KBI-së të Drenasit kanë arritur një marrëveshje që në ambientet e kombinatit, të premteve, të falet namazi i xhumasë. Për t'u realizuar kjo marrëveshje, janë zhvilluar bisedime në mes menaxhmentit të Feronikelit dhe udhëheqësve të KBI-së të Drenasit, meqë të punësuarit në Feronikel kishin kërkuar nga menaxhmenti që të premteve t'i lironte për ta falur namazin e xhumasë. Meqë afër Feronikelit nuk ka xhami dhe me qëllim të racionalizimit të kohës, në njërën anë, dhe në anën tjetër për t'u përmbushur kërkesa e të punësuarve, - menaxhmenti i Feronikelit dhe udhëheqësit e KBI –së shqyrtuan situatën dhe arritën marrëveshjen që udhëheqja e Feronikelit të sigurojë hapësirën ku do të falet namazi i xhumasë, dhe Këshilli i Bashkësisë Islame imamin.

Kjo marrëveshje u bën të munduar të punësuarve në këtë gjigant që ta falin namazin e xhumasë në vendin e tyre të punës, pa pasur nevojë të dalin jashtë. Marrëveshja është ndër të parat në Kosovë, që respekton të drejtën e besimit në vendin e punës.

Xhumaja e parë në mjediset e Feronikelit u fal më 26 .01 2007, ku farzit të xhumasë i priu Osman ef. Musliu- kryetari i KBI-së të Drenasit. Këtë ditë namazin e falën afro 60 punëtorë të këtij gjiganti ekonomik.

Mbesim me shpresë se shembullin e Feronikelit do ta ndjekin edhe kompani dhe ndërmarrje të tjera, duke u ofruar mundësinë punëtorëve që të kryejnë ritet e besimit të tyre.

***Eset Bajraktari***

---

*Në xhaminë e fshatit Radivojcë të komunës së Vitisë*

# Dua e hatmes

Më 21.10. 2006, ditë e shtunë (në përfundim të muajit të shenjtë të Ramazanit ) në xhaminë e fshatit Radivojcë të komunës së Vitisë, ku imam është Salih Beqiri i cili është një ndër imamët që mbanë mësim-besim vazhdimisht gjatë tërë vitit, pas namazit të ikindisë kemi pasur dua të hatmes.

Me punën e tij të palodhur, ai arriti ta përfundojë leximin e Kuranit me një grup nxënësish, dhe kjo është hera e katërt që me nxënës kryen dua të hatmes gjatë punës së tij 11-vjeçare. Tubimi u hap me një ashere nga Kurani, të cilën e lexoi Faton Januzi, nxënës i medresesë "Alauddin" dega e Gjilanit. Pastaj fjalën e mori imami i xhamisë, Salih Beqiri, i cili, pasi falënderoi Allahun e Madhëruar dhe dërgoi salavate mbi Pejgamberin a.s., përshëndeti të pranishmit, dhe sidomos Kryeimamin e KBI-së të Vitisë, Fehim ef.Abazi, pastaj bëri një njoftim rreth punës së tij me nxënës, si dhe aktivitetit të tij me xhemat në përgjithësi.

Më pas, fjala iu dha kryeimamit Fehim ef.Abazi, i cili, pasi falënderoi Allahun xh.sh. dhe dërgoi salavate mbi Pejgamberin a.s.,përshëndeti të pranishmit dhe sidomos imamin Salih ef. Beqiri, për punën e tij të palodhur në mësimin e fesë, gjeneratave të reja. Më pas foli mbi rëndësinë e leximit dhe mësimit të Kuranit, si një prej obligimeve dhe emanetit që kemi nga ana e Allahut të Madhëruar.Tubimin e përshëndeti edhe drejtori i shkollës së fshatit, Skender Rama, i cili qe i pranishëm bashkë me disa arsimtarë . Duanë e hatmes e bëri Kryeimami i KBI-së të Vitisë.

Të gjithë nxënësve iu dhanë certifikata të përgatitura nga KBI e Vitisë, të cilat ua shpërndau Kryeimami ef. Fehim Abazi, ndërsa dhuratat e tjera të përgatitura nga imami i fshatit, ua shpërndau drejtori i shkollës së fshatit, Skender Rama. Pas duasë së hatmes, u shtrua iftari për të gjithë të pranishmit, që ishte përgatitur nga nxënësit dhe imami i xhamisë.



Nxënësit që bënë hatme:

1. Arbnora A.Jonuzi
2. Dafina Z.Ismajli
3. Donjeta S.Aliu
4. Fatbardha F.Haziri
5. Hikmete F.Ismajli
6. Leonora B.Ismajli
7. Liridona F.Ismajli
8. Mirjeta A.Ismajli

*Përgatiti:*
***Fehim Abazi***

# Magjistroi Amir (Bajrush) Ahmeti



Më 28 Shkurt 2007 në Fakultetin Juridik të Universitetit të Prishtinës, kandidati Amir B. Ahmeti nga Prishtina, para komisionit dhe në prani të shumë mysafirëve, profesorë të Universitetit të Prishtinës dhe studentë të tjerë, mbrojti temën e magjistraturës me titull "*Zgjedhjet Presidenciale në ShBA – në rrugën e kontinuitetit apo ndryshimit të këtij sistemi elektoral*".

Amir Bajrush Ahmeti i lindur në Prishtinë më 1974, shkollën fillore në "Emin Duraku" dhe të mesmen në "Alauddin" i kreu në Prishtinë, për të vazhduar studimet universitare në Universitetin e Jordanit, në Aman të Jordanisë, dhe më pas në Universitetin e Prishtinës në vendlindje, studimet pasuniversitare, ku u shpall magjistër.

Në këtë punim të magjistraturës kandidati Amir Ahmeti ka shtjelluar temën në 126 faqe në radhor normal, nga të cilat: tri faqe përmbajtje, tri faqe konkluzione dhe pesë faqe literaturë të shtjelluar e të konsultuar. Punimi ka parathënien, hyrjen, tre kapituj dhe shqyrtimet përfundimtare, si dhe rezymenë në anglisht.

Punimi është ndarë në kapituj, nënkapituj, tituj dhe nëntituj në të cilët shqyrtohen dhe konkretizohen shqyrtimet e këtij punimi. Kapitujt shtjellojnë këto tema:

Zgjedhja e shefit të shtetit në kolonitë e hershme britaneze, pas pavarësimit të tyre si dhe sipas Neneve të Konfederatës.

Zgjedhja e Presidentit në ShBA sipas kushtetutës së vitit 1787, rreth sistemit të tërthortë të zgjedhjeve, "Kolegjit Elektoral", sistemit dy partiak, votave popullore dhe atyre elektorale.

Kushtetuta e ShBA-së për zgjedhjen e Presidentit, amendamentimi i kushtetutës rreth zgjedhjes së Presidentit, propozimet e tjera për ndryshime të tjera të mundshme rreth sistemit elektoral, etj.

Komisioni vlerësues përbëhej nga:
Prof. Dr. Kurtesh Saliu – kryetar i komisionit.
Prof. Dr. Arsim Bajrami – mentor.
Prof. Dr. Hava Ismajli – anëtare e komisionit.
Kandidatit i urojmë suksese të mëtutjeshme në jetën shkencore.

***Mr. Rahim Aliu***

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**
**HANI ELEZIT**
**Nr.11/2007**
**Datë 07.03.2007**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Han të Elezit, në mbledhjen e mbajtur me datë 14.02.2007, vendosi të shpallë :

# Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës:

**Imam, mualim dhe hatib në xhaminë e Lagjes së re.**
Kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte:
- Të ketë diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame, ose së paku të ketë të kryerë Medresenë e Mesme.
- T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Rregullores së Këshillit
- Të ketë aftësi komunikative me xhematë.

Kandidatët e interesuar duhet t'i dorëzojnë këto dokumente:
-Kërkesën për punësim
-Diplomën e përgatitjes profesionale
-Çertifikaten e mjekut
-Çertifikaten e lindjes.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas shpalljes në revistën Dituria Islame.
Dokumentet së bashku me kërkesë të dorëzohen në Këshillin e Bashkësisë Islame në Han të Elezit.

# Ndërroi jetë Emrush ef. Krasniqi (1929– 2007)

Më 6 shkurt 2007, në moshën 78-vjeçare, në shtëpinë e tij në Ratkoc, ndërroi jetë mulla Emrush Krasniqi, imam, hatib dhe mualim për 22 vjet në fshatin e tij Retkoc.

Emrush ef. Krasniqi ka lindur më 10.05.1929 në Ratkoc të komunës së Rahovecit.

Mësimet e para i kreu në Gjakovë, pastaj u diplomua në Medresenë e Ulët të Prishtinës në vitin 1962. Rrjedh nga një familje me ndjenja të larta morale islame e kombëtare.


Emrush ef. Krasniqi

Në fillim ka punuar si imam në fshatin Pastasel, në vitin 1972 u kthye në fshatin e tij në Ratkoc si muezin, e pastaj imam, hatib e mualim.

Në vitin 1984 mori vendimin e punës për të punuar në këtë xhami, dhe aty vazhdoi deri në fillim të vitit 2004.

Mulla Emrush Krasniqi ka qenë modest, nuk ka qenë mendjemadh dhe kryelartë, kënaqësia e tij ka qenë gjithmonë të jetë me xhemat, veshja e tij manifestonte një bukuri të veçantë.

Ajo që u kishte lënë mbresa shumë njerëzve tek ai, ishte edhe veshja elegante dhe e pastër. Prirja e tij ishte që gjithmonë t'i udhëzonte besimtarët për devotshmëri. Ai që nga marrja e detyrës të imamit e deri në vdekje, nuk ka dalë nga shtëpia pa uniformë.

Shtëpia e tij ka qenë një mysafirhane e vërtetë për shumë mysafirë të vendit e të huaj. Ai nuk ka qenë njeri që ka mbajtur hidhërim, pavarësisht se mund te ketë pasur mosmarrëveshje. Ka qenë një vizionar për ruajtjen e vlerave autoktone islame në rajon, shpesh ishte vënë në thumb të rrymave të ndryshme. Qëndrimi i tij gjithmonë ishte për kultivimin e vlerave klasike të islamit tradicional.

*Halit Shala*

# Haxhi Ibrahim Devolli (1943-2007)

Dita e 14 shkurtit 2007 në Pejë, madje edhe në Kosovë, agoi me një lajm të hidhur, por ishte caktim i Allahut vendimmarrës, - ndërroi jetë afaristi, bamirësi, haxhiu, besimtari i devotshëm Haxhi Ibrahim Devolli.

Lindi në nëntor të vitit 1943 nga babai Shyqyriu dhe nëna Abide, prindë dhe familje fisnike, bujare e shumë fetare.

U rrit dhe u edukua në një ambient familjar, ku për ideal kishin fenë e pastër islame dhe traditën e mrekullueshme qytetare. Shtëpia e tyre ishte mu afër Bajrakli xhamisë, dhe fqinji i parë i tyre ishte imami, i cili kurrë nuk ngurroi t'i mësonte dhe edukonte fëmijët e mëhallës, ndër të cilët ishte si fëmijë me vëllezër e motra edhe Ibrahimi.


Haxhi Ibrahim Devolli

Në rininë e hershme, me dëshirën e prindërve, u dërgua në shkollë për të marrë zejen, në mënyrë që më vonë t'i kontribuonte edhe familjes dhe vendit.

Si i ri, bashkë me vëllezër, hapi një punëtori për riparimin e motoçikletave dhe biçikletave, dhe gjithnjë shkonte duke avancuar zejen dhe duke ua mësuar edhe të tjerëve. Zeja e mekanikut i solli atij një mundësi solide financiare, që gjatë viteve nëntëdhjetë të merrte iniciativa shumë të guximshme private, me vizion dhe largpamësi, në atë kohë një punë shumë vështirë, sepse migrimi i rinisë ishte në vlugun më të madh, e kjo me bekimin e pushtetit të dhunës dhe krimit serb, që në realitet brengoste çdo shqiptar dhe sidomos besimtar.

Kjo brengë e rëndë e shqiptarëve bëri që z. h. Ibrahimi të zgjeronte biznesin, afarizmin privat, të punësonte sa më shumë të rinj dhe të kontribuoj në zbutjen e plagës së quajtur mërgim. Për veprimtarinë e tij të bujshme të kohës, shumë herë u mor në pyetje nga sigurimi i atëhershëm serb, por gjithmonë i patrembur, sepse e dinte mirë se veprimtaria dhe afarizmi i tij ishin në të mirë të Kosovës e në dëm të armikut. Pas luftës, e cila shkatërroi çdo gjë në Pejë e rrethinë, po edhe fabrikat e tij, me ndihmën e familjarëve dhe miqve afaristë, shëroi dëmet e mëdha në fabrikën e tij, dhe me një elan të pashoq, bëri që për disa vite të bëhet një ndër biznesmenët- afaristët më të njohur jo vetëm pejanë po edhe kosovarë. Korporata e tanishme "Devolli company" punëson më shumë se 300 punëtorë në Kosovë e Shqipëri, me një numër të konsiderueshëm fabrikash...

Si besimtar i devotshëm që ishte, ndihma e dorës së tij bujare, kurrë nuk mungoi, si ndaj institucioneve ashtu edhe ndaj individëve dhe familjeve nevojtare.

Vlen të përmendet me pietet të lartë ndihma e tij e madhe për renovimin e xhamive të djegura në Pejë e rrethinë. Madje duke e parë se Kosova pas luftës po ballafaqohej shumë me mungesë të rrymës, rahmetliu të gjitha xhamive dhe KBI-së të Pejës u ka dhuruar nga një gjenerator, në mënyrë që në xhamitë tona gjithnjë të ketë dritë.

Vite më parë ishte për vizitë në Mekë, ku kreu umrën, dhe gjithnjë ëndërronte që një ditë ta kryente edhe Haxhin.

E kishte sulmuar një sëmundje e rëndë dhe frika se po e zinte vdekja pa e kryer Haxhin, e mundonte shumë. Por deshi i Madhi Zot që t'ia bënte nasip dhe t'ia plotësonte dëshirën shpirtërore, dhe këtë vit, bashkë me bashkëshorten, e kryen Haxhin ashtu si duhet. Por, pas kthimit nga haxhi, ai rrëfeu për peripecitë e tij dhe mundimet që ia kishin shkaktuar atij dhe të tjerëve punëtorët e Itkanit, kishte dhënë shumë para për një komoditet më të mirë në haxh, por mjerisht Itkani, si agjenci e rrejshme dhe për interes të huaj, nuk ia kishte plotësuar kushtet e premtuara. Por kjo le të mbetet në ndërgjegjen e organizatorit, ndërsa haxhinjve Allahu kabull, dhe mundimet inshaAllahu shpërblim në këtë botë dhe në botën tjetër.

Pasi kthehet nga haxhi, sëmundja edhe më shumë e rëndon, dhe më 14 shkurt 2007 shuhet drita e këtij meteori, për të vazhduar në amshim, në paqe dhe InshaAllahu, në kënaqësitë e pakufishme që Allahu ka përgatitur për besimtarët e sinqertë.

Me këtë rast Bashkësia Islame mbeti pa bamirësin e pakursyer, besimtarin e devotshëm, ndërsa Kosova pa afaristin e suksesshëm, e familja pa prindin dhe edukatorin e madh moral e shpirtëror.

Për autoritetin e tij në këtë botë, dëshmoi edhe pjesëmarrja e madhe në përcjelljen e tij në amshim. Merrnin pjesë njerëz, besimtarë dhe afaristë nga e tërë Kosova, nga Shqipëria e viset e tjera shqiptare. Namazit të xhenazes i ka prirë z. Doc. Dr. Rexhep ef. Boja, i cili, edhe sa ishte si imam në Pejë, kishte një konsideratë të ndërsjellë me rahmetliun.

Lusim Zotin Fuqiplotë që ta mëshirojë, ta shoqërojë me ata për të cilët ka thënë se nuk do të kenë frikë e as do të pikëllohen; ta shpërblejë me të mirat e Tij në Xhennet.

*Nexhmedin Hoxhaj*

*Katër decenie në shërbim të fesë*

# Mulla Faik ef. Ilazi (1922-2007)

Vdekja e njeriut është e dhembshme për më të afërmit, miqtë e dashamirët, por vdekja e një hoxhe, është dhembje e veçantë, jo vetëm për familjen, por për mbarë xhematin dhe rrethin ku ka vepruar. Por vdekja është një çështje që është thjeshtë në kompetencën e Allahut xh.sh. i cili në Kuranin famëlartë thotë: "Çdo gjë me shpirt ka me e shiju vdekjen, pastaj tek Ne do të riktheheni."

Kështu ndodhi edhe me shpirtin e mulla Faikut, shpirti i të cilit kaloi në botën e amshuar më: 05.02.2007.

Mulla Faiku u lind në fshatin Muhovc të komunës së Ferizajt më 22. maj 1922, në një familje të respektuar, patriotike dhe fetare. Qysh në fëmijëri tek ai u vërejtën shenjat e zgjuarsisë dhe etja për dituritë në përgjithësi e ato fetare në veçanti.

Mulla Faiku ishte pjesëmarrës aktivë në luftën e Ferizajt në dhjetor të vitit 1944.

Si talebe, nxënës, i mulla Vesel Gutës nën udhëheqjen e Hoxhës, së bashku me shokë morën pjesë aktivisht në luftën e Kosovës lindore.

Më 1968 filloi të punonte si imam në fshatin Zaskok ku dha një kontribut



*Mulla Faik ef. Ilazi*

të pashoq për ngritjen e vetëdijes fetare e kombëtare. Ishte organizator për ndërtimin e xhamisë së fshatit Zaskok, ku kontribuoi si materialisht ashtu edhe fizikisht.

Mulla Faikun e karakterizuan dituria, drejtësia, guximi, e mbi të gjitha modestia. Me modestinë që kishte përfitonte të gjitha zemrat e njerëzve. Ishte komunikativ dhe gojëmbël në predikimin e fesë, i dashur dhe i respektuar. Me të gjithë gjente gjuhë të përbashkët.



*Mulla Faiku me disa kolegë të tij*

Gjatë shërbimit në fshatin Zaskok, gëzoi një autoritet të madh në mesin e fshatarëve. Ai ndërmjetësonte në çfarëdo ngatërrese në mes fshatarëve dhe duke iu falënderuar autoritetit që gëzonte, modestisë, guximit dhe vendosmërisë që kishte, i zgjidhte shumë probleme.

Pas 23 vitesh shërbimi në xhaminë e fshatit Zaskok, në maj të vitit 1991 u transferua në xhaminë e fshatit Talinovc, ku punoi deri në pension në vitin 2004.

Mulla Faiku ishte, mbeti dhe do të jetë shembull i përhershëm.

Hoxha u varros më 5 shkurt 2007 në varrezat e fshatit të lindjes.

Bashkësia Islame, xhemati, miqtë dhe kolegët u ndanë me dhembje nga miku dhe mësuesi i tyre. Numri i madh i xhematit, i miqve dhe imamëve që e përcollën për në Ahiret, është pasqyrë e jetës së tij.

Namazin e xhenazes ia fali këshilltari i Myftiut të Kosovës Resul Efendi Rexhepi. Fjalë rasti për veprën e Hoxhës mbajti zv. kryetari i BI të Kosovës, Ahmet Efendi Sadriu.

Xhemati i fshatit Zaskok ku Hoxha punoi për afër 25 vite, organizoi një tubim përkujtimor për jetën dhe veprën e Hoxhës.

Në ditën e xhumasë në Xhaminë e mbushur përplot me xhemat kënduan KELIMETU TTEVHID për shpirtin e hoxhës. Pas përfundimit të duasë familjes së Hoxhës iu dhurua një mirënjohje nga xhemati i fshatit Zaskok, në shenjë falënderimi për kontributin e dhënë. Mirënjohjen e pranoi në emër të familjes Nuhi Ilazi, djali i Hoxhës së ndjerë.

Imami i fshatit Zaskok në këtë ditë ia kishte kushtuar hytben jetës dhe veprës së hoxhës së nderuar.

*Hamdi Çerkini*